HYTBJA E MYFTIUT TË KOSOVËS MR. NAIM TËRNAVA, ME RASTIN E KURBAN - BAJRAMIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 233 | VITI 24 | DHJETOR 2009 | MUHARREM 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



Mr. Qemajl MORINA

## A DO TË DËGJOHET EZANI NË ZVICËR?!

Driton ARIFI

## Gripi i derrave, pandemi shqetësuese apo ekzagjerim i orkestruar mediatik?

Bernard TAHIRBEGOLLI

## Gripi i derrave, alarm financiar dhe shëndetësor

www.dituriaislame.net










Si tradicionalisht, si në gjithë Botën Islame ashtu edhe tek ne, besimtarët kremtuan në mënyrë madhështore festën e Kurban-Bajramit, me lutjet për paqe, harmoni, unitet dhe për solidaritet me nevojtarët e për një të nesërme më të mirë.
Kurban -Bajrami u kremtua solemnisht në të gjitha xhamitë e Kosovës, ku, përveç hytbes kushtuar kësaj feste, prej nga u përcollën mesazhe për paqe, lumturi, dinjitet e solidaritet dhe u fal namazi i tij, ku morën pjesë një numër i madh i besimtarëve të të gjitha moshave.
Manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Kurban-Bajramit, u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet-Fatih" të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun Mr. Naim Tërnava në krye, si dhe Kryetari i AKR-së, z. Behgjet Pacolli dhe kryetari i PD-së, z. Ferid Agani.



DITURA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

**"ZOTI NUK E NDËRRON GJENDJEN E NJË POPULLI, PËRDERISA AI POPULL NUK E NDËRRON GJENDJEN E VET..."**
**ER-RRAD, 13**



## *Fundi i vitit 2009 dhe fillimi i vitit 2010*

*Jo pak njerëz me vetëdije apo pa vetëdije, e festojnë a kremtojnë Vitin e Ri, duke menduar dhe dikush duke adhuruar faktin se ndërrimi i motmoteve sjell begati, lumturi e gëzime në familje dhe shoqëri. Këto janë botëkuptime të gabuara për këtë natë që, sipas mësimeve islame, është një natë krejtësisht e rëndomtë sikurse netët e tjera. Fillimisht duhet të dihet se Viti i Ri nuk është festë fetare islame as e ndonjë besimi tjetër, por kjo mbetet një festë me rrënjë pagane me prejardhje nga Babilonia. Librat e shenjtë shprehen kundër festimeve pagane: "Përbehem në Zotin: mos jetoni sikurse jetojnë paganët me mendje të errësuar, larg nga jeta e Hyut, për shkak të paditurisë që është ndër ta për arsye të trashamanisë së zemrës së tyre. Vetveten e kanë bërë të pandjeshëm, u dhanë mbas shfrenisë, në mënyrë që, të shtyrë prej lakmisë, të bëjnë çdo poshtërsi." (Bibla, Efesianëve, 4:17-20) Por edhe mësimet e Kur'anit na mësojnë se njeriu duhet të shmanget nga gjërat që e shpien drejt humbjes dhe gjërave të kota: "Pasha kohën! Njeriu me siguri është në humbje. Përveç atyre që besojnë, porosisin për drejtësi dhe këshillojnë njëri-tjetrin të jenë të durueshëm". (El-Asr, 1-3).Babilonasit paganë, 4000 vjet më parë, festonin ndërrimin e viteve në ditën e pranverës, kur Hëna ishte e plotë, kur nata e dita janë të barabarta, kur natyra rilind mbas dimrit të gjatë…Viti i Ri në Evropë, në gjithë hemisferën perëndimore edhe përtej Atlantikut, e ka prejardhjen nga Roma antike pagane, para 2000 vjetësh. Në vitin 274, perandori romak pagan, Aurelian, ditën e 25 dhjetorit e shpalli: Natalis Solis Invicti (Festa e Diellit të Pamposhtur). Kjo festë kremtohej në gjithë Perandorinë Romake pagane, e cila e ka prejardhjen nga hyu pagan i iranianëve të lashtë, i cili quhej Mithra. Në Enciklopedinë Britanike (16/364) shënohet: "Historianët thonë: Mesihu (Isai a.s.) nuk është lindur në këtë datë, që sot festohet. Etërit e kishës, të shekullit të dytë dhe të tretë, këtë e vërtetojnë duke thënë: "Ajo që quhet ditëlindja e Jezu Krishtit, nuk është asgjë tjetër veçse një kopje e origjinalit të festimit të paganëve në Evropë para lindjes së Isait a.s.." I njëjti burim thotë: "Kalendari i festave të krishtera është kopje e ''Kalendarit diellor të Juliusit'', i cili kalendarin diellor e kishte sjellë në Romë në vitin 46 para lindjes së Jezusit. Viti kishte 365 ditë. Kështu paganët festonin 25 dhjetorin, festën e njohur si ''festa e lindjes së Diellit." Enciklopedia Britanike (4/283) thotë: "Ditëlindja e Jezu Krishtit për herë të parë është festuar më 6 janar në vitin 336 (pas lindjes së Isait) në Romë. Më pas Kisha perëndimore-katolike në fund të shekullit të katërt feston ditëlindjen e Jezusit më 25 dhjetor, kurse kisha ortodokse më 6 janar.''Isai a.s., sipas historianëve nuk është lindur në asnjërën prej këtyre datave dhe një e kremte e këtij lloji është trashëgimi e paganëve të Evropës, të cilët kanë festuar një kohë të gjatë para lindjes së Isait a.s.. Një janari mbetet festë pagane që e kremtonin romakët e vjetër, ngase adhuronin një hyjni të tyre që quhej Jan, prandaj ka mbetur festa e Janit apo Shën-Jani apo sveti-jovan*

*Enciklopedia Britanike (3/284) thotë: "Të parët që e përdorën bredhin, ishin faraonët dhe kinezët si ''simbol të jetës''. Më pastaj paganët evropianë filluan ta adhuronin dhe ta shenjtëronin. Edhe pasi pranuan Krishterimin, e përdornin bredhin në shtëpi dhe e zbukuronin atë. Dhe më vonë, në shek. XVI. në Gjermaninë Perëndimore bredhi mori emrin ''bredhi i parajsës'', ku varnin qirinj. Kjo ide depërtoi në Angli në shek. 19."*

*Transmeton Enesi r.a.: "Kur erdhi i Dërguari i Allahut a.s. në Medinë, i gjeti ashabët duke u argëtuar në dy ditë, prandaj i pyeti: "Cilat janë këto dy ditë?" Thanë: "Ne i kemi kremtuar këto dy ditë edhe në xhahilijet." E i Dërguari a.s. tha: "Allahu xh.sh. jua ka zëvendësuar me ditë më të mira se ato: me Bajramin e Kurbanit dhe Bajramin e Ramazanit." (Ebu Davudi).Krenaria dhe lumturia e myslimanëve është në ngjalljen dhe praktikimin e mësimeve kuranore dhe të Synetit të Muhamedit a.s..*

*Mr. Rexhep Suma*

# FETARE



Dr. Sulejman OSMANI

## Lehtësoni e mos vështirësoni

IMAMI NË SHTEGUN E THIRRJES

Angazhimi në fushën e thirrjes islame paraqet një nga detyrat më parësore për të gjithë imamët. Kjo punë kërkon angazhim të vazhdueshëm, ngase je pandërprerë në dispozicion të xhematit. Nga praktika e punës sonë si imam, është e qartë se për asnjë moment nuk ka distancë në mes hoxhës dhe besimtarëve. Edhe kur nuk je në ndonjë angazhim të zakonshëm që lidhet me shërbimet në xhemat, ata mund të të thërrasin në çdo kohë, pa marrë parasysh situatat kur imami mund të jetë në rrethin familjar apo diku tjetër. Gati në të gjitha rastet përgjigjes së masës i jepet përparësi ndaj të drejtave personale dhe të

atyre në familje. Nuk besoj që ndonjë profesion tjetër të jetë i afërt me masën aq sa imamët e tyre. Është një përjetim i veçantë kur, pothuajse për çdo ditë, je pjesë e mërzisë në familjet që përcjellin të vdekurit e tyre, ose edhe në raste gëzimi. I shoqëron në gëzime e hidhërime dhe bëhesh pjesë e përjetimeve të familjeve dhe individëve. Takimet në xhami, në namazet e ditës, të afrojnë edhe më tepër me xhematin, të bëjnë të familjarizohesh me ta. Sikur të gjithë jemi pjesëtarë të një familjeje të madhe.

## NGA SFIDAT E KOMUNIKIMIT

Një nga sfidat me të cilat ballafaqohet imami në fushën e ligjërimit, është përbërja e masës besimtare, e cila paraqet një përzierje moshash, shtresash intelektuale e mentalitetesh të ndryshme. Me gjithë dallimet, të gjithëve duhet t'u flasësh me një gjuhë. Në çdo rast, ata janë të lirë të japin vlerësime për tematikat e ndryshme dhe të debatojnë për to. Vlerësimet mund të jenë të ndryshme bash si edhe xhemati, por nuk di sa janë të atillë që dinë ta vlerësojnë drejt pozitën nga e cila flet imami. Në anën tjetër, ka një kategori xhemati, një masë shumë e konsideruar, që assesi nuk ngopen së dëgjuari ligjëratat e imamit. Për ta hutbeja paraqet misionin e javës dhe me shumë interesim presin ngjitjen e imamit në minber. Pastaj tema e adresuar bëhet objekt bisede e polemike.

## VLERËSIMI I LIGJËRIMIT DHE PËRGJEGJËSIA

Në planin e dytë është komunikimi i asaj që kanë dëgjuar dhe transmetimi tek të tjerët, sepse jo të gjithë vijnë në xhami, duke pasur parasysh se një kategori e caktuar edhe fetarisht nuk është e obliguar të falë namazin e xhumasë. Me gjithë synimin e modelit më të mirë, për arsye të ndryshme, mund të ketë ngecje dhe të mos arrihet qëllimi i dëshiruar. Sidoqoftë, diversiteti i xhematit paraqet një problem në vete. Imami nuk u flet nxënësve të një rangu apo studentëve që kanë një nivel të duhur shkollimi ose një shtrese të caktuar intelektuale. Masa besimtare duhet të ketë mirëkuptim më të madh duke vlerësuar pozitën e imamit dhe xhematit. Imami pas të cilit falesh, a nuk meriton përkrahje e respekt dhe mirëkuptim ndaj tij, të paktën aq sa nuk do t'i lejosh vetes që për çdo situatë dhe lëshim, t'i krijosh vetes mundësinë të përflasësh qëndrimin e tij, personalitetin apo edhe tematikën e trajtuar.

Në asnjë rast nuk dua të them se imami është i paprekshëm dhe të mohoj të drejtën për ta biseduar apo vlerësuar punën e tij, po në të njëjtën masë nuk ka mundësi të hapet dera e vlerësimeve kuturu duke denigruar dijen apo personalitetin e tij.

## UDHËZIMI NË ISLAM DHE GUXIMI I TEPRUAR

Nuk janë të rralla rastet kur ndonjë individ apo grupe të caktuara, me lehtësinë të madhe, bisedojnë për tema shumë të ndjeshme duke kafshuar temën e paraqitur nga imami sikur sanduiçin. I përflasin ato pa kurrfarë përgjegjësie, e në anën tjetër, ndoshta u mungon sfondi elementar për njohjen e tematikave fetare në përgjithësi, e sigurisht sa për sfera të veçanta, kjo as që diskutohet. Është për çdo lëvdatë udhëzimi i tyre në Islam dhe kureshtja për të njohur temat fetare duke u përpjekur vazhdimisht të islamizojnë jetën. Nuk ka dyshim se ky duhet të jetë synimi i përhershëm i individit dhe shoqërisë, duke u përpjekur sistematikisht për përfitimin e diturive fetare. Në atë masë, në nivelin e shkallëve të lëvdimit për entuziazmin e shfaqur nga individë apo grupe të tilla, ndoshta në një shkallë edhe më të lartë ngrihet denoncimi për guximin e tepruar për të debatuar për çështje shumë delikate dhe të ndjeshme, në të cilat edhe ulemaja, nga më të mëdhenjtë, do të ishin shumë të kujdesshëm.

## GUXIMI I TEPRUAR NË ÇËSHTJE FUNDAMENTALE

Mendoj se disa besimtarë kanë një dozë të tepruar papërgjegjësie në trajtimin e çështjeve fetare dhe vlerësimin e tyre. Ky guxim arrin deri në shkallën e fetvasë, madje edhe për çështje shumë të ndjeshme që kanë të bëjnë me bazën e besimit. Duhet ta themi shumë haptazi se mëkatet janë të kategorive të ndryshme dhe të shumta, ato nuk kufizohen vetëm në rrethin e asaj që besimtarët, të mësuar nga Kur'ani dhe Syneti, i identifikojnë si të tilla.

## GJYKIME TË DËNUESHME FETARISHT

Haram janë alkooli, mishi i derrit, kamata e të tjera, po në të njëjtën vijë rangohet edhe guximi i dikujt që të gjykojë veprimet e të tjerëve me pabesim dhe, për një moment, dikush nga besimtarët, sipas tyre, kalon në kufër. Ndoshta edhe për gabimin më të vogël, veprimin e dikujt e vendosin në grupin e shirkut.

Për ata që njohin temat islame, është e njohur se një nga çështjet më të vështira për të cilën të merret qëndrim, është pikërisht kjo për se po bëjmë fjalë: Nxjerrja e myslimanit nga Islami, dhe gjykimi me pabesim. Kjo në çdo rast ruan interesin madhor të Islamit, ngase nuk është në interes që dikush, për shkak të ndonjë veprimi të gabuar, të shpallet si heretik. Edhe në rastet më ekstreme, duhen kërkuar shumë arsye dhe rrugëdalje, që të mos arrihet në një vlerësim të tillë, një ekstremitet negativ. Shumë më e logjikshme do të ishte që në raste të tilla, gjykimi të mbetej në rrethin e mëkatit, në çfarëdo shkalle qoftë ai, e jo të ngrihet në kategorinë e kufrit apo shirkut, ngase edhe njëri edhe tjetri, në Islam paraqesin fundin e vijës së kuqe.

## ZGJEDHJET NË KOSOVË DHE DALJA NË VOTIME

Ditët që kaluan, në Kosovë ishin shumë të zhurmshme. Fushata



parazgjedhore dhe zgjedhjet lokale kanë pllakosur Kosovën. Paraqitja publike sikur të thotë se në kohën e fushatës nuk ka pardon. Gjithçka është në masën e normalitetit, edhe atëherë kur shumëçka nuk të pëlqen. Zhurmë, rrëmujë, karvanë njerëzish e automjetesh që shëtisin nga një vend në tjetrin. Politikanë dhe personalitete që, pa u skuqur fare, kërkojnë votën e besimtarëve edhe nëse për ta nuk kanë bërë asgjë. Vërtet dukuri këto, për të cilat ia vlen të shkruajmë dhe nga këndi i laboratorit islam do të identifikonim një mal parregullsish, e besoj se këtë duhet ta bëjmë një herë tjetër.

Këtë hyrje e bëra qëllimisht, me synimin që edhe një herë të kthehem në temën që trajtova deri tash. A duhet të dalim në zgjedhje apo jo, normalisht, duke shikuar këtë, siç po thuhet - Obligim qytetar, nga këndi Islam. Nuk pretendoj që, kujtdo qoftë, t'i kufizoj të drejtën e tij për të zgjedhur se si do të veprojë në këtë rast, të votojë apo jo. Edhe kështu, në Kosovë ka lëvizje që propagandojnë haptazi për mosdalje në zgjedhje dhe mospjesëmarrje në votime, duke e parë këtë, në momentin aktual, si të dëmshme. E, pra, nuk do të bëhej nami nëse dikush nga besimtarët, për një arsye apo një tjetër, nuk del në votime. Ajo që tani na intereson, është prapavija fetare që dikush e vë përballë një vendimi të tillë. Edhe mua, besoj sikur edhe shumë të tjerëve, më kanë arritur materiale "këshillëdhënëse" për mosdalje në votime dhe për injorimin e tërë këtij procesi. Ndoshta kanë dashur të bëjnë ndonjë shërbim, por, e them shumë sinqerisht, se me veprime të tilla, edhe më tepër kanë shtuar iritimin tim ndaj individëve të tillë.

Bashkësia Islame e Kosovës, si organi më i lartë islam në Kosovë që udhëheq dhe mbron interesat e myslimanëve, nëpërmjet mjeteve të informacionit kishte bërë publike thirrjen me të cilën i ftonte besimtarët për të dalë në zgjedhje. Kjo ishte e mjaftueshme për të gjithë imamët të cilët, përmes komunikimit interno, kishin marrë porosinë që ditën e xhuma, para zgjedhjeve, në hutben e javës, të nxisin besimtarët që të dalin në mënyrë sa më masive në votime. Natyrisht, që të gjithë imamët e kanë bërë këtë duke i kushtuar një pjesë të hutbes, në mënyrë specifike. Besoj se kjo është mirëpritur nga masa besimtare, të cilët me të drejtë në mesazhet e BIK-së gjejnë një impuls për proceset pozitive në shoqëri dhe gjithsesi qëndrimi i saj ka rolin e pamohueshëm.

VEPRIME DHE GJYKIME SKANDALOZE

Imami mban hutben, jep mesazhin e javës, dhe tek xhemati arrin porosia. Me të dalë nga xhamia, qoftë edhe në rrugën përqark, xhemati merr fletushka të palosura, ku shkruhet(citoj): "Nifaku në vepra ('Diçka sa për sy e faqe')" e në pjesën e poshtme "Nifaku në besim". Nuk ia vlen të ndalem në gjuhën e shkrimit tejet të sakatosur dhe as në përmbajtjen dhe formën e shtrimit. Ajo që më bëri ta theksoj në këtë shkrim është porosia që e kishin theksuar në fund, duke thënë: (Citoj) " KUJDES!!! Vëllezër dhe motra myslimanë... Kini frikë Allahun me një frigë të sinqertë dhe... MOS DILNI TË VOTONI (NË ZGJEDHJE) Nuk i takon askujt të vendosë ligje përveç Allahut. Ligji i Allahut është ai ligj i cili duhet të praktikohet dhe të punohet me të. Mos i dëgjoni hoxhallarët të cilët ju nxisin të votoni. Këta janë hoxhallarë të cilët thërrasin në KUFR në emër të ISLAMIT"!

Ky shkrim, sado qoftë specifik, mendoj se paraqet një shqetësim në vete që implikon shumë pikëpyetje. Është një ekstremizëm i llojit të vet, faturën e të cilit të tjerët, në çfarëdo situate, nuk duhet ta paguajnë. Ky është efekti i edukimit të mbrapshtë që mundohet ta servojë dikush. Edukator i mirëfilltë është ai që të tjerëve u mëson njohuritë elementare para atyre fundamentale, dhe kjo metodë është pikënisja e plan-programit të tij, që garanton stabilitet dhe vazhdimësi në edukimin e mëtutjeshëm. Në rastin e cekur më lart, kemi të kundërtën kur peshohen gurët që nuk lëvizen nga vendi kurrsesi. Kjo është barrë që nuk peshohet lehtë. Sa provokuese që duket: Xhemati merr mesazhin e Bashkësisë Islame, dëgjon hytben e imamit, kurse në dalje, dikush te dera e pret me vlerësimin: " Këta janë hoxhallarë të cilët thërrasin në Kufër në emër të Islamit". Vërtet ky është një veprim i paqëlluar, që provokon në aspekte të ndryshme. Çfarë mendon, - Kujt do t'i besojë xhemati, dhe kush është më i denjë për t'i besuar: Bashkësia Islame me Myftiun në krye, imamit pas të cilit falet rregullisht apo ty dhe juve që bëni gjykime të tilla? Nuk ka dyshim se këta të fundit janë bërë shkak që tek shumëkush të krijohet një imazh negativ për një masë të madhe të rinisë islame, që padyshim paraqesin modelin më ideal të Islamit si në teori ashtu edhe në praktikë.

Duhet ta bëjmë të qartë se Islami nuk ka nevojë për një shërbim të tillë dhe nuk është në interes të tij që besimtarë të rëndomtë të marrin mbi vete një barrë kaq të madhe, madje, sipas tyre, në shërbim të Islamit. Këtë, mos pretendoni asnjëherë ta bëni në emër të Islamit. Kjo sigurisht nuk kërkohet prej jush. Dhe aq më tepër nuk keni nevojë të bëni një shërbim të adresuar. Mos bartni shkrime që nuk dini t'i lexoni. Interesi i Islamit duhet të jetë mbi të gjitha, dhe aktivitetet e çdokujt të vlerësohen nga kjo pikëpamje. Në çdo situatë, xhemati duhet të jenë të kujdesshëm e të mos marrin mësime nga ata që "DAL- LU VE EDAL-LU" "DEVIJUAN DHE I DEVIJUAN TË TJERËT".

Mëshira e Allahut qoftë mbi atë që në koment kishte thënë:" Ah sikur të kishin devijuar vetë e të mos i kishin devijuar të tjerët".

Nexhat IBRAHIMI

# Tematika e ilm'ul-kelamit

Çdo i interesuar do të pyeste me të drejtë: Cilat janë temat me të cilat preokupohet shkenca e ilm'ul-kelamit ? Edhe pse në shikim të parë mund të duket përgjigjja e lehtë, prapëseprapë çështja është e ndërlikuar dhe varet nga shumë faktorë.[1]

Përpjekja për t'i përmbledhur këto probleme në një numër të caktuar është treguar e paqëndrueshme. Në këtë ka ndikuar edhe struktura e vetë Kur'anit, i cili në vete përmban më pak se 600 ajete me tematikë juridike, kurse të gjitha të tjerat janë të natyrës së besimit, moralit dhe tema të afërme, siç janë Allahu dhe çështja e tewhidit, pejgamberisë, e idhujtarisë, shpirtit, Ahiretit, i'xhazit, etj.. Secila nga këto tema implikon edhe një varg nëntemash mjaft të rëndësishme.

Autori i njohur i veprës enciklopedike Atlasi kulturor në Islam, Ismail R. Al-Faruqi and Lois Lamya Al-Faruqi, preokupimet e para ideore të myslimanëve i përmbledh në tri fusha a në tri probleme kryesore:

1. Natyra e imanit (besimit) dhe statusi i mëkatarit të rëndë (sahib el kebireh);
2. Determinizmi dhe indeterminizmi (paracaktimi dhe liria) dhe
3. Natyra e atributeve hyjnore.

Dy temat e para pasuan si rezultat i përçarjes së myslimanëve në lidhje me pretenduesit për sundim (halifati) dhe konfliktet e dhunshme që pasuan. Për t'u dhënë statusin e mëkatarëve të mëdhenj, së pari duhej shikuar çështja nëse imani është i pajtueshëm me mëkatin. Patën a nuk patën faj mëkatarët e rëndë, duhej marrë një qëndrim rreth çështjes së determinizmit dhe vullnetit të lirë.

Problemi i tretë erdhi nga një burim i jashtëm për Islamin. Myslimanët arabishtfolës nuk kishin vështirësi për të kuptuar Kur'anin në një mënyrë të drejtpërdrejtë dhe të menjëhershme. Domethëniet kuranore mbusheshin dhe shkëlqenin me fjalët dhe shprehjet e tyre, tepër të qarta për të qenë të pakuptuara. Por, kur myslimanë të tjerë synuan t'i kuptonin tekstet, rruga e perceptimit të menjëhershëm intuitiv nuk ishte e hapur për ta. Pengesë për këtë ishin kategoritë e të kuptuarit që ata trashëgonin nga gjuhët e tyre jo-arabe dhe religjionet e tyre joislamike. Një gjendje e tillë e kërcënoi tevhid-in, esencën e Islamit, kur ajo preku atributet hyjnore.[2]

Njëri nga dijetarët më të mëdhenj të shekullit XX, shejh Abdulhalim Mahmud, mendon se temat kryesore të periudhës së hershme të kelamit janë problemi i predestinimit (mushkilet'ul-kaderu), problemi i atributeve të Allahut (mushkilet'us-sifatu), ekzistimi i Allahut (wuxhud'ull-llah)[3] etj..



Muhammed Abduhu gjithashtu përmend disa nga temat më parësore, si: përcaktimi i Njësisë së Zotit, pastaj theksimi i natyrës së Qenies së Tij, krijimi i botëve, theksimi se Ai është vendi i vetëm të cilit mund t'i ankohemi dhe i Vetmi të cilit mund t'i drejtohemi. [4]

Mirëpo, me kalimin e kohës, kemi një gjendje të re. El-Havarizmi, për shembull, këtë spektër të gjerë temash e kufizon në dymbëdhjetë probleme: 1. Krijimi i trupave, si përgjigje ndaj materialistëve; 2. Konfirmimi se bota e ka krijues Allahun, si përgjigje dualistëve etj.; 3. Krijuesi nuk i ngjason askujt dhe asgjëje, si përgjigje për rryma të ndryshme antropomorfiste, nominaliste etj.; 4. Çështja e mundësisë apo pamundësisë së të shikuarit të Krijuesit në këtë botë dhe në botën tjetër; 5. Tema e cilësive të Krijuesit dhe perceptimi i tyre; 6. Krijimi i njeriut si akt i Krijuesit apo si krijim vetvetiu; 7. Kush është autor i veprave, Krijuesi apo njeriu; 8. Bindja se Krijuesi e dëshiron të keqen dhe përgjigjja për këtë; 9. Pozita e mëkatarit të madh dhe perceptimi i imanit e i përbërjes së tij; 10. Dëshmimi i pejgamberisë, si përgjigje disa feve joislame; 11. Dëshmimi i pejgamberisë së Muhamedit a.s.; 12. Çështja e imametit dhe kush ka të drejtë në të. [5]

Mirëpo, krahas problemeve të përgjithshme, mund të thuhet që secila kohë sjell edhe problemet e veta. Veprat e Ebu Hanifes, të Imam El-Maturidiut, të El-Esh'ariut dhe të të tjerëve gjithashtu tregojnë preokupimin e tyre për problemet e kohës së tyre.

Për tërë këtë, mund të përmblidhet se paralelisht me zhvillimin e Islamit, është zhvilluar dhe ka ndryshuar edhe tematika e ilm'ul-kelamit. Fillimi karakterizohej nga individualiteti i Allahut, nga atributet dhe aktet e Allahut, kurse pas depërtimit të filozofisë islame në Botën Myslimane, tematika e ilm'ul-kelamit përbëhej prej ekzistencës. Në këtë periudhë çështjet e filozofisë u ndërthurën me çështjet e selamit, dhe anasjelltas. U ndërlidh edhe shkenca e logjikës dhe me shprehjet e veta ajo tregon se ka një rol në kelam, si shprehjet: adem dhe ma'dum (nihilo, hiç); nadhar (mendim, kundrim); delil (provë, argument) etj. etj..

Karakteristikë tjetër e tematikës së ilm'ul-kelamit është edhe ndarja në tematikë të drejtpërdrejtë të bazave të fesë, të cilat i quajmë "çështje themelore të kelamit" (mesail we mekasid) dhe në këtë grup bëjnë pjesë çështjet si: Allahu është Një dhe ekziston, ringjallja pas vdekjes është e vërtetë; dhe në tematikë të tërthortë, të cilat i quajmë "pretekste, çështje pretekstuale e kauzistike" (vesail), dhe në këtë grup bëjnë pjesë çështjet si: në gjithësi ka një ndryshim dhe shndërrim të vazhdueshëm, gjithësia është shfaqur pastaj, kështu që një gjë e tillë duhet të ketë krijues, - janë njohuri ndihmëse që shërbejnë për vërtetimin e njohurive themelore. Çështjet themelore, bazë, të besimit, kanë mbetur gjithnjë të pandryshueshme, kurse çështjet e tërthorta, ndihmëse, ndryshojnë në varësi nga lëvizjet ideore në periudhën përkatëse.[6]

Mirëpo, në shekujt e fundit tematika iu përshtat nevojave dhe sfidave të reja. Sërish kemi aktuale çështjen e ekzistimit të Zotit dhe të fesë në përgjithësi. Lëvizjet e reja materialiste, të personifikuara në materializëm, evolucionizëm, pozitivizëm, frojdizëm, shekullarizëm, laicizëm, modernizëm, nacionalizëm, sollën sfida të reja. Dijetarët modernë myslimanë, duke pasur parasysh shembullin e Ebu Hanifes, të Maturidiut dhe të dijetarëve të tjerë, iu përveshën studimeve dhe ofruan përgjigjet e tyre. Xhemaluddin Afganiu, me veprën e tij Er-Rredu ale'd-dehrijjin, Muhammed Abduhu me Risalet-ut-tewhid, Muhammed Ikball me Ripërtëritjen e mendimit fetar në Islam, iu përgjigjën rrymave antifetare dhe antiislame, por iu dhanë myslimanëve edhe mekanizma mbrojtës.[7]

Mirëpo, gjatë dekadave të fundit, si pasojë e perceptimit antropocentrik të botës, gjendja po ndryshon rrënjësisht. Ky perceptim i botës solli krizën e identitetit religjioz, respektivisht solli rrëgjimin e religjionit te njeriu në përmasa kulturore, solli krizën e formave tradicionale të religjiozitetit njerëzor, krizën e autoritetit tradicional, solli ngadalësimin e rolit social, shoqëror, kulturor dhe politik në shoqëritë moderne shekullare qytetare. Nëse nuk ringjallet karakteri religjioz, sakral, hyjnor dhe transhendental në familje dhe institucione, kriza e tillë nga globalizmi, nga një anë, dhe pluralizmi e individualizmi, nga ana tjetër, do ta fundosë njeriun në dëshpërim dhe humbje të paimagjinuar. Prandaj është detyrë e akaidologëve / kelamistëve dhe shkencëtarëve të fushave të përafërta që t'i zbulojnë shkaqet që sollën këtu dhe të ofrojnë orientime të mundshme në kapërcimin e krizës së identitetit islam, kundrejt çështjes së zanafillës së njeriut, krizës së seksualitetit njerëzor, krizës së ambientit, inxhinieringut gjenetik, ushqimit gjenetikisht të modifikuar, abortimit, klonimit, eutanazisë, transplantimit të organeve të njeriut, zgjerimit të kozmosit, gjetjes së zanafillës së ekzistencës etj.. [8]

(1) Gjerësisht për tematikën: Et-Taftazani, Sherh'ul-mekasid, po aty, f. 31. (2) Shih: Ismail R. Al Faruqi and Lois Lamya Al Faruqi, The Cultural Atlas of Islam, New York & London, (1986 ?), f. 283. (3) Abdulhalim Mahmud, El-Islamu we'l-aklu, po aty, f. 120-137. (4) Muhamed Abduhu, po aty, f. 23. (5) Dairet'ul-mearif'il-islamijjeh, Kajro, pa datë botimi, vëll. 10, fq. 168, sipas: Ahmed Smajlovic, Akaid ..., po aty, f. 17. (6) Shih: Akaidi dhe kelami, në: http://www.el-hikmeh.net/shkenca_e_kelamit.html. (7) Bekir Topaloglu, Hyrje në kelam, po aty, f. 38. (8) Fakulteti i Shkencave Islame në Sarajevë ka botuar dy vepra krestomaci me titull Savremene akaidske teme, I, Sarajevë, 2006 dhe II, Sarajevë, 2007, në të cilat trajtohen temat më sfiduese të shekullit XX e XXI.

Dr.Fahrush REXHEPI

# Halifi i parë mysliman Ebu Bekër Es-Siddik

Në një periudhë të shkurtër kohore, jo më shumë se tridhjetë vjet pas vdekjes së Pejgamberit a.s., udhëheqjen e shtetit islam dhe të myslimanëve e morën në dorë katër halifët myslimanë, të njohur në burimet dhe në literaturën islame me emërtimin El-hulefau Rrashidin (udhëheqësit apo sunduesit e drejtë). Katër halifët myslimanë janë quajtur udhëheqës të drejtë për shkak se patën ecur rrugës së vërtetë të Pejgamberit a.s., rrugës së drejtë, me të cilën është i kënaqur Allahu xh.sh. për të gjithë robërit e Tij. Periudha udhëheqëse e Katër halifëve, për nga drejtësia, toleranca, barazia dhe perspektivat e tjera, ishte e ngjashme me atë të kohës së Pejgamberit a.s., që krijoi stabilitet, paqe dhe mirëqenie të përgjithshme. Vlerat shoqërore njerëzore, fetare e morale, që ishin krijuar në shtetin islam që nga emigrimi i myslimanëve dhe i Pejgamberit a.s. në Medinë e deri në vrasjen e halifit të katërt myslimanë, Aliut r.a. në vitin e 40 h., nuk ishin përsëritur më asnjëherë në periudhat e mëvonshme të shtetit islam.

Këtë gjeneratë Allahu xh.sh. e ka lavdëruar në shumë vende në Kuran, si në ajetin: "Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve (emigruesve) dhe ensarëve (mikpritësve) dhe prej atyre që i pasuan ata në mirësi! Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur me Atë".[1]

Pejgamberi a.s., për brezin e tij të ashabëve ka thënë: "Ata janë shembulli më i mirë, pastaj ai që vjen pas tij, pastaj ai që vjen pas tij"![2]

Periudha e hulefau Rrashidinëve kishte filluar nga muaji Rebiul-Evvel i vitit 11 h., kur kishte vdekur Muhamedi a.s. dhe kur të gjithë myslimanët i kishin dhënë betimin Ebu Bekrit r.a. duke e njohur për udhëheqës të myslimanëve dhe ajo periudhë kishte zgjatur për tridhjetë vjet të plotë, derisa u shfaq dinastia e Emevinjve.[3]

## JETA NË PERIUDHËN E INJORANCËS

Ebu Bekri është i biri i Abdullah Ibni Uthmanit Ibni Amrit, Ibn K`abit ibn S`adit Ibn Tejmit. Ai ishte quajtur edhe me disa nofka, si: Es-siddik (përkrahës i së vërtetës), El-Atik (i çliruar, i shpëtuar nga zjarri i Xhehnemit) dhe El-Ewah (i mirë, i butë ose i urtë).

Nëna e Ebu Bekrit quhej Ummul-Hajr Selma bint Sahar, gjithashtu nga Beni Tejmit, njëkohësisht e bija e axhës së babait të Ebu Bekrit r.a.[4]

Ebu Bekri r.a. ka lindur në vitin 51 para hixhretit dhe ishte pak më i ri se Pejgamberi a.s. (për 2 vjet e 2 muaj). Në periudhën e Xhahilijetit, Ebu Bekri r.a. ishte martuar me dy gra, me Kutejletu bint Abdul Uza, me të cilën e kishte djalin Abdullahun dhe vajzën Esmën, si dhe me Umu Rrumman bint Amër El-kenanije, me të cilën e kishte djalin Abdu Rahmanin dhe vajzën që quhej Aishe. E kishte edhe Muhamedin nga Esma bint Umejs, dhe Um Kalthumin nga Habibe bint Harixhe bint Zejd.[5] Ebu Bekri r.a. ishte prej figurave udhëheqëse më autoritative në mesin e kurejshëve. Ibni Hishami, në siren e tij, për Ebu Bekrin ka thënë: "Ebu Bekri r.a. ishte figura më e lartë në mesin e kurejshëve, me karakter të dalluar dhe kurejshët për shumë çështje, vinin dhe kërkonin mendimin e Ebu Bekrit".[6] Ebu Bekri r.a. ishte tregtar i suksesshëm, i cili udhëtonte nëpër vende të shumta. Ai kishte udhëtuar në Sham së bashku me Ebu Talibin, në një karvan tregtar dhe prej andej kishin pasur fitime të mëdha dhe të pastra, nga të cilat furnizonte dhe ndihmonte të afërmit, shokët dhe të varfrit, të cilët e respektonin shumë Ebu Bekrin r.a.. Nga Ebu Neimi transmetohet se Aishja r.a. ka thënë: "Ebu Bekri r.a. ia kishte ndaluar vetes përdorimin e alkoolit qysh në periudhën e injorancës".[7] Sipas të gjitha burimeve relevante, Ebu Bekri r.a. nuk e kishte përdorur alkoolin as në periudhën e Xhahilijetit dhe as në periudhën e Islamit. Ai nuk i adhuronte as idhujt në periudhën para islamit. Ai në një tubim ku ndodheshin Pejgamberi a.s. dhe disa ashabë, kishte thënë: "Nuk u jam përulur idhujve asnjëherë".[8]

## JETA E EBU BEKRIT NË ISLAM

Çdo figurë dhe personalitet që kishte pranuar Islamin sidomos në fillim të Shpalljes, ka peshën dhe autoritetin e vet, mirëpo, autoriteti i personalitetit të Ebu Bekrit nuk është i njohur vetëm për faktin se ai e kishte pranuar Islamin nga të parët, por personaliteti i tij është ndër më të njohurit dhe për shkak të sakrificave dhe kontributit të madh që ka dhënë për Islamin, që nga fillimi i përhapjes së tij.

Arsyeja pse Ebu Bekri, pa hezituar fare dhe që në fillim, kishte pranuar Islamin, është se ai ishte shoku më i ngushtë dhe më i afërt i të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s., dhe atë e njihte gjithmonë si njeri të sjellshëm, të edukuar dhe me moral të lartë. Arsyeja tjetër e pranimit të




Islamit nga Ebu Bekri r.a., ishte edhe njohuria që ai kishte pasur për fenë e paraardhësit të tij dhe të arabëve të tjerë, Ibrahimit a.s. (fenë e drejtë dhe të vërtetë), dhe njohuritë që ai kishte nga librat e mëparshëm, të cilët kishin paralajmëruar ardhjen e një të dërguari nga mesi i arabëve, madje nga mesi i vetë fisit Kurejsh, nga i cili rrjedh edhe Ebu Bekri r.a..

Në lidhje me këtë që u tha më sipër, të përmendim edhe ngjarjen që lidhet me Ebu Bekrin, i cili vetë në një rast kishte thënë: "Mora rrugë për në Jemen para Shpalljes, dhe gjatë rrugës takova një të moshuar nga banorët e Ezdit, i cili kishte lexuar nga librat qiellorë dhe posedonte shumë njohuri. Kur më pa, më tha: A jeni nga haremi (vendi i Qabesë-Meka)? I thashë: Po jam nga familja e Qabesë.Më tha: Kurejsh? I thashë: Po nga Kurejshët. Më tha: Nga Tejmët (kabile e Ebu Bekrit)? I thashë:Po jam nga Abdullah bin Uthmani bin Tejme bin Merres, dhe e lajmëroi atë se së shpejti do të jetë shok i një të dërguari (Pejgamberi) të shpallur në Harem(Qabe-Mekë ).[9] Edhe Rebia bin Ka`be i kishte thënë në një rast Ebu Bekrit se nga populli i tij (i Ebu Bekrit) do të vinte një i dërguar, këshilltar i të cilit do të bëhej dhe pas vdekjes së atij (të Dërguarit), do të bëhej ai (Ebu Bekri) Halif (udhëheqës)... dhe këtë g jë Ebu Bekri r.a. e kishte mbajtur të fshehur në vetveten e tij.[10]

Bazuar në lidhjet e afërta që kishte Ebu Bekri me Pejgamberin a.s., shumë prej kurejshëve në fillim të Shpalljes shkonin tek Ebu Bekri dhe e pyetnin se ç`po ndodhte me shokun e tij. "Ebu Bekri ua kthente: Ç`po ndodh? Ata i përgjigjeshin: Shoku yt (Muhamedi) po bën thirrje për besimin në një Zot të vërtetë dhe po e quan veten pejgamber! Ebu Bekri u përgjigjej: Po, ashtu është". Pas qarkullimit të këtyre fjalëve në mesin e mushrikëve kurejshë, Ebu Bekri doli dhe shkoi te Muhamedi a.s. dhe i tregoi për atë që flitej në popull. Pejgamberi a.s. i pati thënë Ebu Bekrit: "O Ebu Bekër, me të vërtetë Zoti im më ka bërë mua përgëzues dhe udhëzues, më ka bërë ndjekës të rrugës (thirrjes) së Ibrahimit , mua më ka dërguar për mbarë njerëzit". Ebu Bekri r.a. i tha Pejgamberit a.s.: "Ti asnjëherë nuk ke gënjyer dhe je zotërues i kësaj Shpallje madhështore dhe unë do të vihem në përkrahjen tënde".[11]

Përsa i përket pranimit të Islamit nga Ebu Bekri r.a., disa historianë konsiderojnë që ai është i pari që e kishte pranuar Islamin. Sipas Ibni S`adit, nja grup ashabësh në një rast kishin thënë: "I pari që ka kaluar në Islam, është Ebu Bekër Es-Siddiku".[12] Ndërsa Ibni Hishami konsideronte se para Ebu Bekrit Islamin e kishin pranuar Aliu r.a. dhe Zejd Ibni Harithi. Ebu Bekri mund të ishte i pari që kishte pranuar Islamin nga të rriturit, kurse Aliu r.a. i pari nga të rinjët, e Zejdi i pari prej robërve.

Është me rëndësi të përmendim se Ebu Bekri r.a. iu përgjigj shumë shpejt thirrjes islame. Sipas transmetimit të Ibni Hishamit, Pejgamberi a.s., në lidhje me pranimin e Islamit nga Ebu Bekri, kishte deklaruar: "Askënd nuk e kam ftuar në Islam e që tek ai të

mos është vërejtur një mëdyshje dhe pavendosmëri, përveç Ebu Bekrit, që nuk kishte shfaqur kurrfarë hamendjeje”.[13]

VEÇORITË E EBU BEKRIT

Veçoritë fizike të Ebu Bekrit më së miri i ka përshkruar e bija, Aishja. Këto veçori ajo i ka përshkruar me këto fjalë: “Ka qenë burrë me ten të bardhë, thatim, me faqe të lëshuara, i kërrusur, veshur me gunë të vjetruar, e cila i varej lirshëm në belin e tij për shkak se ishte shumë i dobët, me eshtra të fytyrës të dala, me sy të thelluar, ballë qitur, e duar në të cilat nuk kishte asnjë qime”.[14] Ebu Bekri imanin e kishte më të lartin dhe më të plotin prej të gjithë njerëzve, siç e ka dëshmuar Pejgamberi a.s. kur kishte theksuar se, sikur të matej imani i Ebu Bekrit me imanin e tërë Ymetit, imani i Ebu Bekrit do të peshonte më shumë”! Kishte ashabë që ishin më trima se Ebu Bekri dhe më të ditur se ai, por nuk kishte me iman më të plotë se ai. Kurani dëshmon për shumë rrethana lidhur me të, si p.sh. në ajetin: “Atij që i jap lëmoshë - edhe është i devotshëm dhe atë më të mirën e konsideron të vërtetë, atij do t`ia lehtësoj rrugën”.[15] Ngjashëm sinjalizon edhe ajeti vijues: “Zoti ynë është All-llahu, pastaj janë të vendosur u zbresin melekët: Mos kini frikë dhe mos u pikëlloni e gëzohuni për Xhenetin, i cili është premtuar”.[16] Dhe fjala tjetër e All-llahut xh.sh. në Kur’an: “Kur në të ndodhej vetëm miku i tij, kur ata të dy ishin në shpellë dhe kur ai i tha mikut të vet: “Mos ki frikë, Allahu është me ne!”.[17] Kur ndodhi El-Isra (nata e udhëtimit prej Mekës në Jerusalem), mushrikët kurejshë Pejgamberin a.s. e shpallën gënjeshtar dhe donin ta bindnin Ebu Bekrin r.a. që ta braktiste fenë e tij, prandaj nxituan t`i thoshin: “Dëgjo si flet miku yt!” Mirëpo, ai u përgjigj: “Për Allahun, nëse ai e thotë këtë, e ka thënë të vërtetën, ngase ai më ka treguar se lajmi vjen prej qiellit në tokë në çfarëdo pjese të natës e të ditës dhe unë i besoj”.



PËRQAFIMI I ISLAMIT SI REZULTAT I THIRRJES SË EBU BEKRIT

Pas përqafimit të Islamit nga ana e tij, Ebu Bekri filloi t’i thërriste njerëzit në fenë e Allahut të Madhërishëm. Ai ishte shumë i popullarizuar në mesin e popullit të vet dhe ishte njeri që e njihte më së miri gjenealogjinë e Kurejshëve. Ebu Bekri r.a. filloi t`i thërriste në Islam ata të cilëve u besonte, që e vizitonin dhe me të cilët rrinte së bashku. Si rezultat i thirrjes së tij, Islamin e përqafuan Zubejr ibn Avam, Othman ibn Afan, Talha ibn Ubejdull-llahu, S`ad ibn Ebi Vekas, Abdurrahman ibn Auf, Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë këta. Të gjithë emrat e përmendur, të shoqëruar nga Ebu Bekri, kishin shkuar te Pejgamberi a.s. dhe ai u kishte prezantuar Islamin, u lexoi pjesë nga Kur’ani dhe i informoi për të vërtetat e Islamit, dhe ata besuan. Një ngjarje transmetimi i së cilës fillon nga Muhamed ibn Amr El-Vakidij, Talha ibn Ubejdull-llahu ka thënë: “Isha në tregun e Basrës, ku takova një murg në manastirin e tij, i cili thoshte:

“Shikoni a ka ndonjë njeri nga Meka”? “Po, - i thashë, - unë jam prej atje”, tha Talha: “A nuk është paraqitur ende Ahmedi, a?” -tha ai. Unë e pyeta se kush ishte Ahmedi, e ai më tha: “Ai është i biri i Abdullahut…dhe do të jetë i fundit i pejgamberëve. Ai do të paraqitet këtë muaj në Mekë…”. Mua kjo gjë më bëri shumë përshtypje dhe shkova në Mekë e pyeta mos kishte diçka të re. Ata më thanë: “Po, Muhamedi është bërë i dërguar, kurse Ebu Bekri është bashkuar me të”. Atëherë shkova te Ebu Bekri dhe e pyeta: “A me të vërtetë e pranove fenë e tij”? Ai tha: “Po dhe që të dy shkuan te Pejgamberi a.s. dhe Talha deklaroi se e pranoi Islamin në prani të Muhamedit a.s.”

Kur e kishte pranuar islamin Talha, Neufel ibn Huejlid ibn El-A`devie, i cili quhej edhe Luani i Kurejshëve, i kishte lidhur Talhan dhe Ebu Bekrin me një litar. Për këtë arsye, ata i quajtën “El-Karnejn” (dy shokët).[18] Ebu Bekri r.a. ishte nga të parët që kishin përjetuar vuajtje dhe presion nga mushrikët kurejshë gjatë përhapjes së Islamit. Kur ai kishte kërkuar nga Pejgamberi a.s. që Islamin ta përhapnin haptazi dhe pasi këtë kërkesë e kishte pranuar Muhamedi a.s., Ebu Bekri r.a. doli përpara të gjithëve dhe filloi të fliste, kurse i Dërguari ishte ulur dhe dëgjonte. Në ato rrethana pabesimtarët iu vërsulën njeriut që mbajti publikisht fjalimin e parë për Islamin, dhe të gjithë myslimanëve që ishin në xhami, të cilët i rrahën pa mëshirë. U`tbe ibn Rebia i qe afruar Ebu Bekrit dhe kishte filluar ta godiste me sandale të riparuara dhe t`ia shkonte fytyrën me, derisa erdhën të afërmit e Ebu Bekrit, të cilët i larguan pabesimtarët e pamëshirshëm.

1. (Et-Tevbe, 100). 2. Hadith i transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi. 3. Eduard Thartori, Islami në kohë trazirash,Prishtinë, 2008,f.5. 4. Muhamed Shakir, Tarihul islami, Bejrut. 5. Katër Halifët e drejtë, vepër e përkthyer nga Flori Kola dhe Alban Kodra, Shkup, 2003, fq.13. (Titulli origjinal: El-Hulefau, R-R-Rashidin, Hasan Ejub). 6. Po aty f.30,7. Po aty f.30.8. Po aty f.31.9. Po aty f.34,10. Ali El-Tantavi, Ebu Bekër Es-siddik.11. Muhamed Shakir, Tarihul Islami f.34-35.12. Et-Tabakatul-Kubra; nga Ibën Sa`di, 3.170-171; El-Isabe, 6/156-157.13. Es-Siretun-nebevijje”, 1/23.14. “Tabekat” nga Ibni Sa`di, 3/188. 15. (Kur-an: El-Lejl, 5-7. 16. (Fussilet, 30). 17. (Et-tevbe, 40). 18. Katër halifët e drejtë, f.14.

Orhan BISLIMAJ

# Domethënia akaidologjike e ‘abdestit’

Fjala ‘abdest’ rrjedh nga gjuha persiane dhe përbëhet prej dy fjalëve: āb – ujë, dhe dest – dorë.[1] Në gjuhën arabe për nocionin abdest është fjala ‘el-vuduu’ dhe rrjedh prej fjalës ‘vedue’ ‘jevduu’ ‘vuduen’ dhe ‘vedaaeten’, që do të thotë: bëhem i mirë, i bukur, i pastër. Ndërsa, ‘el-vuduu’ (abdesti) si term fetar nënkupton larjen dhe fërkimin me qëllim (nijet) të caktuar të pjesëve të caktuara të trupit, që janë: koka, fytyra, duart dhe këmbët.[2]

PËRMBAJTJA E ABDESTIT

Abdesti si ritual fetar, ka formën e vet unikale, dhe, për kryerjen e një ibadeti që është farz, vaxhib, synet, nafile, apo mendub, për të gjithë është njësoj. Ai përbëhet prej farzeve dhe syneteve. Farzet e abdestit, pa të cilat abdesti nuk është i vlefshëm, janë katër sosh: 1) Larja e fytyrës (një herë), 2) Larja e duarve deri në bërryla (një herë), 3) Fshirja e pjesës së caktuar të kokës (një herë), dhe 4) Larja e këmbëve (një herë). Këto kondita kanë ardhur në ajetin: “O Ju që besuat! Kur doni të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy zogjtë…” (El-Maide, 6).

Për të qenë i plotë, abdesti duhet të realizohet në formën adekuate, duke mos pakësuar asgjë gjatë larjes. Kjo ka rëndësi të madhe, sepse ndikon në vlefshmërinë e abdestit. P.sh. larja e krahëve duhet të bëhet ashtu si duhet, pra, gjerë mbi bërryla, apo fytyra duhet të lahet deri te kufizimi i mjekrës, pastaj këmbët duhet të lahen deri mbi zogj, e kështu me radhë për të gjitha pjesët e tjera. Nëse myslimani nuk e përmbush larjen si duhet, ai e ka dëmtuar abdestin e vet dhe ia ka pakësuar vlerën, madje edhe mund ta zhvlerësojë të tërin. Pejgamberi a.s. me një rast, njeriut që nuk e kishte përmbushur abdestin si duhet, i kishte thënë: “Kthehu dhe merr abdest në mënyrë të drejtë.” Ndërsa, me një rast tjetër, kishte parë një grup njerëzish që nuk i lanin si duhet shputat e këmbëve, dhe i kishte qortuar me zjarrin e Xhehennemit, duke u thënë: “Mjerë shputat (që do të digjen) nga zjarri i Xhehennemit!”[3]

ABDESTI, TRADITË E PEJGAMBERËVE

Dijetarët e biografisë së Pejgamberit a.s. janë unikë se abdesti dhe gusli (larja e tërë trupit) janë bërë farz (obligim i domosdoshëm) në Mekë, bashkë me namazin, nëpërmjet mësimit të Xhibrilit a.s.. Por Pejgamberi a.s. bënte namaz edhe para se të bëhej namazi obligim, dhe asnjëherë nuk ishte falur pa abdest. Këtë praktikë Pejgamberi a.s. e ka mbështetur në shpalljet e kaluara para shpalljes së Kur’anit, dhe ka dëshmuar se abdesti ka qenë traditë edhe e pejgamberëve të tjerë para tij. Transmetojnë Ahmedi dhe Dare Kutniu nga Ibni Omeri r.a., se Pejgamberi a.s. kërkonte ujë dhe merrte abdest duke i larë pjesët e abdestit nga tri herë, dhe në fund thoshte: “Ky është abdesti im dhe abdesti i pejgamberëve të tjerë para meje”. Prandaj, parimisht, Pejgamberi a.s. ndiqte rrugën e pejgamberëve të tjerë për abdestin. E, dihet se një normë e shpalljeve të shkuara, të cilën nuk e ka anuluar dhe as abroguar Allahu dhe i Dërguari i Tij, është normë edhe për ne, Ymetin e Muhamedit a.s.. Ndërkaq, ajeti i Kur’anit (El-Maide, 6), që e obligon abdestin, veçse konfirmon një normë të vërtetuar. [4]

ABDESTI, PASTRIM NGA NDYRËSIA KUPTIMORE

Fakti që abdesti implikon larje të pjesëve të caktuara të trupit, lë përshtypjen se qëllimi i tij përfundimtar është pastërtia, dhe asgjë më shumë. Është e vërtetë se abdesti ka një ndikim në këtë aspekt, ngase realizohet duke pastruar ato pjesë të trupit që kanë më së shumti kontakt me ambientin, dhe që shprehimisht mund të ndyhen. Por, nëse vështrojmë me kujdes synimin e abdestit, ai i tejkalon përmasat e pastërtisë trupore, dhe synimi esencial i tij është pastrimi në aspektin kuptimor dhe shpirtëror. Sepse, në vijim do të shohim se ‘pastërtia’ dhe ‘ndyrësia’ nuk janë vetëm lëndore, po janë edhe kuptimore.

Pastërtia (et-tahaaretu), në kontekstin gjuhësor, është nga dy aspekte: nga aspekti lëndor (hissijj), dhe kuptimor (ma’nevijj). Pastërtia nga aspekti lëndor ka të bëjë me pastrimin e një ndyrësie të dukshme, sikurse janë urina, jashtëqitja e të tjera, kurse pastërtia nga aspekti kuptimor ka të bëjë me pastrimin e një ndyrësie të padukshme, por që Sheriati e ka konsideruar ndyrësi, dhe ajo besohet si e tillë. Në këtë kuptim është ajo që e ka thënë Pejgamberi a.s. për sëmundjen - se është pastrim prej mëkateve, pra pastrim nga aspekti kuptimor (ma’nevijen). Transmeton Ibni Abbasi r.a., se Pejgamberi a.s., kur vizitonte ndonjë të sëmurë, thoshte: “Nuk ka gjë të keqe, është pastrim prej mëkateve,

nëse do Allahu", dhe thoshte: "Sëmundja pastron prej mëkateve".

Transmeton Ebu Hurejra r.a."Nuk pranohet namazi i asnjërit nga ju, që është i papastër, derisa të marrë abdest."[5]

Rrjedhimisht, gjersa ai nuk mund të falë namaz, do të thotë se ai edhe më tej është i papastër, pa marrë parasysh nëse e ka trupin të pastër nga larja e tërësishme. E pra, pikërisht këtu qëndron esenca e çështjes. Për çfarë papastërtie (ndyrësie) bëhet fjalë në këtë hadith, respektivisht për gjendjen pa abdest, për lëndore apo kuptimore? E vërteta është se bëhet fjalë për papastërti kuptimore (ma'nevijen) dhe jo lëndore (hisijjeten). Prandaj, myslimani konsiderohet i papastër (kuptimisht) derisa të mos marrë abdest. Mirëpo, konsiderohet i papastër vetëm kur është fjala për kryerjen e një ibadeti fetar, sikurse janë - namazi, tavafi rreth Qabesë, etj., por jo edhe në gjendjen normale, jashtë ibadetit. Ngase dihet që në jetën normale, nuk mund t'i thuhet një myslimani i papastër, vetëm sepse nuk ka abdest. Nisur nga kjo, rekomandohet që fjala 'hadeth' – papastërti, të lexohet si 'papërgatitje' për të falur namazin, dhe jo si papastërti lëndore.

Në analogji me këtë perceptim të realitetit esencial të abdestit, është perceptimi i gjendjes së pabesimtarit në raport me myslimanin. Pabesimtari konsiderohet 'i ndyrë', për shkak të mosbesimit të tij, që është një ndyrësi kuptimore, dhe jo për shkak të ndyrësisë lëndore. Sepse, për sa i përket ndyrësisë lëndore, ai mund ta evitojë atë, dhe të bëhet i pastër, por, përkundrazi, edhe kur pastrohet nga ajo, edhe atëherë konsiderohet i ndyrë dhe i papastër, - e tëra kjo për shkak të mosbesimit. Në lidhje me këtë, Allahu i Lartësuar ka thënë: "O ju që besuat, vërtet idhujtarët janë të ndyrë…" (Et-Tevbe, 28).

Për dallim nga besimtari që konsiderohet i pastër edhe atëherë kur është i papastër, qoftë me ndyrësirë të dukshme (el-habeth), apo të padukshme (el-hadeth). Në të gjitha rastet, myslimani është thelbësisht i pastër, e tëra për shkak të imanit të tij në Allahun e Lartësuar. Kështu e ka cilësuar Pejgamberi a.s. në thëniet e tij. Transmeton Ebu Rafiu nga Ebu Hurejra, i cili ka thënë: Më ka takuar Pejgamberi a.s. në një rrugë të Medinës, e unë duke qenë xhunub, u fsheha nga ai. Pastaj, shkova, u pastrova dhe u ktheva. Pejgamberi s.a.v.s. më pyeti: "Ku ishe, o Ebu Hurejre?. Qeshë xhunub dhe, duke qenë i papastër, nuk e pashë të arsyeshme që të të shoqëroja. Pejgamberi a.s. tha: "Subhanallah – i Lartësuar qoftë Allahu, myslimani nuk është i ndyrë, ai në esencë është i pastër."[6]

## ABDESTI, KONCENTRIM PERMANENT PËR ADHURIM NDAJ KRIJUESIT

Pa dyshim, abdesti ka një rol të jashtëzakonshëm në koncentrimin e myslimanit për adhurim ndaj Allahut. Madje, ky është synimi i vërtetë i abdestit. Si i tillë, është një pararojë për ato ibadete fetare, për kryerjen e të cilave obligohet abdesti. Për shembull, abdesti para namazit ndikon që besimtari të fillojë të mendojë më herët për faljen e namazit, dhe jo të fillojë faljen e namazit pa kurrfarë përqendrimi paraprak. Fakti se abdesti merret para namazit, i kujton myslimanit ardhjen e namazit, dhe aktivizon vetëdijen besimore të tij, që në namaz të hyjë i koncentruar dhe i vëmendshëm për të.

Abdesti të njëjtin rol, pra të koncentrimit për adhurimin e Allahut, e ka edhe pas namazit. Kur myslimani kujdeset që ta ruajë abdestin, me qëllimin për ta falur namazin e kohës së radhës, ai ka shprehur një interesim dhe koncentrim të vazhdueshëm për kontrollimin e vetëdijes së tij besimore nëpërmjet vetvetes, respektivisht nëpërmjet abdestit, deri në namazin e ardhshëm, ose derisa të ketë abdest. Gjatë kësaj kohe, myslimani mund të pluhuroset, siç i ndodh atij që punon



në zdrukthtari ose në ndonjë vend ku pluhuri është i paevitueshëm, apo të baltoset, sikurse është ai që punon nëpër kanale. Mirëpo, nëse nuk ka bërë ndonjë veprim që e prish abdestin, sikurse është lëshimi i gazrave nga anusi, urinimi etj., ai edhe më tej do të ketë abdest.

Ky konstatim është edhe një argument se synimi i abdestit është, mbi të gjitha, koncentrimi për lidhjen permanente me Krijuesin dhe jo vetëm pastrimi nga ndyrësia. Sipas këtij koncepti, është mendub – vepër e rekomandueshme që myslimani të qëndrojë gjithmonë me abdest, pa marrë parasysh kohën dhe momentin. Madje me abdest edhe të flejë në mbrëmje. Kështu vepronte i Dërguari i Allahut s.a.v.s..

Po ashtu, se abdesti ka për synim koncentrimin e myslimanit për lidhje me Krijuesin, dëshmon edhe fakti se Pejgamberi a.s., kur kishte marrëdhënie intime me gruan dhe donte të flinte pa u larë, merrte abdest dhe pastaj flinte. Transmetohet se Umer bin El-Hattab e kishte pyetur Pejgamberin a.s.: “A mund të flejë xhunub ndonjëri nga ne? Pejgamberi a.s. tha: Po, kur merr abdest duke qenë xhunub, le të flejë?[7]



Pra, Pejgamberi a.s. ka rekomanduar që myslimani të marrë abdest, e pastaj të flejë. Ky akt ka një mençuri të madhe, dhe nuk mund të perceptohet thjesht si një pastërti. Me këtë rast, kemi parasysh të gjitha thëniet se abdesti i tillë duke qenë xhunub e zvogëlon ndyrësinë, pasi bëhet larja e disa pjesëve të caktuara, apo se abdesti është ‘gjysma e larjes së madhe”, dhe thënie të tjera.[8] Por, si kundër kësaj është hadithi tjetër, të cilin e transmeton imam Bejhekiu me transmetim ‘të mirë’, nga Aisheja r.a.: “Pejgamberi a.s., kur bëhej xhunub dhe dëshironte të flinte, merrte abdest ose tejemum.”[9]

ABDESTI, FALJE E MËKATEVE

Abdesti, i cili bëhet në mënyrë të drejtë dhe me qëllim të afrimit tek Allahu, ndikon në shlyerjen e mëkateve të vogla. Transmeton Ebu Hurejra r.a. se i Dërguari i Allahut ka thënë:“Kur myslimani apo besimtari merr abdest dhe e lan fytyrën e tij me ujë, bashkë me ujin ose me pikën e fundit të tij shlyhet nga fytyra çdo mëkat, të cilin e ka bërë duke shikuar me sytë e tij. Kur t’i lajë duart e tij, bashkë me ujin apo me pikën e fundit të tij, do t’i shlyhet çdo mëkat, të cilin e ka prekur më parë me duart e tij. Kur t’i lajë këmbët e tij, bashkë me ujin apo me pikën e fundit të tij, do të shlyhet çdo mëkat, në të cilin kanë shkelur këmbët e tij, e kur të përfundojë abdesin, mbetet i pastër nga mëkatet.”

ABDESTI, DRITË NË DY BOTËT

Dijetari i madh i hanefinjve, Ibni Abidini r.h., në veprën e tij madhore “Red-dul Muhtar”, kur flet për guslin mbi gusël dhe tejem-mumin mbi tejem-mum, thotë se janë të panevojshëm, ndërsa për abdestin mbi abdest, thotë se është “dritë mbi dritë” (el-vuduu alel vuduui nurun ala nur).

Transmetohet se kur Allahu i Lartësuar pati krijuar Ademin a.s., dhe nga shpina e tij i kishte krijuar të gjithë pasardhësit e tij që do të ekzistojnë deri në ditën e Kiametit, për t’ia komunikuar se Ai është Zot i tyre, secilit prej tyre, në mes të dy syve (në ballë) i kishte vendosur një shkëlqim prej drite. Hazreti Ademi pa një njeri në mesin e tyre dhe u çudit nga shkëlqimi i fortë që ai kishte në ballë.

Pa dyshim, kjo dritë mbase është drita e imanit të fortë, që e zbukuron ballin e secilit mysliman që i respekton Urdhrat e Allahut. E Abdesti është pjesë e këtij zbukurimi dhe e këtyre Urdhrave. Ndërsa në botën tjetër, pjesët e trupit që janë larë gjatë abdestit, do të shkëlqejnë. Madje, myslimanët do të vlerësohen sipas madhësisë dhe fortësisë së këtij shkëlqimi. Transmeton Nuajm bin Abdilah se e kishte parë Ebu Hurejren r.a., duke marrë abdest, e i cili kishte larë fytyrën e tij dhe duart e tij gati deri tek shpatullat, pastaj kishte larë këmbët e tij gati deri në gjunjë, pastaj tha: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. duke thënë: “Në ditën e Kiametit, umeti im do të thirret sipas shkëlqimit (bardhësisë) të gjurmëve të abdestit, të cilat kanë mbetur në gjymtyrët e abdestit. Për këtë arsye, kush ka mundësi prej jush që ta zgjasë edhe më shumë shkëlqimin e tij (në gjymtyrët e abdestit), le ta bëjë atë!”Ky hadith, e stimulon besimtarin që ta zgjerojë abdestin përtej limiteve të tij, dhe assesi të mos e pakësojë atë.

(1)Mikel Ndreca, “Fjalor fjalësh dhe shprehjesh të huaja”, Rilindja, 1986, Prishtinë, f. 11.(2) ’El-Mu’xhemu’l-Vesit’- ½, (grup autorësh) boton Darud-da’veti, Stamboll, Turqi, 1989/1410, f.1038.(3) “Sahihul Buhari”, kitabul vudui, babu: gaslil a’kab, nr.160 .(4)Shih: Ibnu Abidin, “Reddul muhtar…”, boton ‘darul kutubil ilmijjeti’, botimi i parë, 1415 / 1994, Bejrut – Liban, vëll. 1, f.198-199. (5) “Sahihul Muslim”, Kitabut-Tahareti, babu: vuxhubut-tahareti lis-salati, nr.536 (6) “Sahihul Buhari”, Kitabul gusli, babu: arakal xhunubi ve ennel muslime la jenxhusu, nr.283. (7) “Sahihul Buhari”, Kitabul vudui, babu: nevmil xhunub, nr. 287. (8)Shih: El-Askalanij “Fet’hu’l bari sherhu Sahihi’l Buhari” Mektebetu’d-dari’s-selam, botimi i parë 1421 h / 2000 m, Rijad, vëll. 1, f. 511. (9)Shih: El-Askalanij “Sahihul Buhari”, op.cit. vëll. 1, f. 511.

Prof. Dr. Muhamed HAMIDULLAH

# Sistemi ushtarak në kohën e Pejgamberit a.s.

Ky artikull do të shqyrtojë dhe në të do të sqarohen veprimet se si është zhvilluar dhe si kanë punuar sistemi dhe lëvizjet ushtarake në kohën e Pejgamberit a. s.. Shteti Islam i Myslimanëve, fizikisht u formua në kohën kur Muhamedi a. s. u vendos në Medinë. Në fillim nuk kishte ndonjë grup ushtarak, qoftë për sulm ose për t'u mbrojtur. Kjo ishte e natyrshme, sepse më herët, para Islamit, në Medinë nuk kishte ndonjë qendër e cila të merrte përsipër këtë grup të Pejgamberit a. s.. Përveç kësaj, Pejgamberi a. s. nuk kishte ardhur aty si një çlirimtar ose për t'u bashkëngjitur Medinën tokave të veta dhe as për të ndërhyrë në qeverisjen e tyre. Përkundrazi, ai kishte ardhur aty si një person që nuk posedonte asgjë materiale, ose, nëse nuk gabojmë në shprehje, ai ishte një emigrant. Erdhi në Medinë, ku gjeti turbullira dhe anarki. Për këtë shkak ai propozoi që të formohej një lloj qyteti-shtet politik. Populli i atij vendi e pranuan këtë, mirëpo aty duhej të niste gjithçka nga fillimi; kërkohej që të ushtroheshin provat dhe përvojat.

MBLEDHJA E USHTARËVE PËR EKSPEDITA

Udhëheqja ishte në këtë formë: Pejgamberi a. s. që ishte kryetar shteti dhe komandant me të gjitha cilësitë, duke u këshilluar me shokët e tij besnikë për ndonjë ekspeditë të veçantë, fliste edhe për numrin e ushtarëve se sa i nevojiteshin. Në këtë mënyrë ai mund të vendoste ose edhe në raste të kohës së faljes së namazit, ku kishte caktuar dikë për të përcjellë xhematin në xhami, dhe aty i shpallte ekspedita. Askush nuk e dinte që më parë se ku do të shkonte, por, kur arrihej numri i duhur, Pejgamberi a. s. caktonte një komandant dhe të gjitha rregullat e udhëheqjes së ushtrisë, kurse të gjitha gjërat e tjera do t'ia tregonte atij në mënyrë të fshehtë. Për siguri dhe gjëra sekrete, Pejgamberi a. s. komandantit i jepte edhe një shkresë me vulë, ku në disa raste i thuhej: "Ec drejt vendit me kodra (Që d.m.th. jo nga deti, por në anën e kundërt të tij) dhe, pasi të udhëtoni tri ditë, hape letrën dhe përmbaju direktivave". Çdo vullnetar vinte me armën e tij personale dhe, nëse ishte e nevojshme, qeveria i ndihmonte atij. Pejgamberi a. s. deshi t'i humbte armikut drejtimin se nga do të shkonte, kështu që të gjitha familjeve që jetonin në vendet dhe tokat islame, u kishte dërguar lajm duke u thënë: "Bëhuni gati për një kohë të shkurtër!" e ai vetë që nga Medina e deri në Mekë ndoqi një rrugë me kahe të ndryshme dhe gjatë rrugës Pejgamberit a. s. iu bashkuan edhe fise të tjera në grupe. Ishte e natyrshme që për të gjithë ata vullnetarë të mos ishte menduar ndonjë regjistrim nga qendra.

SHPËRNDARJA E PRESË SË LUFTËS

Para plaçkave të përgjithshme, pjesët e fituara dhe ato të pandara, përsëri i jepeshin të njëjtit person. Imam Muhamed esh-Shejbaniu jep një sqarim interesant dhe cek në detaje grupacionet dhe bashkësitë ushtarake gjysmëstabile rreth tepricave dhe të ardhurave për nevojat e tjera të shtetit islam. ( Sherhu Sijeri'l-Kebir, II, 255-6, ose në botimin e ri në paragrafin 1978) Ky është një sistem i një shembulli për Halifen/Udhëheqësin, që më vonë do të zhvillohej. Të dhënat e tjera që ofron Imam Shejbaniu, janë kështu:

MJETET E LUFTËS

Siç do të ceket më poshtë, në kohën e Pejgamberit a. s. do të shohim dhe takojmë edhe emërtime armësh, ndonëse kjo listë nuk mund të pranohet krejtësisht. Nga këto: shigjeta, harku, shtiza e mburojë, shpata, gurëhedhësi, qerre e mbuluar dhe lëvizëse në forma të ndryshme (debbabe, dabur, arrade) lloj mburoje, rroba të armuara. Nga kjo që u tha, kuptojmë se kishte disa nga zezakët që mbanin disa armë që u përkisnin vetëm atyre, p. sh. në luftën e Uhudit, Vahshiu e kishte gjuajtur nga larg xhaxhanë e Pejgamberit a. s., Hamzanë dhe e kishte mbytur me një shtizë të atij lloji që u përkiste vetëm atyre. Flitet edhe për disa qerre të maskuara me diçka, që përdoreshin për rrënimin e mureve. Personat që ishin brenda këtyre, merreshin kryesisht me gropimin e vendeve, dhe se nga gurët që hidheshin nga ana e armiqve, nga shigjetat apo shtizat e armë të tjera, mbroheshin me anë të qerre të maskuara. Siç kemi parë edhe më herët, Pejgamberi a. s. nuk mjaftohej vetëm me hapjen e kanaleve rreth kampit, për ta detyruar të lëvizte armikun që vinte për sulm, por ai bënte edhe disa topa mashtrues nga murrizat, saqë kishte provuar edhe hedhjen e ferrave në rrugë. Kjo, sepse atë kohë bëheshin sulme edhe gjatë natës.

Ata kishin edhe një vend prodhimi të mjeteve të luftës për t'i plotësuar nevojat. Edhe pse viset e Bizantit kishin embargo për eksportin e mallrave, në suaza të mundshme dhe aq sa i lejonte mundësia, kishte disa gjëra që importonin. Familja Beni Kajn kishte të zhvilluar përpunimin e hekurit. Shtizat e Jethribit po ashtu ishin të njohura në Medinë. Kishte edhe shpata me dy emra (firma prodhuesish-përkth.), që pëlqeheshin,



dhe ato mbanin emrat e prodhuesve: Meshrefiu nga Siria dhe Muhennedi nga India.

Kali ishte një kafshë superior për luftë, përdorej edhe për sulm po edhe për t'u zmbrapsur. Devetë përdoreshin për bartjen e njerëzve dhe rrobave e mjeteve, dhe ato ishin të mjaftueshme. Forca e tyre u mundësonte një lëvizje të habitshme për ushtritë arabe dhe këtë as që mund ta merrnin me mend as në Perandorinë Bizantine. Për sa i përket rritjes së numrit të armëve dhe presë së luftës dhe sa ishin pasuruar, kjo nuk është e nevojshme të ceket.

STËRVITJET USHTARAKE

Për sa i përket mësimit e stërvitjes dhe studimeve ushtarake – të sugjeruara nga ana e Pejgamberit a.s., ka shumë thënie të tij. Ai në këtë çështje kishte shfaqur edhe më përpara ide praktike. Si në mes njerëzve ashtu edhe në mes kafshëve, organizoheshin gara të ndryshme dhe Pejgamberi a.s. ndiqte personalisht aktivitetet e tyre, por edhe vetë ai u shpërndante dhurata të ndryshme garuesve. Vendi ku ai shikonte vrapimet e kuajve ishte Mesxhidu's-Sibak (Xhamia e Garave) në Medinë; ky vend edhe sot përkujtohet për ato veprime. U jepej shumë rëndësi gjuajtjeve dhe shenjtarisë - shënjestrave. Ata që janë marrë me shkrimin e biografisë së kësaj natyre, theksojnë edhe lloje lojërash tjera si: hedhja e gurit, gara pelivanësh etj. Preferohej edhe noti, sepse edhe vetë Pejgamberi a. s. notin e kishte mësuar qysh në vegjëli.

SISTEMET USHTARAKE

Në mënyrë që të mblidheshin informacione për armiqtë e njohur ose për ata që mund të shfaqeshin, ishte formuar një grup dhe një sistem për këtë punë. Ata që nga zonat e ndryshme të armiqve mblidhnin informacione, përveçse ishin vëzhgues, ishin edhe trima. Komandantët zgjidheshin sipas zgjuarsisë dhe kapacitetit të tyre. Aty nuk merrej për bazë sinqeriteti, por kapaciteti ushtarak i individit. Nga

ekspedita në ekspeditë, komandantët ndërroheshin. Në këtë mënyrë numri i oficerëve të zgjuar dhe të fortë ishte rritur. Kur Pejgamberi a.s. udhëhiqte personalisht ndonjë ekspeditë ushtarake, kishte caktuar një grup ushtarak, në mënyrë që t'u jepte këshilla përpara përgatitjeve të duhura.

BËHESHIN EDHE PROPAGANDA.

Arabët e donin poezinë dhe satira shpërndahej në një mënyrë të shpejtë. Meqë Pejgamberi a.s. e dinte rëndësinë e kësaj, mblodhi poetë të zgjuar zyrtarë kundër armiqve të Islamit, dhe mundësoi që të gjitha të thënat aty të kuptoheshin dhe të njiheshin nga të gjithë. Në lidhje me ketë është shumë i njohur ky hadith: "Kur Hasan Ibni Thabiti e përdori këtë zgjuarsi për ta mbrojtur Islamin, Shpirti i Shenjtë atij i jep dashamirësi; sepse rreshtat e tij janë më shpues sesa shigjetat".

Këtu vërehet se sa i rëndësishëm ishte roli i njeriut në kohën e Pejgamberit a. s.. Sepse të gjithë donin të krijonin poezi me një rimë dhe të bëheshin shembull, në mënyrë që të gjithë t'i përcillnin. Një gjë tjetër që duhet të shihet me vëmendje, është se Pejgamberi a. s. ndonjëherë të tjerët (armiqtë) i kishte falur e ndonjëherë i kishte dënuar. Më lart u përmend një person me sjellje të mira në çlirimin e Mekës. (Këtu mund të ofrojmë edhe një shembull: Në ekspeditën er-Raxhi, u fal Gurath ibn Harith el-Muharibi – Kjo sipas Buhariut, Ibni Hixhamit, Taberiut dhe Ibni Hazmit. Ose në ekspeditën Dhu-Amr, u fal Du'thur ibn Haru el-Muharibi –sipas Ibni Sa'd, Beladhuri dhe Makriziut. Nuk kishte dallime sipas emrit apo vendit. Një ditë pas shpërndarjes së armiqve, Pejgamberi a. s. po pushonte. Kryeshefi i armiqve ishte fshehur afër një kodre dhe, posa e pa Pejgamberin a. s. tek pushonte, erdhi fshehtas dhe nxori shpatën e pastaj bërtiti: "O Muhamed! Kush do të të mbrojë tani nga unë?" Pejgamberi a. s. u zgjua dhe në mënyrë të qetë, tha: "Allahu". Kjo qetësi dhe siguri e Pejgamberit a. s. Bedeviun arab e shqetësoi aq shumë, saqë filloi të dridhej dhe i kishte renë shpata nga dora. Pastaj Pejgamberi a.s. e mori shpatën dhe i tha: "Në rregull, po kush do të të mbrojë ty nga unë tani? Përgjigjja ishte: "Askush". Pejgamberi a.s. e fali atë dhe ia dorëzoi shpatën. Kjo sjellje e Pejgamberit a. s. ndikoi aq shumë tek armiku, saqë ai e pranoi Islamin menjëherë dhe u bë ndihmësi dhe predikuesi i fesë dhe i besimit të tij të ri.

Natyrisht që Pejgamberi a. s. në këso rastesh vepronte sipas normës kuranore të ajetit "Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, (të keqen) ktheje me mirësi, se atëherë ai, mes teje dhe të cilit ka armiqësi, do të bëhet (si) mik i afërt." (Fussilet, 41/34).

Kjo ishte një lloj lufte psikologjike, dhe sikurse të gjitha luftërat, edhe kjo kishte rreziqet e veta. Ndonjëherë kishte sukses e ndonjëherë nuk kishte. Pejgamberi a.s. këto gjëra i bënte ndonjëherë edhe jashtë njohurisë së armiqve. Ibn el-Xhevzi, në librin el-Vefa, f. 696, thekson: Seleme ibn Akva, ishte duke ecur vetëm dhe kishte vënë re një grup hajdutësh nga një vend i quajtur Fezare. Pejgamberi a.s., kur e vërejti këtë gjë, shkoi në ndihmë me disa nga shokët e tij, mirëpo ata tashmë kishin grabitur një pjesë të pasurisë. Seleme kërkoi një kalë dhe dha fjalën se do ta shfaroste grupin e hajdutëve.

Tani të japim edhe një shembull rreth Ebu Uzza (Ibni Hisham, f. 471, 556, 591), një shembull ky ku nuk shfaqet mëshirë. Në luftën e Bedrit kishte robër të luftës. Ebu Uzzaja ishte aq shumë i varfër, saqë nuk mund të jepte - paguante as limitin e tij personal. Ai nuk kishte as shokë të pasur që ta ndihmonin. Iu dhimbs Pejgamberit a. s. dhe, me kusht që ai të mos ngrinte armë kundër Islamit dhe myslimanëve, e liroi nga robëria. Mirëpo ai nuk e mbajti këtë premtim dhe u kthye përsëri në luftën e Uhudit.

Edhe në këtë luftë u zu rob dhe Pejgamberi a. s. urdhëroi që t'ia prisnin kokën. Lidhur me shembujt e dënimeve, kemi edhe rastin e Ukbe ibn Ebu Mu'ajt. Ky ishte armiku më budalla i Islamit. Ishte i pamëshirshëm dhe në mënyrë të pamëshirshme ngacmonte Pejgamberin a.s. Disa herë kishte tentuar edhe ta mbyste. Ky u zu rob në luftën e Bedrit dhe, me urdhrin e Pejgamberit a. s., e kishin dënuar me vdekje.(Shih, Ibni Hisham). Po nëse do të mëshirohej ky person, a thua si do sillej pastaj? Meqë nuk kemi mundësi ta dinim, Pejgamberi a. s. në një aspekt, juristët dhe komandantët islamë në këso rastesh i lejonin të ishin të lirë.

Një mik imi turk, oficer ushtarak i pensionuar, Mahmud Gündüz, më ka ofruar një punim rreth parimeve luftarake moderne, të cilat janë marrë nga luftërat e Pejgamberit a. s.. MOSSCOMES (Dmth. movement: lëvizje; offensivë: ofensivë; surprise: surprizë; security: sigurim; co-operation: eşgüdüm; objective: objektiv - qëllimi; mass: masa ushtarake; economy of forces: forca ekonomike; simplicity: lehtësi). Po ashtu janë me rëndësi edhe çështjet se si Pejgamberi a.s. i paramendonte dhe i parashikonte ngjarjet, si i merrte vendimet e rastit dhe si e kishte nisur në lëvizje bashkësinë ushtarake me një udhëheqës. Të gjitha këto dhe gjëra të tjera – argumente që janë shënuar në faqet e mëhershme, shumë lehtë mund ta bindin lexuesin se bëmat e Muhamedit a.s. nuk mund t'i bëjë as edhe një komandant me një studim dhe përvojë moderne. Në bazën dhe themelin e jetës së Pejgamberit a.s., që nuk ishte profesionist për këtë çështje po ishte një komandant vendimmarrës i drejtë, në raste të vështira, për sa u përket rrugëdaljeve për të ikur nga kurthet, sidomos në rastin e ekspeditës së Uhudit dhe Hunejnit, - mund të themi dhe të shtojmë se ai kishte në pozicion edhe parime tjera ushtarake për t'i futur në veprim në raste të nevojshme dhe për të bërë rregullimin e ndodhive dhe ngjarjeve të atij momenti..

*Marrë nga libri; Hz. Peygamberin Savaşları, Istanbul, 2002. Përktheu: Zymer Ramadani*

Mustafa Erish

# Divorci i parë në Islam – Habibe Binti Sehl r.a.

Habibe binti Sehl r.a. ishte një zonjë ashabe, emri i së cilës përmendet për ngjarjen e divorcit të parë në Islam nëpërmjet Muhalaas(Hul'it). Bashkëshortja e Sabit ibni Kajsit, r.a. Ajo ishte medinase,anëtare e fisit Beni Thalebe prej pasardhësve Nexhar.U martua me të birin e Kajs ibni Shemasit, Sabitin.Kjo martesë nuk zgjati shumë.

Habibe r.a. ishte një zonjë e hijshme, elegante dhe e sjellshme. Me bashkëshortin nuk mundi të krijonte mirëkuptim. Nga ana tjetër, Sabit ibni Kajsi ishte një burrë shtatshkurtër dhe pak i vrazhdë e i ashpër. Një ditë në një gjendje të zemëruar, ai iu hakërrua bashkëshortes, arriti edhe masa dhune dhe kjo Habiben e kishte irituar shumë. Bile, rreth rrahjes së saj transmetohen rivajete.

Habibeja r.a. ishte shqetësuar shumë nga sjelljet e pahijshme të bashkëshortit. Në asnjë mënyrë nuk mundi ta dashuronte me zemër. Prej tij ishte bërë e pakënaqur, dhe kjo ishte arsyeja pse ajo disa herë i qe ankuar të Dërguarit të Zotit (a.s) dhe i kishte thënë: "O i Dërguar i Zotit, të jesh i bindur se, të mos e kisha frikën e Zotit, do ta pështyja në fytyrë. Kërkoj të ndahem prej tij", duke shtuar se nuk mund të jetonte më tutje me bashkëshortin.

Habibeja r.a. kishte kërkuar disa herë nga Resulullahu a.s. ndarjen nga bashkëshorti. Nëse shikohen rivajetet e saj, kemi të dhëna se, përveçqë e rrihte bashkëshorti i saj, po ashtu kemi të dhëna se ajo ishte ankuar edhe për një arsye tjetër. Në transmetimin e Buhariut thuhet: "O i Dërguar i Zotit! Nuk kam ç'të them për fenë dhe natyrën e Sabit ibni Kajsit. Mirëpo e urrej kufrin e tij në Islam".



Habibeja r.a. ishte një zonjë me vetëbesim, vendosmëri dhe e vullnetshme. Kur e kuptoi se martesa me Sabitin r.a. ishte e pamundur, në agun e hershëm të një mëngjesi qe mbështetur në derën e të Dërguarit të Zotit. Priti të dilte Dielli i dy botëve. Pas kësaj, në etapa të hadititheve të ndershme tregohet kështu:"-Pasi transmetuese e kësaj është vetë Habibeja binti Sehl El-Ensarije, ajo ishte e fejuara e të birit të Kajs ibni Shemasit.

Resulullahu a.s., kur doli të nisej për të falur namazin e sabahut, atë e gjeti në agun e mëngjesit para derës duke pritur, dhe i tha:"Kush je ti?" Ajo iu përgjigj e tha:"Jam vajza e Sehlit, Habibeja, o i Dërguar i Zotit". I Dërguari asaj i tha:"Çka ke? " e Habibeja (r.anha) në një gjendje pikëllimi, i qe përgjigjur: "Është bërë e pamundur të qëndrojmë të martuar me Sabit ibni Kajsin". Kur erdhi Sabit ibni Kajsi, i Dërguari i Zotit i tha: "Shiko ç'flet (bashkëshortja jote) Habibeja"? Habibeja tha:"O i Dërguar i Zotit! Gjërat që m'i ka dhuruar për mehër, i kam pranë (nëse dëshiron ia kthej të gjitha)".Pas kësaj Resulullahu a.s Sabit ibni Kajsin e urdhëroi e i tha: "Gjërat që i ke dhuruar për mehër, merri prej saj"! Sabiti i mori gjërat. Habibeja, pas ndarjes nga burri, u kthye pranë familjes. (Ebu Davud,Talak,17-18/2227).

NË DREJTËSINË ISLAME, PËRFUNDIMI I KËTILLË I MARTESËS, QUHET MUHALAA (HUL)

Në një ajet k uranor, në lidhje me Hulin thuhet: "Lëshimi (pas të cilit mund të bëhet rikthimi) mund të bëhet dy herë, e (pastaj ) ose jetë e njerëzishme (bashkëshortore), ose shkurorëzim me mirëkuptim. E juve (burrave) nuk ju lejohet t'u merrni asnjë send nga ajo që u keni dhuruar (si nixhah), vetëm nëse që të dy frikësohen se nuk do të mund t'i ruajnë dispozitat e Allahut (në bashkëshortësi).E nëse keni frikë se ata të dy nuk do të mud t'i ruajnë dispozitat e Allahut, atëherë për atë, me çka ajo bën kompensim, për ata të dy nuk ka mëkate.

KUSH I TEJKALON DISPOZITAT E ALLAHUT, TË TILLËT JANË ZULLUMQARËT

Këto janë dispozita të Allahut, pra mos i kundërshtoni, sepse kush i tejkalon dispozitat e Allahut, pikërisht të tillët janë zullumqarët".(El- Bekare, 229).

Në gjuhën arabe fjala "muhalaa"rrjedh prej rrënjëve "hal' dhe "hul", që kanë këto kuptime "zdesh rrobën", "thyej e largoi një gjë, ndarje nga puna". Në të drejtën islame shprehjet "muhalaa" dhe "huli" kanë kuptimin kur gruaja i paguan burrit një vlerë të martesës, për t'u ndarë prej tij.

Kur Habibe binti Sehl r.a.ia sqaroi Resulullahut a.s. se nga ajo martesë dëshironte të shpëtonte, i Dërguari a.s. e pyeti:"A po i dhuron kopshtin (që ia kishte dhënë ai për mehër) Sabitit"? ''Po" ia kishte kthyer ajo. Pas kësaj Dielli i dy botëve, Sabit

ibni Kajsit i kishte thënë:"Pranoje kopshtin dhe divorcoje atë".(Buhari,Talak,11)

Martesa ecën krahas me dashurinë dhe respektin ,aq sa është një gjë materiale, është edhe shpirtërore –psikologjike, bashkimi me shokun e jetës. Dëshira e gruas për të shpëtuar nga ajo martesë dhe kthimi i mehrit nga ana e saj, tregon se ishte e pamundur që burri i saj ta vazhdonte atë martesë me shtrëngesë ose me dhunë.

Në këtë mënyrë, nëpërmjet hul'it, u realizua divorci i parë në Islam.

Habibe binti Sehl r.a., pasi i kaloi koha e idetit, u martua me Ubej ibni Ka'bin r.a.

Ajo shpesh vizitonte shtëpinë e lumturisë dhe u shërbente nënave tona. I transmetonte fjalët që i dëgjonte nga i Dërguari.

Për transmetimet e saj flitet në librat e haditheve.

Një prej haditheve që kishte dëgjuar, derisa gjendej në shtëpinë e Resulullahut a.s, ishte ky:" Pejgamberi a.s. kishte urdhëruar: " Nëse prindërve myslimanë u vdesin tre fëmijë që nuk kanë arritur pjekurinë, ata fëmijë, në Ditën e Kiametit, do të vijnë para derës së Xhennetit dhe do t'u thuhet: "Hyni në Xhennet", e ata do të thonë:"Ne nuk hyjmë nëse nuk na hyjnë prindërit tanë". Kjo do të përsëritet dy ose tri herë e pastaj do t'u thuhet:"Ju dhe prindërit, hyni së bashku në Xhennet"!

Hz.Ajshja r.a. i tha Habibes r.a.:"Ju e keni dëgjuar këtë nga i Dërguari"? Po"- iu përgjigj ajo.(Ibn Haxher,el- Isabe,Vll,576,no:11026. Ibn.Sa'd,Tabakat,Vlll,445)

Habibe binti Sehl r.a. qe shkaktare e një çështjeje shumë të rëndësishme, që na ka bërë të mundshme të arrijë në fenë islame, mirëpo për jetën e saj, për fat të keq, nuk kemi të dhëna se ku dhe kur kishte vdekur.Allahu qoftë i kënaqur me të!

*Përktheu nga turqishtja Esma Morina.*
*Marrë nga revista"ALTINOLUK"Nr.256*



Driton Kastrati

# Armiqësia në

Armiqësia në mes njeriut dhe shejtanit është e vjetër sa vetë historia e njeriut, ose saktësisht që nga dita kur Allahu xh.sh. krijoi Ademin a.s., bile ende pa i pasë dhuruar shpirtin. Në ajetin 34 të kaptinës El-Bekare, Allahu xh.sh. thotë: "E kur u thamë engjëjve: përuljuni (beni sexhde) Ademit, ata menjëherë iu përulën, me përjashtim të Iblisit (djallit). Ai refuzoi dhe u mbajt me të madh e u bë pabesimtar." Deri në atë kohë Iblisi adhuronte Allahun xh.sh. së bashku me melaiket e qiellit dhe ky urdhër e përfshiu edhe atë, por ai refuzoi dhe bëri mendjemadhësi. Ajeti në vazhdim flet edhe për arsyen e kësaj mendjemadhësie: "Tha (Iblisi):"Unë jam më i mirë se ai, mua më krijove nga zjarri, kurse atë e krijove nga balta"(El-Araf:12).

Qëllimet e shejtanit janë dy llojesh: Qëllime të largëta dhe Qëllime të afërta të tij.

Si qëllim i largët i tij është hedhja e njeriut në Xhehenem dhe pengimi nga hyrja në Xhennet:"Ai fton parinë e vet që të jenë nga banorët e zjarrit të fortë (Fatir: 6)". Ndërsa si qëllime të afërta janë:

1) hedhja e njeriut në shirk dhe mosbesim, duke u bërë njerëzve thirrje që të adhurojnë tjetërkënd përveç Allahut, dhe të mohojnë Sheriatin (Ligjin e Zotit);

2) hedhja e tyre në mëkate dhe mosbindje; nëse shejtani nuk e arrin qëllimin me shirkun, ai nuk e humb shpresën, por është i kënaqur që t'i hedhë në mëkate e mosbindje dhe kështu të mbjellë në mes tyre armiqësi e urrejtje.

Në vazhdim do t'i përmendim kalimthi edhe disa metoda të tij, e për disa të tjera do të ndalemi t'i shqyrtojmë sa më mirë. Ai e pengon njeriun në bindjen ndaj Allahut, i ndërhyn në namaz (adhurim), e

# mes njeriut dhe iblisit-shejtanit

shtyn njeriun të kaloj para atij që është duke u falur, e dëmton njeriun fizikisht dhe shpirtërisht. P.sh. fizikisht me djegien e shtëpive me zjarr, siç transmeton Ebu Davudi, se Muhamedi a.s. ka thënë:"Kur të bini në gjumë, fikni llampat tuaja, sepse shejtani e udhëzon miun tek llampa dhe kështu ju djeg", dhe shpirtërisht nëpërmjet ëndrrave. Pastaj, njeriun e prek në momentin e vdekjes, dëmton fëmijët e porsalindur, njeriun e shoqëron në ngrënie dhe pirje kur nuk përmend Emrin e Allahut xh.sh.. Transmeton Muslimi nga Xhabiri r.a., se Muhamedi a.s. tha:"Vërtet Iblisi e vë fronin e vet mbi ujë, pastaj i dërgon ushtrinë e tij dhe më i afërmi tek ai është ai që më së shumti bënë trazira; dikush i thotë: bëra kështu e kështu, ai i thotë: ti nuk bëre asgjë. Pastaj dikush tjetër thotë: unë nuk iu largova njeriut përderisa nuk e ndava me gruan e tij. Këtë shejtan e afron Iblisi afër vetes dhe i thotë: eh, ti je ai që meriton të jesh më i afërmi. Përveç këtyre mashtrimeve që u përmendën më lart, Iblisi me shejtanët e tjerë ka metoda specifike për devijimin e njeriut, si p.sh. ua zbukuron të kotën. Tha Iblisi:"Zoti i im, për shkak që më përzure, unë do t'ua zbukuroj të këqijat atyre, sa të jenë në këtë botë"…(El-Hixher: 39). Shquarja e gjërave të ndaluara me emra të bukur: tha Iblisi:"O Adem, a të udhëzoj deri te pema e përjetësisë dhe deri te pushteti që nuk ka fund". (Taha, 120). Pastaj, në mangësi dhe teprim, me largimin e njerëzve nga puna dhe hedhja e tyre në shpresime e përtaci. Për këtë Ibnul Xhevziu thotë: Sa ka hebrenj e të krishterë, të cilëve u është bërë i dashur Islami në zemrat e tyre, por Iblisi i largon ata pandërprerë nga ai, e u thotë: mos shpejto, shiko me vëmendje dhe kështu i lë më shpresime derisa ata të vdesin në mosbesimin e tyre. Të njëjtën gjë i bën edhe mëkatarit që dëshiron të pendohet nga mëkatet e tij. Paraqitja e shejtanit si këshilltar i njeriut: "…Dhe u bëri be atyre të dyve (Ademit dhe Havës):"Unë vërtet jam këshillues i ju të dyve" (El-Araf, 21).

VERA (DHE ÇDO PIJE DEHËSE), BIXHOZI, IDHUJT DHE HEDHJA E SHIGJETËS (PËR FALL) JANË VEPRA TË NDYRA NGA SHEJTANI

Vehb ibni Munebbihi r.a. transmeton një rrëfim nga historia e Beni-Israilëve, i cili tregon më së miri se si Iblisi i humb njerëzit dhe si t'u ruhemi këshillimeve të tij. Në kohën e Beni-Israilëve ekzistonte një adhurues i madh i asaj kohe. Po në atë kohë jetonin tre vëllezër që kishin një motër të pamartuar. Një ditë prej ditësh të tre vëllezërit u detyruan të dilnin në luftë, por nuk dinin kujt t'ia linin motrën e tyre, kujt t'ia besonin. Më në fund vendosën që motrën t'ia besonin atij adhuruesit të Beni-Israilëve, sepse kishin besim tek ai. Shkuan dhe i kërkuan atij që ta linin motrën nën mbikëqyrjen e tij derisa të ktheheshin nga lufta. Ai e refuzoi këtë dhe kërkoi strehim tek Allahu nga ata dhe motra e tyre. Po ata nuk u larguan nga ai derisa pranoi. Ai u tha: Silleni në një shtëpi afër faltores sime,e pastaj ata u nisën në luftë. Ajo qëndroi kështu për një kohë dhe ai ushqimin ia linte te dera e faltores së tij. Kur e linte ushqimin, e mbyllte derën dhe ngjitej lart në faltore, pastaj e urdhëronte atë të dilte nga shtëpia dhe ta merrte ushqimin te dera. Shejtani filloi t'ia zbusë atë, t'ia bënte të dashur bamirësinë dhe filloi t'ia bënte të madhe daljen e saj nga shtëpia ditën dhe e frikësoi se do ta shihte dikush e do t'i ngjitej asaj, shejtani i tha: Sikur t'ia dërgosh ushqimin tek dera e shtëpisë së saj, do të ishte më e vlefshme. Shejtani nuk iu nda atij derisa filloi t'ia dërgonte ushqimin te dera e saj pa i folur fare. Ai vazhdoi në këtë gjendje për një kohë, pastaj shejtani ia bëri të dashur më tepër bamirësinë dhe e nxiti për atë e i tha: sikur t'ia dërgosh ushqimin asaj në shtëpinë e saj, do të ishte shumë më i vlefshëm. Shejtani nuk iu nda atij derisa ky filloi t'ia dërgonte ushqimin në shtëpi. Në këtë gjendje vazhdoi për një kohë. Pastaj erdhi shejtani dhe filloi t'ia bënte edhe më të dashur, e nxiti për të dhe i tha: sikur të kishe biseduar ndonjëherë me të, që të ndiejë ngrohtësi, sepse atë e ka kapluar një vetmi e madhe. Shejtani nuk iu largua atij derisa filloi t'i fliste asaj nga faltorja e tij. Pas një kohe i erdhi shejtani dhe i tha: sikur të zbresësh te dera jote dhe ajo të zbresë te dera e saj dhe të bisedoni, do të ishte më mirë për të. Shejtani nuk iu largua derisa filloi të dilte te dera e faltores së tij dhe ajo të dilte te dera e saj. Ata qëndruan kështu për një kohë duke biseduar, pastaj shejtani ia zbukuroi punën dhe shpërblimin që fiton me bamirësinë e tij ndaj saj, e i tha: sikur të dilje nga dera e faltores sate dhe të afroheshe afër shtëpisë së saj e të bisedonit, do të ishte një qëndrim më i ngrohtë për të. Ai nuk iu nda duke e nxitur për këtë veprim derisa e bëri këtë dhe pastaj i erdhi shejtani e i tha: sikur të hysh në shtëpi dhe të bisedosh me të, kështu nuk do të lejosh që ta shohë kush fytyrën e saj. Ai nuk iu nda duke e nxitur derisa filloi të hynte në shtëpi me të dhe të bisedonte tërë ditën, e, kur kalonte dita, ngjitej në faltoren e tij. Pas një kohe i erdhi shejtani dhe nuk iu nda derisa e kapi atë për kofshën e saj dhe e puthi. Ai vazhdoi t'ia zbukuronte atë në syrin e tij derisa bëri marrëdhënie intime me të, kështu

që ajo mbeti shtatzënë dhe lindi një fëmijë. Atëherë i erdhi shejtani e i tha: çfarë do të bësh kur të vijnë vëllezërit e saj dhe të shohin se ajo ka lindur? Unë nuk mendoj se do të shpëtosh pa u turpëruar, prandaj merre fëmijën, priti kokën dhe varrose, sepse nëna e tij nuk do të tregojë për këtë nga frika që vëllezërit e saj do ta kuptojnë se çfarë kishte vepruar me të. Ai veproi sikurse i tha shejtani. Pastaj erdhi e i tha: a mendon se ajo do ta fshehë para vëllezërve të saj çfarë ke bërë me të dhe me fëmijën, prandaj merre dhe priti kokën e varrose më fëmijën e saj. Shejtani nuk iu nda derisa ai veproi kështu, i varrosi në një gropë dhe i mbuloi me një gur të madh. Ai qëndroi në këtë gjendje aq sa dëshiroi Allahu dhe pastaj erdhën vëllezërit e saj. Menjëherë erdhën ta kërkonin të motrën dhe e pyetën për të. Ai u tregoi se kishte vdekur, kërkoi falje për të dhe filloi të qante, e tha se ajo ishte gruaja më e mirë dhe shikoni ky është varri i saj. Vëllezërit qanë aty, kërkuan mëshirë për të, pastaj shkuan në shtëpi. Kur erdhi nata dhe ranë në gjumë, u erdhi shejtani në ëndërr në formën e një udhëtari dhe filloi të fliste me vëllain e madh: e pyeti për motrën, ky i tregoi se kishte vdekur dhe i tregoi vendin e varrit të saj, siç i kishte thënë adhuruesi. Shejtani i tha se ai e kishte gënjyer dhe tha: ai nuk jua tha të vërtetën për motrën tuaj, ai e bëri shtatzënë motrën tuaj dhe ajo lindi një djalë, pastaj ai i mbyti që të dy, sepse kishte frikë nga ju, dhe i varrosi prapa derës së shtëpisë në të cilën qëndronte, dhe në anën e djathtë të saj, unë jam i bindur se ju do t'i gjeni që të dy. Pastaj shkoi tek vëllai i mesëm dhe tek i vogli dhe u tha të njëjtën gjë. Në mëngjes ata u habitën nga ç' kishin ëndërruar, kështu që u tubuan të gjithë dhe filluan t'i thoshin njëri-tjetrit: unë sonte pashë një ëndërr të çuditshme, dhe treguan të gjithë se çfarë kishin parë. Vëllai i madh tha: kjo është ëndërr dhe nuk është asgjë më tepër, prandaj ta lëmë këtë. Por vëllai i vogël tha: betohem në Allahun, unë nuk largohem prej këndej përderisa të shkoj tek ai vend dhe të shikoj se çfarë ka aty.

## KURDO QË NJË NJERI TË VETMOHET ME NDONJË GRUA, SHEJTANI ËSHTË I TRETI I TYRE

U drejtuan ata të gjithë tek shtëpia ku banonte motra e tyre, dhe hulumtuan vendin që e kishin parë në ëndërr, i gjetën motrën dhe fëmijën e saj të prerë e të varrosur në atë vend, ashtu sikur kishin parë në ëndërr. Shkuan menjëherë tek adhuruesi dhe e pyetën për këtë, e ai e pohoi fjalën (ëndrrën) e shejtanit për atë që veproi me ata të dy. Ia morën pasurinë që i kishin dhënë e zbritën nga faltorja dhe e dërguan për ta kryqëzuar. Kur e lidhën në drurin e kryqëzimit, i erdhi shejtani dhe i tha: ti e kuptove se unë jam ai që të mashtrova me atë gruan dhe fëmijën e saj, nëse më bindesh sot, mohon Allahun i Cili të krijoi, unë do të të shpëtoj nga gjendja jote. Ai mohoi Allahun, e kur e mohoi, shejtani e la atë dhe pastaj e kryqëzuan. Këtë rrëfim e përmendën komentuesit e Kuranit gjatë komentimit të Fjalës së Allahut:" Sikur shembulli i shejtanit, i cili i tha njeriut:"Moho!" e kur ai mohoi, i tha:"Unë jam i pastër nga ti…"(El-Hashr, 16)

Alkooli, bixhozi, idhujt dhe falli-thotë Allahu i Madhëruar:"O ju që besuat, s'ka dyshim se vera (dhe çdo pije dehëse), bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyra nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre, që të jeni të shpëtuar. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveçse nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi në mes jush, t'ju pengojë ta përmendni Zotin dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)? (El-Maide, 90-91)

## GRATË DHE DASHURIA PËR KËTË BOTË

I Dërguari i Allahut a.s,. na lajmëroi se nuk ka lënë pas vetes sprovim-fitne më të madhe për burrat sesa gratë, për këtë arsye është urdhëruar femra që ta mbulojë trupin e saj në përgjithësi përveç fytyrës dhe shuplakave të duarve, kurse burrat u urdhëruan t'i ulin shikimet ndaj tyre. I Dërguari i Allahut a.s., po ashtu, na ndaloi që të vetmohemi me femër dhe na lajmëroi se, kurdo që një njeri të vetmohet me ndonjë grua, shejtani është i treti i tyre. Ne sot e shohim këtë sprovim të madh të daljes së grave ashtu sikur i përshkroi i Dërguari: të veshura e të zhveshura! Sot janë themeluar me mijëra organizata, në Lindje e Perëndim, të cilat shfrytëzojnë ushtri të grave e të meshkujve për përhapjen e imoralitetit përmes televizorit, romaneve dhe filmave, të cilët shfaqin dhe kurajojnë për imoralitet. Dashuria për këtë botë është koka e çdo të keqeje. A mos u derdh gjaku, u shkelën moralet, u grabitën pasuritë, u shkëputën lidhjet farefisnore, për gjë tjetër…përveçse si shkak i lakmisë – animit nga dynjaja, konfliktit për pasurinë e përkohshme të saj dhe lakmisë për kënaqësitë zhdukëse të saj.

Shejtani ka mundësi të arrijë deri te mendja dhe shpirti i njeriut në një mënyrë që ne nuk mund ta kuptojmë dhe nuk e dimë. Atë e ndihmon të bëjë një gjë të tillë natyra e tij në të cilën u krijua, dhe kjo është ajo që ne e quajmë vesvese.





Driton ARIFI

# Gripi i derrave, pandemi shqetësuese apo ekzagjerim i orkestruar mediatik?

Nisur nga pikëpamja se, përderisa një dukuri nuk është e përhapur me përmasa të gjera dhe nuk është bërë fenomen në rrethin ku jeton njeriu, konsiderohet prej "lukseve-komoditeteve shkencore". Edhe ne e kemi llogaritur se të shkruhet për një temë kaq të përfolur kohët e fundit, siç është gripi i derrave, nuk zgjon ende kureshtjen e masës tek ne, dhe në veçanti kur dihet se ekzistojnë gjëra të tjera në shoqërinë tonë, të cilat, pa farë dyshimi, janë çështje që kërkojnë trajtim imediat dhe angazhim serioz për zgjidhjen e tyre. Megjithatë, kjo premisë nuk ia doli të vazhdonte gjatë kësisoj, pasi që "fenomeni " gripi i derrave u bë prej temave më të përfolura dhe filloi të zërë një hapësirë mjaft

të madhe edhe në shoqërinë tonë. Të vërshuar nga lajmet e shpeshta që sa vijnë e shtohen për çdo ditë nga Qendra Klinike Universitare për rritje të shpejta të numrit të njerëzve të prekur nga virusi A/H1N1 – gripi i derrave (për disa prej të cilëve është njoftuar se kanë vdekur si shkak i prekjes nga ky virus), njerëzit filluan të marrin masat parandaluese e mbrojtëse kundër këtij virusi, madje këtë edhe e shndërruan në një çështje shumë të diskutueshme në bisedat e tyre të përditshme.

ORIGJINA E VIRUSIT DHE SHKALLA E SHTRIRJES SË TIJ

Ajo që bëjnë me dije Organizata Botërore e Shëndetësisë (OBSH-ja) dhe hulumtime të tjera përkitazi me këtë çështje, është se virusi i gripit të derrave për herë të parë në epokën moderne është paraqitur pas Luftës së Parë Botërore, më 1918, në Spanjë, i njohur edhe si "Virusi spanjoll", e i cili thuhet se kishte shkaktuar vdekjen e më shumë se 30 milionë njerëzve. Edhe pse kontestohet çështja nëse është virusi i sotëm A\H1N1 ai që kishte shkaktuar atë numër vdekjesh, megjithatë shumë prej doktorëve patologë dëshmojnë se virusi i sotëm është po ai, porse ka ndërruar disa nga specifikat e tij. Po ai grip qe shfaqur më pastaj në vitet '70 të shekullit të shkuar, e edhe më vonë. Kurse tani, prej se është regjistruar rasti i parë në Meksikë, ky virus ka arritur të shtrihet me një shpejtësi shqetësuese, që sipas Organizatës Botërore të Shëndetësisë (OBSH), ka kapur shifrën e më shumë se 622 mijë të goditurve deri në fund të muajit nëntor. Megjithatë shkalla e vdekshmërisë prej këtij gripi konsiderohet relativisht e vogël, përafërsisht 1.4% prej rasteve të goditura, sepse deri më tani janë të regjistruara afro 7400 raste vdekjesh nga ky virus, shumica e të cilëve janë në ShBA dhe Meksikë. [1] Vend për dyshime ka, porse ne nuk 'dëshirojmë të hulumtojmë këtë çështje prej këtij këndvështrimi, prandaj do ta trajtojmë këtë si një fenomen që ekziston, dhe si një grip që ka marrë përmasa shqetësuese anekënd botës.

GRIPI I DERRAVE VETËM NJË PREJ SËMUNDJEVE QË RRJEDHIN NGA AI (URTËSITË E NDALIMIT TË MISHIT TË DERRIT NË SHERIATIN ISLAM)

Kur Allahu i Gjithëdijshëm ndalon diçka ose urdhëron diçka, ne jemi thellë të bindur se e tëra është në të mirën dhe interesin tonë si njerëz, pavarësisht se a arrijmë t'i konceptojmë me mendjet tona të kufizuara urtësitë dhe fshehtësitë e këtyre urdhëresave dhe ndalesave apo jo. Për çështjen që po na intereson këtu, kemi versete të qarta kuranore, të cilat në mënyrë decidive ndalojnë mishin e derrit duke e konsideruar atë si një prej gjërave të ndyra, me të cilat nuk do të duhej të pranonte njeriu të ushqehej assesi. Allahu i Lartmadhëruar na thotë:" Thuaj: "Në atë që më është shpallur mua (në Kur'an) nuk po gjej të ndaluar diçka nga ushqimi, përveç në qoftë se ai (ushqimi) është: cofëtinë, gjak i derdhur ose mish derri, ai është i ndytë, dhe pos asaj që është therur jo në emër të Alllahut (por të ndonjë idhulli) e që është mëkat. E kush detyrohet (t'i hajë këto të ndaluara), por duke mos pasur për qëllim shijen dhe duke mos e tepruar, Zoti yt është që fal e mëshiron shumë." (El-en'am , 145)

Thotë imam Er-rrazi në tefsirin e tij: " I tërë Umeti islam është unanim se derri në tërësi është i ndaluar me të gjitha pjesët e tij, por Allahu e specifikoi mishin me theks të veçantë, ngase ai shfrytëzohet dhe përdoret më së shumti".[2]

Madje Muhamedi a.s., kur dëshiroi t'ua irritonte myslimanëve një lojë që e luanin arabët në kohën e tyre e që i ngjante hedhjes së gurëve për fall, transmeton Burejde, se ai u kishte thënë:"Kush e luan lojën e tavllës-neredeshirit (lojë me zare e me disa rrotulla petake), është sikur ta ketë përlyer dorën e tij me mishin e derrit dhe me gjakun e tij".[3]

Ndalesa për mishin e derrit, në Kur'an është përsëritur 4 herë, dhe është futur në kuadër të gjërave që konsiderohen të ndyta e që ndalohen për t'u ngrënë. Neve do të na mjaftonte sikur Allahu të na thoshte se mishi i derrit është i ndaluar, dhe do të hiqnim dorë prej tij, por Ai deshi që të na e bënte të qartë se ndalesa është e ndërlidhur me vetë natyrën e mishit të tij, duke e cilësuar atë si të ndytë, me të gjitha kuptimet që përmban kjo fjalë në vetvete. S'është e rastësishme pse i Gjithëdijshmi e zgjodhi këtë fjalë për të shprehur natyrën e mishit të derrit, ngase në këtë mënyrë natyrshmëria e njeriut privohet më lehtë, kur i thuhet atij për një gjë se është e ndytë dhe e papastër. Në të kaluarën ishte kuptuar vetëm kjo, që mishi i tij është i ndaluar dhe i ndytë, por as myslimanët e as të tjerët nuk ishin në gjendje të konceptonin diçka nga dëmet konkrete që mund t'i sjellë të ushqyerit me mishin e derrit.

Nëse u referohemi mjekëve perëndimorë, do të shohim se ata shprehnin qartazi mahnitjen e tyre nga legjislacioni islam, i cili e ndalon të ushqyerit me mishin



e derrit. Thotë Dr.Hanz Rickfing ,një mjek gjerman:"Doemos duhet t'i referohemi kulturës së vjetër të disa popujve, ngase parimet që ngulitën në shoqëri dy të dërguarit: Muhamedi dhe Musai, patën ndikimin më të madh që t'u përmbahen pasuesit e tyre ligjeve natyrore të Allahut. Prandaj vërejmë se në Afrikë, ku njerëzit jetojnë në ambiente dhe kushte klimatike të njëjta, afër njëri-tjetrit jetojnë myslimanë dhe të tjerë, nëse i krahasojmë, do të gjejmë se myslimanët kanë shëndet shumë më të mirë, ngase mishi i derrit është i ndaluar në Sheriatin e tyre. Në anën tjetër gjejmë se popujt e tjerë që e kanë zgjedhur sistemin perëndimor në ushqime, goditen nga sëmundje të ndryshme, si pasojë e konsumimit mishit të derrit nga ana e tyre. Është vërejtur gjithashtu se myslimanët që jetojnë në kushte klimatike të njëjta në viset e Himalajës, punojnë deri në moshë të shtyrë dhe kanë shëndet më të mirë në krahasim me të tjerët që e konsumojnë mishin e derrit"[4]

Po ashtu Dr.John Larson (kryeshef spitalor në spitalin zyrtar të Kopenhagës-Danimarkë), kur ishte



pyetur se a keni zbuluar ndonjë bakter të ri në mishin e derrit, kishte thënë:" Po, është e vërtetë se është zbuluar tani një bakter( bakteri Yarsina), respektivisht një mikrob i rrezikshëm, të cilin e bart mishi i derrit, por ai nuk është se është zbuluar tani, ai është i njohur në mbarë botën, porse amerikanët nuk e kanë bërë publike, sepse, si zakonisht, ata presin derisa të shndërrohet në një epidemi gjithëpërfshirëse, e atëherë t' i kushtojnë kujdes".[5]

Tani do t'i theksojmë vetëm disa prej sëmundjeve që shkakton mishi i derrit, 27 prej të cilave konsiderohen me shkallë të lartë rrezikshmërie:

a)Parazitët –të cilët gjenden në një masë të madhe (deri në 30 lloje) tek derrat, dhe ekziston mundësia permanente që ato të barten te njeriu, duke bartur kështu tek ai sëmundjet që janë të përbashkëta me shtazët(Zoonosis), e prej tyre edhe krimbat-parazitët e quajtur Trichinella Spiralis, të cilët është vërtetuar se gjenden në masë të madhe te derrat dhe mund të shkaktojnë sëmundje nervore vdekjeprurëse;

b) Disa lloje të tumorit -ënjtjeve, dhe prej më të rrezikshmeve tumori nervor (Nevroma);

c) Viruset, një prej të cilëve është pa dyshim edhe virusi A\H1N1;

ç)Hepatiti ose mahisja e mëlçisë, që është një inflamacion-pezmatim i rrezikshëm me shkallë të lartë të vdekshmërisë;

d) Prionet –shkaktarët e sëmundjes së çmendurisë së lopës, të cilat pa mëdyshje janë evidente intensivisht në organizmin e derrit. Këta trupa kanë mundësinë për të shkaktuar sëmundje të rënda, si për shtazët ashtu edhe për njerëzit, duke ndikuar kështu në shndërrimin e proteinave të natyrshme të trurit në prione, trupa shkatërrues të trurit, pastaj çmendurinë dhe, më në fund, edhe vdekjen;

e) Protozoat – trupa njëqelizorë, disa prej të cilëve shkaktojnë çrregullime të lehta e disa të rënda, që mund të jenë edhe vdekjeprurëse;

f) Mbipesha, sëmundjet e venave të gjakut edhe ato të zemrës, një dukuri kjo shumë e përhapur dhe vërehet tek ata që ushqehen me këtë lloj mishi.

## EFEKTET MORALE NGA TË USHQYERIT ME MISHIN E DERRIT

Parimi mjekësor:"Më trego se çfarë ushqimi ha, të tregoj se kush je", vë në dukje pikëpamjen se lloji i ushqimit ndikon dukshëm në personalitetin e njeriut dhe karakterin e tij. Ky parim, edhe nëse është kontestuar më herët, sot mund të themi se e ka imponuar vërtetësinë e vet me fakte dhe argumente, të cilat janë evidente më shumë se kurdo më përpara.

Më së miri këtë e tha Imam Raziu, i cili ishte njëkohësisht edhe një shkencëtar i mjekësisë në kohën e tij:"Kanë thënë dijetarët: ushqimi bëhet pjesë e personalitetit të njeriut që ushqehet me të, dhe ai patjetër do të bartë tipare të asaj gjallese me mishin e së cilës është ushqyer. Prandaj derri nga natyrshmëria e tij është i krijuar që të ketë ëndje të fortë dhe instinkt të flaktë ndaj gjërave epshore, për këtë arsye edhe është ndaluar mishi i tij, në mënyrë që të mos marrim nga tiparet e tij".[6]

Në këtë kontekst, me plot bindje themi se ai që ushqehet me mishin e derrit, fiton cilësinë e dejuthizmit- (term tipik islam), gjegjësisht mungesës së xhelozisë për ruajtjen e moralit dhe nderit të të afërmve. Dhe, nëse shikojmë në formë krahasimi në realitetin e shoqërive islame që nuk ushqehen me mish derri, dhe të atyre perëndimore, që ushqehen me të, do të vërejmë kthjelltazi vërtetësinë e këtij parimi.

## GRIPI I DERRAVE DHE VAKSINA KUNDËR TIJ

Meqenëse është ligj i Allahut për krijesat e tij që për çdo sëmundje ekziston edhe ilaçi, gjë që e thekson edhe hadithi që transmeton Ebu Davudi – nga Ebu Derda, se Muhamedi a.s. ka thënë :" Vërtet Zoti



e ka zbritur sëmundjen, por edhe shërimin, edhe për çdo sëmundje ka bërë ilaç, prandaj kërkoni shërim, mirëpo mos kërkoni shërim me haram – me gjëra të ndaluara”.[7]

Ky hadith dhe të tjera të ngjashme, na bëjnë me dije së ligjshmëria e kërkimit të ilaçit nuk është e kontestuar në pikëpamjen islame, por duhet pasur parasysh një parim: nëse dëmi është më i madh sesa dobia nga ndonjë ilaç i caktuar, atëherë ndalohet shërimi me të, duke u mbështetur në një rregull të përgjithshëm juridik islam, e të pranuar unanimisht (Dëmi nuk evitohet me një gjë, nëse ajo shkakton një dëm të ngjashëm me të.)Por ajo që na ka hutuar kohët e fundit, është plasimi i vaksinës “Tami Flu”, e cila është certifikuar nga Organizata Botërore e Shëndetësisë dhe efikasiteti i së cilës është konstatuar, megjithëse edhe ata kanë sinjalizuar për efektet e mundshme anësore të saj. Një konstatim të tillë të OBSH-së nuk e kanë marrë në konsideratë një numër i madh shtetesh, prej të cilave është dhe Kanadaja, e cila ka refuzuar prerazi që ta fusë këtë vaksinë në shtetin e saj, duke mos harruar se ky shtet posedon edhe institutet më prestigjioze në hulumtime mjekësore e farmaceutike. Jo vetëm kaq, porse është lancuar fuqimisht lajmi se shumica e mjekëve anë e kënd botës kanë refuzuar për ta marrë këtë vaksinë (duke përfshirë edhe mjekë nga Kosova), edhe pse këta janë më të ekspozuarit ndaj infektimit nga ky virus. I shumëpërfoluri “Tami Flu” është prej barnave rreth të cilave ekzistojnë pikëpamje tejet kontraverse, që nga ato se “Tami Flu” është “ilaçi i vetëm” që mund ta parandalojë virusin e edhe ta shërojë të sëmurin nga virusi i gripit të derrave, të cilin e trumbeton OBSH-ja, deri tek mendime që theksojnë se kjo vaksinë është një kombinim i materieve të rrezikshme për organizmin e njeriut dhe përmban elementin e Thimerosalit, që ngërthen në vetvete zhivë, një element ky që shkakton sëmundjen e autizmit (sëmundje e rëndë mendore). Këtë fakt e ka publikuar edhe gazeta prestigjioze amerikane “The Washington Post “ në një raport special të saj.

Fare në fund dëshiroj vetëm t’ua kujtoj faktin e njohur nga të gjithë, se jeta dhe vdekja janë kompetencë e Allahut, por edhe shërimi dhe shëndeti fshihen në ushqimet që ka lejuar Ai. E, nëse shfaqim kryeneçësi dhe arrogancë ndaj ligjeve të urta të Tij, atëherë le të përballemi me konsekuencat dhe pasojat e tyre.

O Zot, na bëj që të mjaftohemi me ato gjëra që na i lejove, e të privohemi nga ato gjëra që Ti na i ndalove!

(1)Sipas statistikave të botuara nga Organizata Botërore e Shëndetësisë në faqen e saj zyrtare www.who.int\ (2)Et-tefsir el-kebir, Imam Rraziu (f.200 , vëll.2) bot. IV. 2001. Dar ihjaut-turath El-arabijj.Bejrut(3) Muslimi(4) www.55a.net .Mevsuatul-I’xhaz fi-kur’an ves-sunneh.(5) Elmevsuatudh-dhehebijje fi I’xhazil-kur’an ves-sunneh. Ahmed Mustafa Mutevel-lii F.538 .bot. I ,2005 .Dar ibn Zhevzi.Kajro.(6) Et-tefsir el-kebir, Imam Rraziu(7) Suneni i Ebu Davudit – Libri mbi Mjekësinë – 2 / 216

Bernard TAHIRBEGOLLI

# Gripi i derrave, alarm financiar dhe shëndetësor

Gripi është një sëmundje infektive akute e traktit respirator, që shkaktohet nga virusi i influencës tip A, virus ky që i takon familjes Ortomixoviridae. Gripi i derrave (H1N1), Gripi i shpezëve (H5N1), gripi stinor - janë që të gjithë nëntipe të species së njëjtë të virusit të influencës A. Virusi i gripit të derrave është izoluar për herë të parë tek derrat në Amerikë në vitin 1930. Ka marrë këtë emër për shkak se në sipërfaqen e tij është gjetur antigjeni H1(hemaglutinina e llojit 1) dhe antigjeni N1(neuraminidaza e llojit 1).Ndërsa hulumtimet e fundit kanë treguar se gjenomi i virusit të influencës A H1N1 përbëhet nga tetë vargje të ARN-së dhe këto vargjet e ARN-së të gjetura tek ky virus, janë kombinim i vargjeve të gjetura nga: një varg nga virusi i zakonshëm i gripit, dy nga virusi i gripit të shpezëve dhe pesë nga virusi i gripit të derrave. Simptomat e gripit të derrit janë të ngjashme me ato të gripit të zakonshëm: temperaturë, kollë, sekrete nga hunda dhe dhembje koke. Disa pacientë kanë edhe mundim, vjellje dhe diarre apo barkqitje. Grupmosha më e prekur është ajo e 25-35 vjeçarëve. Virusi i gripit A H1N1 rezultoi të bëhej emergjencë pandemike përmes kombinimit të virusit të gripit të derrit, atij të njeriut dhe të shpezëve, duke dhënë kështu një alarm financiar shëndetësor.

GRIPI I DERRAVE, PANDEMIA E PARË PAS 41 VJETËSH

Epidemi quajmë përhapjen e sëmundjes ngjitëse në mënyrë të shpejtë duke prekur apo atakuar shumë njerëz në të njëjtën kohë. Gripi i derrit e mori këtë epitet nga përhapja e tij në Meksikë. Pandemia është një epidemi që përhapet shumë dhe prek apo atakon një rajon, kontinent apo tërë botën. Këtë përhapje gripi i derrit nuk e pati në prillin e 2009-s, por e arriti në qershor. Kur OBSh deklaroi se gripi i derrave arriti shkallën 6 duke u përhapur nga personi tek personi në dy rajone të ndara të OBSh-së dhe u bë kështu pandemia e parë pas 41 vjetësh. Deri tani gripi i derrave është përhapur në 74 shtete të ndryshme dhe në të gjitha kontinentet përveç Antartikut. Deri tash prej tij kanë vdekur rreth 4525 persona - nga prilli, dhe ka më shumë se 378,233 raste të konfirmuara në mbarë botën. Më së shumti vdekje shënoi në Amerikë. Këto shifra ky grip i arriti përmes kontagiozitetit të madh që ka.

Pra gripi i derrave A H1N1 bartet nga njeriu tek njeriu përmes kollitjes ose teshtitjes dhe nga prekja e gjësendeve mbi të cilat gjendet virusi e më pastaj prekja e hundës apo gojës. Gripi i derrit është në shkallën më të lartë të ngjitjes gjatë pesë ditëve të para të infeksionit, por tek fëmijët mund të qëndrojë në këtë shkallë të kontagiozitetit edhe për dhjetë ditë.

Duke dashur që vetëm ta rifreskojmë kujtesën rreth pandemive dhe t'i kujtojmë të gjitha ato pasoja të pandemive të mëparshme, po kthehemi pak tek "mortaja e shekullit" apo "gripi spanjoll", që ka qenë pandemia më e keqe e parë ndonjëherë, sepse kishte prekur të gjitha grupmoshat, por kulmin e arriti në grupmoshat 25-35 vjeç. Çuditërisht si shfaqje del të kishte një lidhje me të pandemia e sivjetme! Po ashtu edhe gripi i vitit 1968 që shkaktoi një mori vdekjesh, kishte prekur të gjitha grupmoshat, ndryshe nga gripi i vitit 1957 që kishte prekur kryesisht vetëm fëmijët dhe ndërhyrja në këtë grupmoshë shënoi intervenimin e qëlluar - shumë shkolla qenë mbyllur përkohësisht, si masë parandaluese. Duke iu referuar një grupi shkencëtarësh, të cilët tërhoqën një vijë krahasuese kohore dhe kauzave, ata thonë që, po të ishte ky tani "gripi spanjoll" me një valë të paraqitjes në pranverën e vonshme dhe një valë të dytë në vjeshtë, atëherë rezultatet e vdekjeve në Bashkimin Evropian do të ishin rreth një milion të vdekur!



## SI DIAGNOSTIKOHET GRIPI I DERRAVE A(H1N1)?

Përveç të dhënave pozitive në historinë e pacientit që ka pasur kontakt me persona të sëmurë nga gripi i derrave dhe shenjave të gripit, duhet të bëhet analiza e përmbajtjes së fytit dhe hundës. Kjo analizë bëhet në laboratorë të specializuar nga punonjës shëndetësorë të trajnuar enkas për këtë. Tani në Prishtinë ne kemi qendrën referente për gripin e derrit të Organizatës Botërore të Shëndetësisë, në kuadër të Institutit Kombëtar të Shëndetësisë Publike të Kosovës. Në këtë laborator bëhet analiza e shpejtë e materialit të marrë nga fyti apo hunda e pacientit, dhe diferencohet nëse ka grimca të virusit A apo B të gripit dhe, nëse janë B, ajo rezulton që është negative, e, nëse është pozitive, atëherë janë gjetur grimca të virusit të gripit A, dhe prej andej diferencohet për strukturën gjenetike të virusit të gripit A H1N1. Në shumë aeroporte si metodë diagnostikuese për gripin e derrave, tani po përdorin metodën e skanimit për matjen e temperaturës së fytyrës, sepse temperature e rritur e saj tregon për zhvillimin e ndonjë procesi inflamacioni në atë regjion.

## NUK KA STUDIME TË MIRËFILLTA SHKENCORE PËR TË VËRTETUAR SIGURINË E PËRDORIMIT TË PRODUKTIT GJATË SHTATZËNISË.

Nëse personi infektohet me virusin e gripit A H1N1, preparatet antivirale duhet të merren me rregull, dhe kjo do ta lehtësojë sëmundjen dhe do ta shërojë më shpejt. Këto preparate gjithashtu parandalojnë komplikimet e mundshme, por terapia do të veprojë më së miri nëse fillohet brenda dy ditëve të paraqitjes së simptomave. Kësaj terapie i shtohen në ndihmë edhe qëndrimi në shtëpi apo spital, matja me rregull e temperaturës dhe kontrollimi i saj me medikamente; po ashtu edhe lehtësimi apo pushimi i dhembjeve. Preparati aktual që vepron më së miri kundër kësaj sëmundjeje, është Tamiflu, dhe kjo nëse fillohet të merret brenda 48 orëve të para që kur janë paraqitur simptomat. Por nuk duhet harruar se një pjesë e njerëzve e kalojnë gripin e derrave pa shenja dhe pa trajtim me Tamiflu. Ky preparat nuk duhet të merret pa caktimin e mjekut, ngase mund të krijohet rezistenca virale dhe më pastaj të mos mund të mjekohet i sëmuri. Tamiflu dhe preparatet e tjera antivirale për trajtimin e gripit të derrave, janë në "kategorinë C të medikamenteve për përdorim gjatë shtatzënisë" që tregon se nuk ka studime të mirëfillta shkencore për të vërtetuar sigurinë e përdorimit të prodhimit gjatë shtatzënisë. Sipas Qendrës për Kontrollin e Sëmundjeve(CDC) në ShBA, këto medikamente mund të përdoren te kjo kategori vetëm nëse ka indikacion të patjetërsueshëm, edhe pse nuk janë shfaqur deri tani efektet anësore tek shtatzënat që kanë përdorur këtë preparat apo edhe tek fetuset e tyre.

## KOMPLIKIMET SHPIEN NË VDEKJE

Nëse i referohemi gripit të vitit 1968 dhe shikojmë certifikatat e vdekjeve, shohim që në certifikata të vdekjeve nuk gjendet termi "gripi" si shkaktar i vdekjeve, por gjenden: pneumonia, arresti kardiak, insuficienca e zemrës - si komplikime të gripit. Pra, trendi i shkaktarëve të vdekjeve nga gripi pothuajse është i njëjtë edhe me gripin e derrit, veçse në suaza tjera. Në shumë raste gripi i derrave H1N1 shkakton komplikime edhe tek personat me imunitet të dobësuar, komplikime këto që mund të çojnë edhe deri në vdekje. Shkaku më i shpeshtë i vdekjes është insuficienca respiratore, pastaj pneumonia që sjell sepsën, temperatura e lartë që sjell probleme neurologjike, dehidrimi nga të vjellat e diarretë dhe, së fundi, edhe prishja e ekuilibrit të elektroliteve.

## PARANDALIMI

Mënyra më e mirë për ta parandaluar gripin e derrave është vaksinimi. Vaksinimi i popullatës do të ketë me siguri shumë pak ndikim në këtë valë të parë të epidemisë, por pritet që kjo të zvogëlojë numrin e të prekurve në valën tjetër të epidemisë. Të gjithë e pranojnë se infektimi me grip A/H1N1 paraqet rrezik shumë më të madh sesa marrja e vaksinës, por jo të gjithë pajtohen se duhet të merret vaksina kundër gripit të derrit. Disa thonë se kjo vaksinë përmban merkur (zhivë), kur dihet se kjo vaksinë përmban një preparat të quajtur thimerosal me vetëm 25 mikrogramë merkur. Se sa është e madhe kjo sasi, tregon edhe fakti që një shujtë me sanduiç tuna përmban 28 mikrogramë merkur. Ka 2 forma të vaksinës: forma inhaluese dhe injektuese. Vaksinat u jepen njerëzve të shëndoshë të painfektuar dhe pa ndonjë sëmundje aktive infektive, alergjike apo autoimune.

Për shembull, në Finlandë nuk janë gjetur efekte anësore serioze. Reaksione lokale, si dhembje në vendin e injektimit, janë të shpeshta.. Efektet tipike anësore përfshijnë dhembje muskujsh, dhembje nyjash, dhembje koke dhe temperaturë e lartë. Këto shenja kalojnë për një ose dy ditë. Ndoshta ata që përhapin frikë rreth vaksinave mund t'ia qëllojnë për vetitë e ndonjërës prej tyre, por:

1. Nuk është prodhuar vetëm 1 vaksinë kundër gripit A (H1N1)v në mbarë botën.
2. Nuk përmbajnë të gjitha vaksinat ADJUVANT.
3. P.sh. asnjëra prej vaksinave në ShBA nuk përmban SKUALENE (Adjuvante).
4. Vaksina e dhuruar nga Turqia përmban adjuvantin skualen MF59C, por kjo vaksinë është treguar e sigurt.
5. Efekti më i rrezikshëm anësor i vaksinave kundër gripit është Sindroma Guillain – Barre, që mund të shfaqet 1:100.000 raste.
6. Në botë janë vaksinuar mbi 65 MILIONË njerëz dhe numri i rasteve të vdekjeve pas marrjes së vaksinës




është mbi 30, por këto raste nuk kanë mundur të ndërlidhen me përdorimin e vaksinës kundër A (H1N1)v.

7. Ndërkohë ka filluar testimi i grave shtatzëna nga National Institute of Allergy and Infectious Diseases. Ky studim ka filluar në shtator 2009 dhe do të përfundojë në gusht 2010. Derisa të arrijnë rezultatet nga studimet klinike, që kanë filluar, askush nuk mund të thotë që "vaksina është e sigurt" për shtatzënat.

Përveç vaksinës, ka dhe një mori sjelljesh të shëndosha, që ndikojnë në parandalimin e virusit të gripit A H1N1.

Personave me simptoma të gripit të derrave u sugjerohet të qëndrojnë në shtëpi, t'i shmangen transportit publik si me autobus, tren, aeroplan etj.; të marrin pushim nga puna e shkolla derisa të mos kalojnë simptomat ose derisa të kalojnë më shumë se 24 orë pa përdorur terapi dhe temperatura trupore t'u ketë rënë nën 37.8 C.

Ndoshta mënyra më e mirë për ta parandaluar infeksionin me virusin A H1N1 është kombinimi i metodave që përmbushin parimet themelore, në mënyrë që shkaktari të mos arrijë në mukozat e personit të shëndoshë. Do të fillojmë nga parimi i njohur i Muhamedit a.s., ku thuhet: "Nëse në një vend është përhapur sëmundja (ngjitëse), ata që janë brenda atij vendi, të mos dalin jashtë, dhe ata që janë jashtë, të mos hyjnë brenda derisa të kalojë". Pra, personat e sëmurë nuk duhet të përzihen me të shëndoshët në periudhën kur ata mund t'ua bartin sëmundjen. Dhe kjo periudhë për gripin e derrit është shtatë ditë për të rriturit, e dhjetë ditë për të fëmijët e vegjël, kurse për personat që simptomat e sëmundjes u zgjasin më shumë se shtatë ditë, kthimi i tyre në shoqëri duhet të bëhet pasi t'u ketë kaluar kolla. Por edhe të shëndoshët që duanë të vizitojnë të afërmit apo shokët e tyre të sëmurë, në rast gripi, duhet t'i shmangen vizitës, për arsye se kështu rrezikojnë shëndetin e tyre.

Duke marrë parasysh që grimcat virale mund të qëndrojnë në ambient të hapur deri në 48 orë, si mjetin më efikas për ta shkatërruar grimcën virale nga duart, e vlerësojmë pastrimin e shpeshtë të tyre me ujë dhe sapun. Të kihet kujdes që të mos preken goja, hunda dhe sytë, para se të pastrohen duart me ujë dhe sapun. Në një aspekt tjetër të parandalimit, mund të shtojmë kujdesin që të mos hamë apo pimë në enët që kanë prekur edhe të tjerët; shmangia e kontakteve të panevojshme trupore, si p.sh. shtrëngimi i dorës, përqafimet shoqërore, fontanat publike. Për këto të fundit nuk do të kishte ndonjë rrezik, nëse vetëm do t'i përmbaheshim traditës së të parëve tanë, që buzët të kontaktojnë vetëm me ujin dhe jo edhe me enën ose me vendin nga del uji. Distanca një metër ose një metër e gjysmë, gjatë takimeve shoqërore, ul mundësinë e marrjes së virusit.

Shumë hulumtime tregojnë se një dietë e shëndetshme me sasi të mjaftueshme lëngjesh dhe ushqimi vitaminoz, do të ndikojë mirë në forcimin e imunitetit personal, por kjo nuk do të thotë që personi nuk do të infektohet nëse bie ne kontakt me virusin e gripit të derrit A H1N1, mirëpo pa dyshim që ai do ta përballojë më lehtë dhe më mirë sëmundjen.

CILI ËSHTË PARASHIKIMI DHE A MUND TË ARRIJË KY GRIP SHIFRAT E NGJASHME ME ATO TË GRIPIT SPANJOLL TË 1918-ës?

Njerëzit me histori të mungesës së imunitetit, kanë gjendje më të rëndë nëse preken nga ky grip. Të dhënat e deritanishme tregojnë që shtatzënat, fëmijët nën dy vjeç, moshat 25-35 vjeçe dhe personat me ndonjë çrregullim të imunitetit, qoftë të lindur apo "të fituar" për shkak të ndonjë sëmundjeje kronike, kanë parashikim jo të mirë. Ka shumë spekulime nga shkencëtarët se kjo valë e pandemisë do të bjerë dhe do të kthehet me shifra më të larta; të tjerë thonë që do t'i arrijë shifrat e ngjashme me ato të gripit spanjoll të 1918-s. Disa të tjerë thonë që mund ta rikthejë SARS-in e vitit 2002-2003, që solli një statistikë të vdekshmërisë së rritur deri 10%.

Pandemia e gripit të derrit akoma nuk e ka arritur kulmin në asnjë vend në Evropë; është duke shënuar ngritje të numrit të rasteve në shumë shtete, kryesisht në Evropën Perëndimore. Çdo pandemi mbaron pas 16 javësh të shfaqjes dhe normalisht duhet të zhvillohet një valë e infeksionit për stinë. Dhe, duke gjykuar nga pandemitë e mëhershme të gripit, pritet që të zhvillohen dy ose tri valë të epidemisë. Shqetësimi ekziston që në fillimvitin 2010 të ndeshemi me një valë të re të gripit stinor, pikërisht atëherë kur pritet të përfundojë vala e parë e pandemisë. Por e vërteta është se askush nuk e di me saktësi se ç'do të ndodhë; atë e di vetëm Zoti xh.sh..

Rekomandime për personin e sëmurë me grip të derrave, që nuk është hospitalizuar, janë një mori sosh, por ne po rikujtojmë thënien e njohur "pastërtia është gjysma e shëndetit", për të radhitur më pastaj disa sugjerime:

- Të pastrojë shpesh duart me ujë dhe sapun dhe të praktikojë higjienën respiratore
- Enët e përdorura nga këta persona, duhet të pastrohen mirë me ujë dhe shampon para përdorimit nga persona të tjerë;
- Të veçohet në një dhomë duke bërë "izolim vullnetar" derisa të mos i kalojnë simptomat;
- Po qe e nevojshme që të lëvizë nëpër shtëpi, duhet të vërë maskën e fytyrës;
- Kollitja, teshtima, sekretet nga hunda - duhet të kufizohen dhe të fshihen me palomë e të hidhen në shportën e mbeturinave dhe në asnjë mënyrë të mos bëhen ato veprime përballë personave të shëndoshë;

Të përdorë me rregull terapinë e caktuar nga mjeku.

Hekimoglu ISMAIL

# Familja dhe arsimi

Myslimanët kulturën e tyre të përgjithshme e marrin nga Islami. Mirëpo, ata pranojnë edhe çdo çështje tjetër nga cilido burim i kulturës qoftë, nëse nuk bie ndesh me parimet e Islamit. Në Amerikë jetojnë shumë fëmijë, të cilëve nuk u dihen prindërit. Fëmijët që nuk kanë shtëpi, punë dhe familje, mund të kryejnë shumë krime.

Edukimi i fëmijës fillon qysh me lindjen e tij. Ai nuk edukohet duke dëgjuar, por duke parë. Me një fjalë, fëmija bën atë që sheh e jo atë që dëgjon.

Prandaj, jeta sociale pozitive është më e dobishme për fëmijën. Sepse, nëse shkatërrohet jeta shoqërore, do të shkatërrohet edhe ajo individuale.

Sot, rreziku më i madh për njeriun është amoraliteti. Dukuritë negative, si alkooli, bixhozi etj. demoralizojnë shoqërinë.

Vendet (ish)komuniste ishin të detyruara ta braktisnin atë, sepse komunizmi zhveshi shoqëri të tëra nga jeta shpirtërore.

Ashtu siç ka nevojë trupi i njeriut për ushqim, apo mendja për dituri, po ashtu edhe shpirti ka nevojë për ushqimin e tij, e ky është besimi dhe adhurimi. Nuk mund të ketë dobi njeriu i cili shpirtin e ka lënë të varfër, ndërsa tërë vëmendjen e ka përqendruar te nevojat fizike.

Me këtë rast, fëmijët bëhen të vrazhdë dhe mendjemëdhenj, që sjell si rezultat mosdëgjimin e këshillave. Myslimanët e vrazhdë, të cilët duke harruar krenarinë e fesë, janë dhënë pas krenarisë së vetvetes, janë të vrazhdë në biseda.

Pra, ata nuk kanë arritur t'u japin edukatën e duhur fëmijëve të tyre.

Ka edhe prindër të atillë që kanë kërkuar që vetë ata të edukohen nga fëmijët e tyre. Me këtë rast, fëmijët, duke edukuar prindërit e tyre, ishin edukuar edhe vetë.

Nuk ka dyshim se thesari më i madh për njeriun janë fëmijët.

Nëse familjes këtë thesar ia grabit amorali, atëherë ajo shkatërrohet.

Nëse prindërit janë treguar të mëshirshëm dhe të ndershëm me fëmijët e tyre, edhe ata tregohen të kujdesshëm për ta.

Parimet hyjnore, si mëshira dhe respekti, e bëjnë jetën të qëndrueshme. Allahu ka dërguar



Islamin, që këtë botë nga ferri ta shndërrojmë në parajsë. Për shkak se është kështu, atëherë Islami është zgjidhje e çdo problemi në këtë botë. Sot, në sistemin arsimor ekziston vetëm mësim po jo edhe arsimim. Njeriun nuk e shpëton dot vetëm dituria. Nëpër shkollat tona është mësuar formula "mjafton mendja, për fenë nuk kemi nevojë". Njeriu i çmendur nuk luan bixhoz. Vetëm njerëzit e mençur bëjnë mashtrime e falsifikime. Mendja është si uji, cilën ngjyrë t'ia japësh, atë e merr. Te njerëzit e këqij, mendja bëhet shkak për shkatërrim, kurse te njerëzit e mirë, ajo përhap paqen në çdo vend. Njerëzit që i kanë dhënë rëndësi mendjes, po e kanë lënë prapa arsimin, kanë vuajtur për vite të tëra. P.sh., shumica e njerëzve sot e kanë humbur ndjenjën e turpit. Njeriun që s'ka turp, e ke të vështirë të gjesh rast ta turpërosh, sepse ai asnjëherë nuk turpërohet. Është shumë i çuditshëm rasti kur një mysliman me ndjenja fetare, që largohet nga mbytja e një insekti, me atë të pafe i cili nuk mërzitet aspak ta kryejë edhe krimin më të tmerrshëm. Dikur thoshin, të hapësh një shkollë, ke mbyllur një spital. Ndërkaq, në fakt shkollat që nuk i arsimojnë nxënësit e tyre, shtojnë numrin e spitaleve. Jetojmë në një botë, ku fëmijët të cilët janë të ngjashëm me engjëj, i kthejmë në djaj. Nga ky shembull dhe shumë të tjerë, kuptojmë se individi dhe shoqëria kanë mbetur larg ndikimit të shkencës dhe fesë.

Nëse nuk shërohen këto plagë, atëherë fundi i popullit tonë do të jetë shumë i tmerrshëm.

*Marrë nga Gazeta "Zaman"*
*Përktheu nga turqishtja: Feim Hoxha*

# NË KOSOVË U KREMTUA SOLEMNISHT FESTA E KURBAN- BAJRAMIT











*Si tradicionalisht, si në gjithë Botën Islame ashtu edhe tek ne, besimtarët kremtuan në mënyrë madhështore festën e Kurban-Bajramit, me lutjet për paqe, harmoni, unitet dhe për solidaritet me nevojtarët e për një të nesërme më të mirë.*

Kurban -Bajrami u kremtua solemnisht në të gjitha xhamitë e Kosovës, ku, përveç hytbes kushtuar kësaj feste, prej nga u përcollën mesazhe për paqe, lumturi, dinjitet e solidaritet dhe u fal namazi i tij, ku morën pjesë një numër i madh i besimtarëve të të gjitha moshave.

Manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Kurban-Bajramit, u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet-Fatih" të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun Mr. Naim Tërnava në krye, si dhe Kryetari i AKR-së, z. Behgjet Pacolli dhe kryetari i PD-së, z. Ferid Agani.

Namazit të sabahut i priu Hakim ef. Ilazi, kurse për vlerën dhe rëndësinë e festës së Kurban-Bajramit, folën Muharrrem ef. Tërnava dhe Sadat Islami.

Muharrrem ef. Tërnava, në fjalën e tij u përqendrua tek rëndësia që i kushton Islami Haxhit, për të cilin tha: "Sot jemi ngritur më ndryshe se herëve të tjera. Në zemrat tona kemi një ndjenjë gëzimi e fitoreje, sepse edhe për këtë vit, me lejen e Allahut, po përfundojmë me sukses kryerjen e një obligimi të madh islam, pas të cilit me të drejtë festojmë. Tani jemi më të bashkuar se kurrë, sepse kemi ardhur nga shtëpitë tona në këtë shtëpi të Allahut, për ta adhuruar e madhëruar Atë. Përgëzimi që Zoti na dha në një hadith kudsij, na jep forcë e vullnet. Ai thotë: "Lum për atë që pastrohet në shtëpinë e tij dhe vjen e Më viziton Mua në shtëpinë Time, se është e drejtë që zoti i shtëpisë ta nderojë mysafirin e tij". O Zot na ndero me mëshirën e faljen tënde!

Të gjithë anë e kënd botës jemi drejtuar drejt së parës xhami të vendosur në tokë, drejt Qabesë së shenjtë në Mekë, me të cilën fillon dhe përfundon obligimi i Haxhit".

Ndërsa Sadat Islami foli për rëndësinë dhe vendin që ka Kurbani në fenë islame, për se, ndër të tjera, tha: "Kurbani, si rit, daton që nga ekzistenca e fesë. Me të përmendur këtë, vetvetiu vëmendja zhvendoset tek Ademi, alejhi's selam, respektivisht tek dy bijtë e tij, që për zgjedhjen e një kontesti ndërmjet tyre, u desh të ofronin Kurban për Zotin, dhe cilit do t'i pranohej Kurbani, ai do të ishte me të vërtetën. Që aty fillon, por vetëm si rit dhe përkushtim, sepse përndryshe gjatë historisë ai ka pësuar ndryshime në praktikën rituale. Tek vetë bijtë e Ademit, alejhi's selam, ishte zjarri ai që e hëngri Kurbanin e jo therja, siç daton nga Ibrahimi,a.s. për të vazhduar kështu deri në amshim…

Kurbani është i njohur shumë edhe tek të ashtuquajturat fe tokësore, por me dedikim dhe ritual që përkon më shumë me natyrën idhujtare sesa me atë monoteiste".

Faljes së namazit të Kurban-Bajramit i priu Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, kurse Myftiu i Kosovës, nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Mehmet-Fatih", iu drejtua popullit me mesazh, ku, ndër të tjera, tha edhe këtë: "Kurani është libër që u është zbuluar njerëzve si një udhëzim, për të përvetësuar sjellje e moral të mirë. Ky moral është i mbështetur në koncepte, si dashuria, dhembshuria, toleranca dhe mëshira. Islami është fe që i është shpallur njerëzimit me qëllimin e dhurimit të një jete paqësore, nëpërmjet së cilës të pasqyrohet në tokë mëshira dhe bamirësia e pafund.Veçoritë e shumta njerëzore reflektojnë moral, mëshirë, dhembshuri, drejtësi, ndershmëri, falje, përkushtim, sakrificë e durim. Prandaj, me të drejtë, njeriut i takon të sillet mirë ndaj njerëzve, të përpiqet të kryejë vepra të mira dhe të rrezatojë mirësi.

E këto porosi më së miri janë konceptuar në hytben lamtumirëse në Haxhin e fundit të Muhamedit a.s., para më se 100 mijë haxhinjve të tubuar në Arafat para 14 shekujsh. Këto porosi janë aktuale edhe sot dhe kështu do të jenë deri në Kiamet, ngase burojnë nga njeriu i cili në vazhdimësi ishte i inspiruar nga i Madhi Zot, prandaj unë, para jush, sot në këtë ditë feste, do t'jua sjell edhe një herë në vëmendje disa nga këto porosi, për të cilat shoqëria njerëzore ka nevojë pa dallim feje, etnie, race a vendi". Edhe duanë e namazit të Kurban-Bajramit e bëri Myftiu Naim ef. Tërnava.

## HYTBJA E MYFTIUT TË KOSOVËS



## MR. NAIM TËRNAVA, ME RASTIN E KURBAN – BAJRAMIT

### E MBAJTUR NË XHAMINË "SULLTAN MURAT" TË PRISHTINËS

Kurani është libër që u është zbuluar njerëzve si një udhëzim, për të përvetësuar sjellje e moral të mirë. Ky moral është i mbështetur në koncepte, si dashuria, dhembshuria, toleranca dhe mëshira. Islami është fe që i është shpallur njerëzimit me qëllimin e dhurimit të një jete paqësore, nëpërmjet së cilës të pasqyrohen në tokë, mëshira dhe bamirësia e pafund.

Veçoritë e shumta njerëzore reflektojnë moral, mëshirë, dhembshuri, drejtësi, ndershmëri, falje, përkushtim, sakrificë e durim. Prandaj, me të drejtë, njeriut i takon të sillet mirë ndaj njerëzve, të përpiqet të kryejë vepra të mira dhe të rrezatojë mirësi.

E këto porosi më së miri janë konceptuar në hytben lamtumirëse në Haxhin e fundit të Muhamedit a.s., para më se 100 mijë haxhinjve të tubuar në Arafat para 14 shekujsh. Këto porosi janë aktuale edhe sot dhe kështu do të jenë deri në Kiamet, ngase burojnë nga njeriu i cili në vazhdimësi ishte i inspiruar nga i Madhi Zot, prandaj unë, para jush, sot në këtë ditë feste, do t'jua sjell edhe një herë në vëmendje disa nga këto porosi, për të cilat shoqëria njerëzore ka nevojë pa dallim feje, etnie, race a vendi.

Para se t'jua rikujtoj këto porosi, po ju lexoj edhe këtë porosi kuranore: "All-llahu xh. sh. thotë: "O ju njerëz! Vërtet Ne ju krijuam prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek All-llahu më i ndershmi nga ju është ai që është ruajtur më tepër, e All-llahu është shumë i Dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." (El-Huxhurat-13.). Kurban - Bajrami duhet të trokasë në kujtesën tonë, për të na rikujtuar Haxhin lamtumirës të Muhamedit a.s. dhe mesazhin e tij drejtuar mbarë njerëzimit.

Prandaj, të nderuar vëllezër, dëgjoni porositë e Muhamedit a. s. drejtuar mbarë njerëzimit:

- Ruani, respektoni dhe nderoni vlerën e personalitetit njerëzor.
- Njeriu është krijesë madhështore e Allahut dhe mjerë për atë që nënçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së Allahut.
- Ju, o njerëz, pashmangshëm dhe pakthyeshëm do t'I ktheheni Allahut të Amshueshëm dhe Ai do t'ju thërrasë në përgjegjësi për veprat dhe punën tuaj.
- Gjakmarrja është e ndaluar, të gjitha akuzat e këtilla që rrjedhin nga koha para Shpalljes së fundit, anulohen.

- Nëse borxhliu juaj është në vështirësi, shtyjani afatin e pagimit, ndërsa, nëse jeni në gjendje t'ia falni borxhin, kjo është edhe më e mirë për ju.

- O ju besimdrejtë! O ju njerëz ! Frikësojuni asaj dite, e cila me siguri do të vijë, kur të gjithë do të vini para Allahut, i cili është i vetmi Gjykatës Suprem, dhe ku ju pret Drejtësia Absolute.

- Kur të obligoheni që një borxh ta paguani me kohë dhe kur të bëni marrëveshje, të gjitha bëni me shkrim, me saktësi dhe besnikërisht theksoni afatin e pagimit…

- O të vdekshëm! Duani dhe dëgjoni Zotin, Krijuesin e tërë materies dhe jomateries, i Cili krijoi meshkuj e femra, prej të cilëve zhvillohet gjinia njerëzore.

- Frikësojuni Allahut, në ndihmën, prehjen dhe mëshirën e të Cilit jemi të gjithë të udhëzuar. Ne jemi të vdekshëm, të cilët për çdo çast jemi gjithnjë e më afër vdekjes dhe takimit me Të, me Allahun e Amshueshëm, me Gjykatësin e Drejtë.

- Respektoni farefisin. Besnikërisht përmbushni detyrat dhe obligimet që janë ndërmjet burrit e gruas, ndërmjet prindërve e fëmijëve. Fëmija e fiton Xhenetin nën këmbët e nënës së tij.

- Ruajuni prostitucionit, tradhtisë bashkëshortore dhe xhelozisë. Prostitucioni dhe tradhtia bashkëshortore janë mëkat i rëndë, kurse xhelozia të çon nga përçarja në martesë.

- Martohuni me ato që i doni, e kur vullneti i Zotit ju bashkon, atëherë respektohuni, duhuni, në dashuri dhe harmoni.

- O bashkëshortë! Silluni ndaj grave tuaja me shumë mirësi dhe dashuri…

- O besimdrejtë! Largohuni nga ngatërresat dhe përgojimi.

- Ata që u bëjnë shpifje grave të ndershme, le të jenë të mallkuar në të dy botët.

- Mos kërkoni shkurorëzim pa shkaqe të arsyeshme, sepse prej të gjitha gjërave që Allahu ka lejuar, më së tepërmi e urren shkurorëzimin.

- Gratë tuaja ju janë dorëzuar juve në besë të Zotit. Respektoni, o besimdrejtë, atë amanet të Zotit.

- O ju njerëz! Sot djalli i mallkuar është i dëshpëruar, sepse ka pasur humbje dhe nuk mund të ndikojë më ndaj jush. Ju megjithatë bëhuni të kujdesshëm që ai i mallkuar, të mos ju lajthitë as në gjërat më të vogla.

- O besimdrejtë! Kur caktoni dhe mbani ndërmjet jush trashëgiminë, bëhuni të drejtë dhe përmbajuni Librit të Allahut. Ruani pasurinë e të miturve, të paaftëve dhe të atyre me të meta mendore.

Me robërit dhe shërbëtorët silluni në mënyrë njerëzore, ushqeni ata, sikur që ushqeni veten, vishni ata sikur që vishni veten. Nuk guxoni t'u bëni keq e as t'i keqpërdorni, edhe ata janë njerëz, edhe ata janë shërbëtorë të Zotit.

- O besimdrejtë! Ta dini dhe të mos harroni, se të gjithë besimtarët janë vëllezër. Ju të gjithë jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe detyra, nuk ka kurrfarë përparësie arabi ndaj joarabit, dhe as joarabi ndaj arabit, as i ziu ndaj të kuqit, e as i kuqi ndaj të ziut, përveçse me devotshmëri. Të gjithë jemi pasardhës të Ademit, e Ademi është prej dheut.

- O besimtarë! Duhet të kujdeseni, të duheni dhe të ndihmoni, nuk guxoni të ofendoni njëri-tjetrin, dhe as t'i merrni diçka me dhunë njëri- tjetrit, këto janë mëkate të rënda.

Përkushtojani Islamit jetën tuaj dhe në punën për Islamin jepni prej vetes gjithçka që mundeni. Kurrë mos shkelni të drejtën dhe nderin e askujt. Vetvetes mos i bëni dhunë. Mos harroni se mëshira është nga bazat kryesore të Islamit.

- O ju njerëz! Dëgjoni ç'po ju them, dhe mbani mënd mirë. Unë po jua lë Librin e Allahut - Kuranin, i cili, nëse i përmbaheni, do t'ju ruajë gjithnjë që të mos e humbni rrugën e drejtë, rrugën e drejtësisë dhe të së vërtetës. Kurani është Libër i qartë dhe i shenjtë, vepër e vërtetë e Allahut, Fjalë e Tij, për vërtetësinë e të cilit nuk ka dyshim.

- Para vetes e keni tërë jetën time, fjalët dhe veprat e mia. Gjithçka që kam folur e punuar, jam përpjekur që ato të jenë në përputhshmëri të plotë me Urdhrat e Allahut. Ju, me të vërtetë, nuk do të lajthitni përderisa t'i përmbaheni Kuranit dhe Synetit tim.

- O besimdrejtë! Folni gjithë të vërtetën e pastër. Urrejtja të mos ju largojë asnjëherë nga rruga e të drejtave dhe drejtësisë. Drejtësia është motra e devotshmërisë. Frikësojuni Allahut! Ai sheh punën tuaj.

- O ju njerëz! E dëgjuat porosinë time, futeni në zemrat tuaja e në jetën tuaj. Të gjithë ata që kanë dëgjuar fjalët e mia, le t'ua përcjellin atyre që nuk i kanë dëgjuar! Sepse prej atyre mund të ketë më të kuptueshëm se vetë dëgjuesit". Pastaj zbriti ajeti i fundit: "..Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe…. " (El-Maidetu, 3). Pra të gjithëve, me fat festa e Kurban - Bajramit dhe festa e Flamurit"!

# PRITJE URIMI NGA MYFTIU I KOSOVËS, MR. NAIM TËRNAVA, ME RASTIN E FESTËS SË KURBAN-BAJRAMIT










Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava në selinë e BI-dsë të Kosovës, erdhën:

Nga institucionet:
Kryeministri – Hashim Thaçi; Kryetari i Kuvendit të Kosovës - Jakup Krasniqi; Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës - Dodë Gjergji; Komandanti i FSK-së Gjenerallejtënant- Sulejman Selimi; nga Presidenca qenë këshilltarët - Naim Jerliu e Xhavit Beqiri.

Nga kori diplomatik:
Ambasadori i Turqisë në Kosovë - z. Metin Hysrev Ynle; Ambasadori i Shqipërisë në Prishtinë - z. Islam Lauka.

Nga partitë politike:
Kryetari i AKR-së Behgjet Pacolli; Kryetari i AAK-së Ramush Haradinaj;
Kryetari i PD-së Ferid Agani; një delegacion nga PSD i kryesuar nga znj. Kaçusha Jashari, Behxhet Shala nga KMLDNJ. (R.SH.)

Mr. Samir B. AHMETI

# AZERBAJXHANI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Azerbaijan.
- Emri zyrtar: Azerbajxhan.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 86,600 km$^2$.
- Numri i banorëve: 8,120,247 (2007).
- Dendësia: 95.6 banorë në 1 km$^2$.
- Myslimanë: 95% (prej tyre - 85% shiitë dhe 15% sunitë), kurse 5% janë të krishterët - rusë dhe ermenë, si dhe një përqindje e vogël hindusë e hebrenj.
- Kryeqyteti: Baku.
- Qytetet e tjera kryesore: Ali Bajramli, Ganja, Mingachevir, Sumqajit, Shaki.
- Grupet etnike: 90,6% azerë, 2.2% dagestanezë, 1.8% rusë, 1.5% armenë, 3.9% etni të tjera.
- Gjuhët kryesore: Azerishtja (zyrtare), rusishtja dhe ermenishtja.
- Njësia monetare: Manat 1 AZN = 0.829582 EUR.
- Viti i pavarësisë: 1991.

Festë kombëtare: 28 maji (1918).



POZITA GJEOGRAFIKE:

Azerbajxhani është shtet aziatik, i cili shtrihet në pjesën jugperëndimore të kontinentit dhe në bregun jugperëndimor të detit Kaspik (i cili quhet edhe liqen, ngase është i mbyllur dhe nuk lidhet me asnjë det tjetër). Kufizohet nga veriu – me detin Kaspik në një gjatësi 800 km dhe me Dagistanin (Rusinë) 284 km; nga veriperëndimi me Gjeorgjinë 322 km; nga lindja – me detin Kaspik; nga jugu – me Iranin 611 km; nga jugperëndimi - me Armeninë 787 km dhe me Turqinë 9 km. Vija kufitare e Azerbajxhanit me Turqinë kalon përmes rajonit autonom Nakiçevan, i cili ka popullsi myslimane dhe është pjesë e këtij shteti, me rreth 300 000 banorë e me sipërfaqe 5 500 km$^2$. Nakiçevani llogaritet një enklavë, që gjendet midis Iranit, Turqisë dhe Armenisë[2].

Universitetet më të njohura në Azerbajxhan janë: Universiteti i Inxhinierisë dhe Ndërtimtarisë i Azerbajxhanit,Universiteti i Ekonomisë i Azerbajxhanit,Universiteti Qeveritar Baku,Universiteti i Mjekësisë i Azerbajxhanit, Universiteti i Teknologjisë i Azerbajxhanit, Universiteti i Gjuhëve[3].

Azerbajxhani ka gjithsej 36 aeroporte, 27 prej tyre janë të asfaltuara, kurse të tjerat të paasfaltuara. Po ashtu ka edhe rrugë hekurudhore dhe porte detare[4].

Baku: Është kryeqyteti i Republikës së Azerbajxhanit dhe konsiderohet qyteti më i madh i Republikës, i cili mbulon një sipërfaqe prej 2.200 km$^2$ dhe shtrihet në bregun e detit Kaspik e në pjesën jugore të gadishullit Absheron. Sipas regjistrimit të popullsisë të vitit 2005, në Baku jetonin 2 milionë banorë. Ky qytet, llogaritet edhe si qendër shkencore,



kulturore dhe industriale e vendit, ngase aty qe hapur universiteti i parë, ashtu sikurse qe botuar gazeta e parë, qe bërë operacioni i parë kirurgjik dhe qe realizuar dhoma e parë e bibliotekës për lexim. Më vitin 2009 Organizata e Konferencës Islamike qytetin Baku e ka zgjedhur kryeqytet të Kulturës Islame. Baku u binjakëzua me këto qytete: Izmir (Turqi), Naibol (Itali), Dakar (Senegal), Sarajevë (Bosnjë e Hercegovinë), Bordo (Francë), Basra (Irak), Hjuston (ShBA) dhe me Mainc (Gjermani)[5].

HISTORIA E AZERBAJXHANIT

Në shekujt 3 e 4 të erës sonë, Azerbajxhani ndodhej në kufijtë midis shtetit Sassani në Persi dhe atij të romakëve, prandaj betejat ndërmjet atyre dy shteteve kishin shkaktuar dëme të mëdha në trojet e Azerbajxhanit. Azerbajxhani mbeti gjithashtu një vend i hapur, për t'u strehuar aty fiset nomade turke, që vinin nga veriu, si dhe lëvizje të tjera duke përfshirë edhe ato nga sulmet eventuale të khazarëve dhe

të hunëve. Ndërsa, në vitin 22 h / 642 (në kohën e halifit Umer ibn Hat-tab) myslimanët arabë hynë për herë të parë në Azerbajxhan dhe e çlirua atë, për ta bërë pjesë të Botës Islame. Kurse, që nga shekulli 11 Azerbajxhani hyri nën sundimin e turqve oguzë të dinastisë së Selxhukëve. Ndërkaq, tatarët në vitin 617 h. / 1220 m., me sulmet e tyre barbare u orientuan drejt perëndimit të detit Kaspik, pikërisht aty ku gjendej krahina islame e Azerbajxhanit. Ata, gjatë rrugës kaluan përreth qytetit Tibriz (atëherë ka qenë qytet i Azerbajxhanit, kurse tani është një nga qytetet veriore të Iranit të sotëm), aty ku prijësi i atëhershëm i Azerbajxhanit Uzbek ibn El Behlevan, kishte selinë e tij, i cili kishte vendosur të bënte paqe me tatarët, ngase nuk mendonte t'i luftonte ata dhe aq më pak t'u bënte rezistencë. Perandoria Ruse e pushtoi Azerbajxhanin në vitin 1806. Më vonë Azerbajxhani u bë i pavarur, duke u krijuar Republika Demokratike e Azerbajxhanit, më datën 28 maj 1918, dhe që si të tillë e kishte njohur Qeveria komuniste e Rusisë. Parlamenti i parë i Azerbajxhanit përbëhej prej gjithsej 97 deputetësh, prej tyre 84 myslimanë, 11 rusë dhe 2 armenë. Por, vetëm dy vjet më vonë, Bashkimi Sovjetik e pushtoi Azerbajxhanin dhe, më 30 dhjetor 1922, e bashkoi me Armeninë dhe Gjeorgjinë, për t'u bashkuar të tri republikat në një republikë të vetme. Me këtë ndërhyrje dhe me pushtimin e rezervave të naftës të Azerbajxhanit, rusët realizuan ëndrrën e tyre. Menjëherë pastaj, rusët mbyllën edhe të gjitha xhamitë dhe shkollat fetare (medresetë), si dhe patën sukses në vendosjen e sistemit ateist në këtë vend. Mirëpo, në vitin 1936, të tri këto vende u ndanë si republika të veçanta të Bashkimit Sovjetik. Ndërsa, më 30 gusht 1991, Azerbajxhani u nda nga Bashkimi Sovjetik, duke deklaruar pavarësinë e vet. Republika e Azerbajxhanit në OB u pranua më 9 mars 1992 [6].



## PËRHAPJA E ISLAMIT NË AZERBAJXHAN

Para ardhjes së fesë islame në Azerbajxhan, popullata ishte nën sundimin sasanian të Perandorisë Persiane, kurse fe të tyre kishin fenë ziradeshtije (mexhusije) dhe atë të krishterë. Ardhja e Islamit aty kishte ndodhur përmes përfaqësimit që bëhej nga fushatat e dërguara, që prej kohës së Umer ibn el-Hatabit. Fushata e parë ka qenë nën udhëheqjen e Utbe ibn Ferkadit, kur myslimanët lidhën paqe me Merzebanin – guvernator i rajonit. Pastaj aty kishte arritur edhe Hudhejfeh ibn Jemani në krye të fushatës tjetër, kur çliroi Erbilen, duke bërë paqe me popullin e saj. Mandej kishin pasuar edhe fushatat e tjera nën udhëheqjen e Mugire ibn Shu'bes, Esh'ath ibn Kajsit dhe Suraka ibn Umerit. Dhe pas këtyre fushatave, filloi vendosja dhe përhapja e vërtetë e Islamit, veçanërisht pasi Esh'athi bëri përzgjedhjen e myslimanëve dhe vendosjen e tyre në Erbil si banorë të atij vendi. Mandej aty do të vinin edhe myslimanë të tjerë të fiseve arabe nga Egjipti dhe Shami, për t'u vendosur në Erbil. Kështu qyteti Erbil u shndërrua në një Qendër Islame, ku Islami mposhti mexhusët brenda një periudhe më pak se 10 vjet. Në kohën e sundimit të emevinjve përhapja e fesë islame mori përmasa të mëdha, veçanërisht me rastin e ardhjes së myslimanëve të rinj në këto troje. Mandej Shtetit Islam iu bashkua edhe Armenia në kohën e halifit Hisham ibn Abdul Melik, gjegjësisht nën komandën e Xherrah ibn Abdil-lahit, i cili udhëhoqi ushtritë myslimane për të çliruar vise të tjera në bregdetin e detit Kaspik, gjegjësisht në veri të Azerbajxhanit. Kështu, në shekullin II hixhri sundimi i Islamit në Azerbajxhan ishte bërë gjithëpërfshirës dhe rezultati i ndikimit islam në këtë vend ishte lulëzimi i qyteteve islame, siç ishin qytetet Verthan dhe Berzend. Me Islamin u përhap edhe gjuha arabe. Pra, e tillë ishte procedura e përhapjes së Islamit në rajonin e Azerbajxhanit, më e shpejtë sesa kishte ndodhur në vendet e tjera fqinje. Në kohën e sundimit të abasitëve, prosperiteti i thirrjes islame vazhdoi edhe më tutje. Kur Jezid ibn Usejd Es-silmi u caktua si mëkëmbës në zonën e kufijve veriorë, ai zgjodhi Azerbajxhanin si bazë, për të zgjeruar Islamin në veri, dhe kështu vazhdoi roli i Azerbajxhanit, si një bazë

për të përhapur Islamin në rajon. Në shekullin V hixhri kjo zonë u sundua nga Selxhukët, të cilët do të pasoheshin nga mongolët, të cilët Azerbajxhanin e kishin bërë pjesë të perandorisë së tyre. Më vonë aty do të vinte sundimi i Perandorisë Osmane. Gjuha e popullit azerbajxhanas është e ndarë në dy dialekte, në dialektin verior dhe në atë jugor, por që të dyja i përkasin grupit të gjuhëve turke. Gjuha e këtij populli, para se të zbatohej alfabeti i gjuhës ruse, ishte shkruar me shkronja arabe. Përqindja e shpitëve në Republikën e Azerbajxhanit, afërsisht më shumë se 70% është e popullsisë së Republikës së Azerbajxhanit, kurse e jo-shiitëve, janë sun-nij dhe kryesisht të shkollës hanefite, por ka edhe të shkollës shafiite. Ata, si edhe banorët e tjerë të Azerbajxhanit, flasin gjuhën azerbajxhanase, me origjinë turke[7].

KLIMA

Klima në Azerbajxhan është shkretinore në përgjithësi, me përjashtim të disa fushave jugore dhe lindore, si dhe të zonave të larta në malet veriore. Temperaturat në Azerbajxhan, veçanërisht në kryeqytetin Baku, gjatë muajve të verës (6 deri 8 muaj) sillen afërsisht në mes 20 e 30 gradë Celsius, gjatë ditës, duke bërë rënie në 18 gradë Celsius në mbrëmje. Ndërsa, pjesa tjetër e vitit, është shumë e ftohtë, sepse bora arrin të mbulojë shumë zona të Azerbajxhanit[8].

GJENDJA EKONOMIKE

Azerbajxhani, në aspektin ekonomik, llogaritet një shtet industrial-agrar, i cili që nga pavarësimi nga Bashkimi Sovjetik, u bë republikë me orientim drejt tregut të lirë. Pasuritë tokësore në vend përmbajnë rezerva të mëdha dhe të shumta, siç janë: nafta, gazi natyror, hekuri dhe energjia. Ai importon prodhime industriale. Azerbajxhani, si republikë e pasur me naftë, kur ishte nën sundimin e Bashkimit Sovjetik, konsiderohej burimi kryesor i tij, dhe kjo kishte vazhduar gjithnjë derisa u zbuluan rezerva të mëdha të naftës në rajone të tjera të Bashkimit Sovjetik, dhe sidomos në Siberi, ku u gjetën rezerva gjigante të naftës. Për këtë shkak filloi të binte rëndësia e burimeve të naftës në Azerbajxhan, mirëpo, prapëseprapë cilësia e naftës që nxirret në burimet e Azerbajxhanit, e rrit rëndësinë e këtyre burimeve[9].





(1) Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 20. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f:. 58, 59. Logos-a, 2009, Shkup. ATLAS islamskoga svijeta / redakcija i autori tekstova Ahmet Alibasiç ...; f:. 33. Sarajevë, 1004. (2) - Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 20. Dasara, 2007, Tiranë. http://www.moqatel.com/openshare/Behoth/Dëal-Modn1/Azerbaijan/Sec02.doc_cvt.htmhttp://ar.ëikipedia.org/ëiki (3) -http://seenjeem.maktoob.com/question?category_id=73&level=L2&question_id=2886 (4) - Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f:. 59. Logos-a, 2009, Shkup.(5) -http://sq.ëikipedia.org/ëiki/Baku http://ar.ëikipedia.org/ëiki(6) - Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 20, 21. Dasara, 2007, Tiranë. Dr. Shevki Ebu Halil; Atlesu Duveli –l- Alemi –l- islami, f:. 9. Botimi i parë. Darul Fikr, 1422 h / 2001 m, Damsk. Dr. Ragib Es-serxhani; Kis-satu T-tetar minel bidajeti ila Ajni Xhaluti, f:. 42. Botimi i parë. Mues-sisetu Ikre'ë, 1427 h / 2006 m, Kajro. http://ëëë.hanein.info/vb/shoëthread.php?t=132249 http://alëelaya.8m.net/muslim4.htm http://ëëë.nationsencyclopedia.com/Asia-and-Oceania/Azerbaijan-HISTORY.html (7) - http://ar.ëikipedia.org/ëiki (8) - Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 20. Dasara, 2007, Tiranë. http://www.uaegoal.com/vb/shoëthread.php?t=93962 http://ar.ëikipedia.org/ëikihttp://ëëë.islamicneës.net/Common/VieëItem.asp?DocID=49868&TypeID=2&ItemID=292 (9) - http://sq.ëikipedia.org/ëiki/Azerbajxhani Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 21. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f:. 58, 59. Logos-a, 2009, Shkup. Dr. Shevki Ebu Halil; Atlesu Duveli –l- Alemi –l- islami, f:. 9. Botimi i parë. Darul Fikr, 1422 h / 2001 m, Damsk. http://sq.ëikipedia.org/ëiki/Historia_e_Azerbajxhanit.

Besart SHALA

# Jeta dhe veprimtaria shkencore e Ibn Shatirit



Ebu'l-Hasan Ala Al-Din Ali Ibn Ibrahim Ibn el-Shatir, u lind në vitin 1304 në Damask të Sirisë.[1] Ai ishte një shkencëtar arab mysliman, astronom, matematikan, inxhinier, zbulues dhe inovator, i cili pjesën më të madhe të jetës së tij e kaloi duke punuar si muvakkit[2] në xhaminë qendrore të Emevinjve në Damask.

Ibn Shatiri qysh në rini tregoi zgjuarsi dhe interesim për nxënie të diturisë, prandaj kishte vendosur të vizitonte qendrat intelektuale si: Aleksandrinë dhe Egjiptin, ku në Kajro studioi astronominë dhe matematikën. Megjithatë, formimin intelektual dhe afirmimin i arriti në Damask, ku zhvilloi veprimtarinë e tij shkencore. Vdiq në vendlindjen e tij më 1375.[3]

## KONTRIBUTET SHKENCORE

Që nga shekulli i dytë p.e.r. e deri në periudhën e mesjetës, mund të themi se autoriteti kryesor shkencor në fushën e astronomisë ishin teoritë e filozofit grek Klaud Ptoleme.

Që të gjitha përpjekjet për hulumtimet shkencore dhe studime në fushën e astronomisë, bazoheshin në veprat e Ptolemeut, nga të cilat duhet veçuar punimi Almagest, në të cilin trajtohej edhe tema e lëvizjeve planetare, ku modeli i tij planetar (edhe pse me defekte të shumta), konsiderohet të jetë edhe kontributi i tij kryesor shkencor, i cili do të pasohej për shekuj me radhë. Mirëpo e tërë kjo do të ndryshonte me ardhjen në skenë të dijetarëve myslimanë, të cilët ruajtën veprat shkencore të grekëve, të cilave u kanosej rreziku për shkatërrim nga fundamentalizmi religjioz i krishterë, meqë këto mësime binin ndesh me doktrinat e kishës katolike. Po, shkencëtarët myslimanë, përveç qëllimit për të ruajtur trashëgiminë shkencore të grekëve, gjatë interpretimit të tyre, ata korrigjuan dhe përplotësuan në masë të madhe ato punime. Shembull i kësaj është edhe dijetari Ibn el Shatir, i cili në veprën e tij të famshme Kitab nihajat el-sul fi tashih el-usul (Shtegtimi i fundit për sa i përket korrigjimit të parimeve), në mënyrë drastike reformoi modelet e Ptolemeut për Diellin, Hënën dhe planetët, duke bërë prezantimin e vet origjinal që e eliminoi epiciklin në modelin diellor, dhe kjo eliminoi ekscentrikën dhe ekuantin[4] duke prezantuar epicikle shtesë në modelet planetare përmes Dyshes-Tusi, dhe kjo eliminoi të gjitha ekscentrikat, epiciklet dhe ekuantet në modelin hënor.

Përderisa modelet e shkollës Maragha ishin po aq të sakta sa ishte edhe modeli i Ptolemeut, modeli planetar i Ibn Shatirit ishte i pari që doli të ishte superior ndaj modelit të Ptolemeut, për sa i përket përputhshmërisë më të madhe me faktet shkencore. Një e arritur tjetër e Ibn Shatirit është edhe ndarja e filozofisë natyrore nga astronomia, dhe refuzimi i modelit të Ptolemeut më tepër në baza shkencore sesa filozofike.

VEPRIMTARIA E IBN SHATIRIT SHËNOI KTHESË NË ASTRONOMI, DHE AJO MUND TË KONSIDEROHET SI REVOLUCION SHKENCOR PARA SE TË NDODHTE RENESANCA

Për dallim nga astronomët e tjerë të kohës së tij, Ibn Shatiri nuk mbështetej aq në parimet teorike të kozmologjisë, filozofisë natyrore apo fizikës së Aristotelit, por u angazhua në punimin e një modeli i cili përputhej më tepër me vrojtimet empirike, dhe kjo ishte esenca e konceptit të tij planetar. Veprimtaria e Ibn Shatirit shënoi kthesë në astronomi, dhe ajo mund të konsiderohet si revolucion shkencor para se të ndodhte renesanca.

Në dallim nga astronomët e mëparshëm, Ibn Shatiri, në përgjithësi, nuk kishte vërejtje filozofike ndaj astronomisë së Ptolemeut, mirëpo, edhe pse kishte admirim për punën e tij, ai nuk mund të anashkalonte vakuumet e mospërputhjes, kështu që vazhdoi rrymën arabe të kritikës së astronomisë të ilustruar me shembuj konkretë nga vrojtimet e tij. Ai ishte astronomi i parë që prezantoi eksperimentimin në teorinë planetare, sepse ai testonte vazhdimisht modelet e Ptolemeut dhe, nëse asnjë prej tyre nuk përputhej me të dhënat nga vrojtimet e bëra, atëherë formulonte modelin e tij origjinal, i cili ishte konform me ato vrojtime.

Edhe pse për sistemin e tij ka rezerva se mund të jetë gjeocentrik,



ai eliminoi ekuantin dhe ekscentrikën e Ptolemeut, kurse detajet matematikore të tij ishin identike me ato të Kopernikut, që janë paraqitur në veprën De Revolutionibus. Koncepti i tij planetar dhe teoria mbi lëvizjet hënore, nuk dallonin nga ato që iu atribuuan Kopernikut afro 150 vjet më vonë. Për këtë arsye besohet se modelet e Ibn Shatirit u adaptuan nga Koperniku në modelin heliocentrik. Po ashtu dihet se diagramet e Kopernikut për modelin e tij heliocentrik, përfshirë edhe shenjimet e pikave, ishin pothuajse identike me diagramet dhe shënimet e përdorura nga Ibn Shatiri për modelin e tij planetar, dhe është evidente që Koperniku përdori të njëjtin koncept të lëvizjeve, për të prezantuar modelin e tij planetar me Diellin në qendër, që na bën të kuptojmë se Koperniku ishte në dijeni për punën e Ibn Shatirit.

## IBN SHATIRI KONSTRUKTOI ORË TË MREKULLUESHME DIELLORE PËR XHAMINË E EMEVINJVE NË DAMASK

Një punim tjetër shumë me rëndësi, ku Ibn Shatiri diskuton çështjet dhe teoritë astronomike, është edhe vepra e tij Zixh Ibn Shatir (Doracaku i astronomisë), ise skur quhet nganjëherë El zixh el xhedid, e cila u përpilua me urdhër të Muratit I, i cili ishte sundues osmanli nga viti 1360 deri më 1389.

Në parathënien e këtij punimi, Ibn Shatiri përmend burimet e tij, siç janë: Maslamah Ibn Ahmed el Maxhriti, Ibn el Hajthem, Muhamed ibn Husein nga Granada, Nasir el-Din el Tusi, Mu'ajjad el Din el Urdi, Muhij el Din el Magribi dhe Kutb al Din el Shirazi.[5]

Ndër kontributet e tij të tjera shkencore, duhet të përmendet edhe arritja e tij që bëri me sukses përllogaritjen e pjerrtësisë së boshtit të Tokës, një zbulim që më 1365 arriti ta demonstronte me një saktësi të lartë se këndi i pjerrtësisë eliptike të boshtit të Tokës është 23 shkallë e 31 minuta[6], kurse vlera e saktë është kalkuluar nga shkencëtarët e shekullit njezet, e cila ishte e mundur të bëhej vetëm nëpërmjet kompjuterëve dhe vlera është 23 shkallë e 31 minuta e 19.8 sekonda, që do të thotë se vlera që kishte proklamuar Ibn Shatiri, dallonte për vetëm 19 sekonda e 8 të qindtat nga përllogaritja e bërë përmes teknologjisë bashkëkohore që posedojmë ne sot.

Përveç koncepteve planetare dhe përllogaritjeve astronomike, Ibn Shatiri dha kontribut të jashtëzakonshme edhe në konstruktimin e instrumenteve astronomike, duke bërë në këtë drejtim avancime substanciale.

Ibn Shatiri konstruktoi orë të mrekullueshme diellore për xhaminë e Emevinjve në Damask, një prej të cilave ishte e ngritur në minaren veriore të xhamisë. Instrumenti që ndodhet tash në këtë minare, është kopje identike, e cila është punuar në fund të shekullit XIX, kurse fragmente nga instrumenti origjinal ruhen në kopshtin e Muzeut Kombëtar, në Damask të Sirisë.

Orët diellore antike tregonin kohën me orë jo të barabarta; ato ndryshe quheshin edhe orë të përkohshme, të cilat ndryshonin sipas stinëve. Çdo ditë ishte e ndarë në dymbëdhjetë segmente të barabarta, si rrjedhim i kësaj orët ishin më të shkurtra në dimër e më të gjata gjatë verës. Ideja për të përdorur orët me gjatësi të njëjtë kohore gjatë tërë vitit, ka qenë zbulim i Ibn Shatirit më 1371, dhe kjo ishte bazuar në zhvillimet e bëra në trigonometri nga Muhamed el Bataniu. Ora e tij diellore ishte e punuar nga mermeri, kishte madhësinë 2 x 1 metra dhe kishte një sistem shenjash të gdhendura në mermer, që i mundësonte muvakitit ta lexonte kohën ekuinoksale, që nga agimi e deri në mbrëmje. Ky koncept i orëve diellore u paraqit në Perëndim 100 vjet më vonë.

Ora diellore me përmasa më të vogla, pjesë të instrumentit Përmbledhësi i Ibn Shatirit, tani gjendet në Aleppo. Ai është i përforcuar për një kuti që quhet Sanduk al-xhavakit (arka e thesarit), e cila ka përmasat 12 x 12 x 3 cm.[7] Ky instrument përdorej për të përcaktuar kohët e namazeve, si dhe për të përcaktuar meridianin lokal dhe drejtimin e Kibles.

Ibn Shatiri shkroi edhe mbi hartën yjore dhe konstruktoi astrolabin, të cilin e quajti Instrumenti universal, që e kishte përshkruar në veprën e tij Al-Ashi'a al-lāmi'a fī 'l-'amal bi-'l-āla al xhāmi'a, (Rreze ndriçimi mbi operimet me instrumentin universal). Një komentim kësaj vepre i pati bërë astronomi dhe inxhinieri i famshëm osmanli, Teki al Din, i cili e kishte futur në përdorim instrumentin universal në observatorin el Din të Stambollit gjatë viteve 1577-1580 dhe vlen të përmendim se një astrolab dhe një instrument universal që kishte konstruktuar Ibn Shatiri, kanë mbijetuar.



Librat e tij mbi astrolabin shërbyen si referim për shekuj me radhë në territoret e Shamit e Egjiptit dhe përgjatë tërë Perandorisë Osmane e vendeve të tjera Islame, meqë ishin të domosdoshëm për përcaktimin e kohëve të namazeve tek myslimanët.

Përveç punimeve ku bëhet fjalë rreth konstruktimit të instrumenteve të reja astronomike që kishte zbuluar vetë, Ibn Shatiri po ashtu kishte shkruar manuale, ku përshkruhej mënyra e përdorimit të këtyre mjeteve.

LIBRAT E TIJ MBI ASTROLABIN REFERIM PËR SHEKUJ ME RADHË NË TERRITORET E SHAMIT E EGJIPTIT DHE PËRGJATË TËRË PERANDORISË OSMANE E VENDEVE TË TJERA ISLAME

Nga zbulimet e instrumenteve të shumta astronomike, një vend shumë të rëndësishëm zë edhe instrumenti që njihet si Përmbledhësi, të cilin së pari e kishte konstruktuar Ibn Shatiri dhe u quajt kështu, sepse ishte shumëfunksional dhe shërbente për shumë qëllime. Ky mjet, në mes të tjerash, përmbante në vete një alhidade e orën diellore polare dhe më vonë, në Evropën e renesancës, u bë shumë i famshëm.



Ai kishte zbuluar edhe lloje kuadrantësh të rinj, siç ishte Kudranti i përsosur (el-rub el-tamm), që ishte përshkruar në traktatin e tij El-naf El-amm fi-l-'amal bil-rub el-tamm.

Punime të tjera të tij mbi instrumentet, janë edhe: Risalat al-istralab, Mukhtasar fi-l-amal bil-istralab..., Idah el-mughaijab fi-l-amal bil-rub el-muxhaijab, e të tjerë.

Një model i kuadrantit që kishte konstruktuar Ibn Shatiri për shejh Ali ibn Muhamed el-Darbandin, është i ruajtur deri më sot në Bibliotekën Kombëtare të Parisit.

Ai po ashtu shkroi mbi variacionet trigonometrike dhe punoi traktatin Bil nisaba el-sittinija, i cili bën fjalë për përpjesëtimin seksadecimal (të gjashtëdhjetë), që supozohet të ishte mbi thyesat e gjashtëdhjeta.

Ibn Shatiri ishte njëri ndër shkencëtarët më të mëdhenj gjatë historisë. Ai dha kontribut të jashtëzakonshëm në zhvillimin e shkencës e në modernizimin e saj dhe njëherësh, me intelektin e tij, krijoi shtigje të reja për kuptimin dhe interpretimin e astronomisë për gjeneratat që do të vinin shekuj më vonë.

(1) www.encyclopedia.farlex.com. 2. Funksioni i muvakkit-it ishte që nëpërmjet përllogaritjeve astronomike të determinonte kohët e namazeve.Ai ishte nëpunës i domosdoshëm i xhamisë dhe një dhomë e posaçme ishte e dedikuar vetëm për nevojat e tij. 3. www.encyclopedia.farlex.com. 4. Ekuanti (lat. Punctum aequans) është koncept matematikor i formuar nga Klaud Ptolemeu në shek. e II-të p.e.r. dhe ka shërbyer për të bërë përllogaritjen e lëvizjeve të trupave qiellorë. 5. George Sarton, Introduction to the History of Science, vol.III, Science and Learning in the Fourteenth Century, faqe 1525, botues: The Williams & Wilkins Company, për Carnegie Institution of Washington, viti i botimit 1948. 6. Po aty. 7. Helaine Selin, Encyclopaedia of the History of Science, Technology, and Medicine in Non-Western Cultures, faqe 413, botues: Kluwer Academic Publishers, viti i botimit 1997.

# KULTURORE



Ahmed R. RAMADANI

## E ku, po shkojmë?!...

**“ZOTI NUK E NDËRRON GJENDJEN E NJË POPULLI, PËRDERISA AI POPULL NUK E NDËRRON GJENDJEN E VET...” (ER-RRAD, 13).**

Sot, në kohën e rrjedhjes dinamike të gjërave, në kohën e kalimit të çështjeve, dukurive, gjendjeve, trendeve a kaheve nga një skajshmëri në skajshmërinë tjetër, përkatësisht nga një ekstrem në ekstremin tjetër, në mjedisin tonë ndodhin gjëra, dukuri a fenomene (në kuptimin negativ të fjalës), të cilat fare pak ose, thënë më mirë, hiç nuk na e

tërheqin vëmendjen, bile për disa as që çajmë kokën, thuajse ato nuk ndodhkan dhe as ekzistuakan, d.m.th. gjërat, dukuritë, posa nxjerrin krye, menjëherë marrin "vizë" pa asnjë problem në shoqërinë tonë, bëhet, si të thuash, një "ambientim" me to dhe më pas ato vërshojnë në segmentet e çdo pori të shoqërisë e përhapen me të madhe e mbijnë tamam si kërpudhat pas shiut, dhe më pastaj nuk ngurrojmë të japim "një mijë e një" argumente se "kjo" madje edhe "kjo" është "traditë" e moçme jona kaherë, por ja që okupimi (sic!) e ka bërë të veten dhe ne tani po e "zbulojmë" - d.m.th. po u kthehemi rrënjëve tona "autentike"... Ç'e do që "argumentet" (u thënçim argumente) nuk pinë ujë dhe janë ndër më anakroniket dhe më të palogjikshmet bërë ndonjëherë.

Në mijëvjeçarin e tretë që tashmë ka vite ta kemi shkelur, ne siç duket vazhdojmë të jetojmë me bagazhin e mykur: assesi t'i hapim sytë dhe të shohim se ja tashmë kanë filluar krimbat ta gërryejnë substancën tonë, për të cilën vetëm një Zot e di se kur dhe ku e ka mbarimin... Kuptohet dhe është krejtësisht e qartë se okupimi njëshekullor sllav dhe luftërat e fundit në këto hapësira e kanë pasur ndikimin e tyre dhe kanë lënë gjurmë e trauma të pashërueshme dhe plagë të thella, të cilat akoma vazhdojnë të kullojnë gjak... Por, kjo është nga i huaji, dhe është e qartë se i huaji, përveç gjakut, vdekjes, vajit dhe lotve, asnjë peshqesh tjetër nuk mund të të sjellë... Mirëpo, kaherë në urtësinë filozofike të popullit është thënë: "Atë që ia bën vetvetes-askush nuk mund të ta bëjë" – dhe aty duket sheshazi se fillon rruga e tatëpjetës sonë, që mjerisht kemi filluar ta marrim, druaj se pa kthim... Ideologjitë e ndryshme e të mugëta, trendet dhe kahet që po vërshojnë me të madhe mbarë globin e po përhapen dita-ditës në çdo rajon të botës, kuptohet që nuk kanë lënë pa prekur as nënqiellin tonë...



"MORALI ËSHTË THEMELI I KOMBEVE"

Sot, në kohën e sfidave nga më të ndryshmet, ne, si të thuash, jemi bërë gati një fenomen në vete. Kemi marrë një rrugë që fare s'e dimë ku e ka zanafillën e mos Zot më keq - aq më tepër se ku e ka mbarimin, ose cili është në të vërtetë stacioni ynë i fundit...

T'IA NISIM NGA SHTYLLA KRYESORE E NJË POPULLI: MORALI.

"Morali është themeli i kombeve" - thotë një fjalë e urtë. Derisa në të kaluarën ne shquheshim për virtyte dhe moral të lartë e të shëndoshë, realiteti jetësor i sotshëm, mjerisht na jep një tablo rrëqethëse: Ajka e kombit, shtylla kryesore që e mban gjallë një popull MORALI - ka pësuar një erozion e lëkundje të rëndë, saqë vetë themelet e ekzistencës sonë janë tronditur shumë. Në mjedisin tonë shfaqen gjëra a dukuri që kurrë nuk kanë qenë traditë jona dhe as që stërgjyshërit tanë kishin njohuri për to...

Për çfarë bëhet fjalë vërtet? Fjala është për dukuri të errëta, që nga dita në ditë, si lumi vërshojnë mes nesh. Ishim dëshmitarë të zhvillimit me të madhe të manifestimeve të ndryshme gazmore gjatë ditëve të verës së shkuar. S'do mend, është e natyrshme që pjesëmarrësit t'i gëzohen gazmendit të tyre dhe të këndojnë e të luajnë, mirëpo ajo që fatkeqësisht na ra në sy dhe tërhoqi vëmendjen tonë, ishte mënyra sesi zhvilloheshin ato manifestime. Harxhimet e shumta e pa vend në këtë kohë krize globale e skamjeje, defilimet e tyre rrugëve të qytetit si të çoroditur, lakuriq e të zhveshur... Ishin dukuri këto që, për një çast, duhet të na stopojnë, të mendojmë thellë dhe të pyesim ndërgjegjen tonë: Vallë, a ka qenë traditë jonë që vajza shqiptare-myslimane të ekspozojë trupin lakuriq në mes të rrugës para



një turme të tërë njerëzish?

O Zot, o Zot! Brenda natës po na rrënohen vlerat për të cilat dikur mburreshim para botës dhe të tjerët na merrnin si model të paprekshmërisë familjare.

Shundi, kiçi, pseudo-vlera, mediokriteti, ideja e shijimit dhe e konsumimit të gjithçkaje, mania e hapjes para çdo të huaji, - janë gjëra që po marrin hov me të madhe në mjedisin tonë. Lakmia për gjithçka, sa vjen e shtohet, harrojmë të vërtetën: "Lakmia është një pus pa fund, që e ezauron personin, në përpjekjen e pareshtur për të kënaqur nevojën pa e arritur kurrë kënaqjen." (Erich Fromm).

Ndjekja e epshit, për të cilin Platoni thoshte: "Valuptas omnium maxime vanilaqua." ("S'ka gjë më boshe se epshi.") - është në kulm. Në mjediset tona urbane, dhe veçanërisht në ato rurale (në fshatrat tona) me popullatë puro shqiptaro-myslimane, rendin një pas një (thuaja se garojnë kush më shumë) caffe-baret e natës me "bukuroshet" shqiptare, sllave, aziatike a djalli ta dijë se çfarë janë- të cilat u ofrojnë klientëve të vet (të rinjve tanë) "mish të bardhë", duke denigruar kështu tërësisht çdo normë, moral a vlerë jo vetëm kombëtare e fetare, po madje edhe etike njerëzore... Nuk ka kurrfarë dyshimi se tërë kjo është idiotizëm, çmenduri, destruktivitet dhe dukuri e shëmtuar, do të thosha sui generis. Dhe, gjërat vazhdojnë të ecin me monotoninë e zakontë: Pra, defilimi i vashave lakuriq rrugëve të qytetit dhe më gjerë, caffe-baret e natës me striptizeta në mes të fshatit - janë "virtyte" tona apo çfarë? E po, ku jeni burra, ku? "Pra ku jeni, nga shkoni?!" (El-Enfal, 26).

Pra, themeli i popullit: MORALI - është lëkundur thellësisht. Mirëpo, ja që të gjithë heshtim, thuaja se këto që përmenda më lart, po ndodhin diku larg nesh dhe jo aty te rruga, lagjja, te pragu ynë. Heshtim, siç duket harrojmë postulatin: "Heshtja është pajtim (miratim)." Heshtin intelektualët, "truri i kombit" është i "zënë me punë madhore"; lëviz siç duket një hap para e dy prapa- mbase është tepër i "zënë" me "fatet e mëmëdheut" dhe rreh ujë në havan duke debatuar për "shansin a momentin historik të kthimit tek rrënjët, gjegjësisht konvertimin në Krishterim, fenë e të parëve tanë" apo diskutojnë "tragjedinë që i ndodhi popullit tonë që nga dita kur pranoi Islamin-këtë incident tragjik(!)" dhe hedhja gurë e drurë në adresë të Islamit, thuaja se ai na qenka fajtori kryesor për dështimet tona të njëpasnjëshme. Turp i pashembullt që një çetë "intelektualësh" komplet të vihet në krye të një fushate denigruese, përçmuese e të egër kundërislame, d.m.th. "elita" e popullit të shajë, të fyejë e të përbuzë fenë e vet, të mohoj identitetin shpirtëror e kulturor të vetin, sepse, ta sulmosh fenë tënde, d.m.th. të mohosh vetveten tënde dhe të dalësh jashtë lëkurës sate (siç duket ne edhe në këtë aspekt nuk hezitojmë të japim fenomenin e më të çuditshmëve në botë...) Nga ana tjetër, heshtin edhe pedagogët, këta të fundit, të cilët do të duhej të ishin kuruesit e shpirtit, - heshtin... Heshtin sepse edhe këta merren me "çështje madhore intelektuale" dhe i ka kapluar mania e të qenit në poste (dekanë, rektorë, a kushedi çfarë), heshtin se mjerisht i ka trullosur 'materialja' (paraja). Mbase kishte të drejtë bejtexhiu ynë Hasan Zyko Kamberi, i cili para dy shekuj e gjysmë, fort bukur shprehej në vargjet:

*Dhe pashallarë, bejlerë*
*Edhe avamë të tjerë*
*Për para apënë krerë*
*Ja di kimenë parasë*

Heshtin, heshtin dhe assesi të luajnë rolin për të cilin edhe janë zotuar se do ta kryejnë: Kahëzimin e drejtë të popullatës...; heshtje pas heshtjeje, dështim pas dështimi, zhgënjim pas zhgënjimi...E, retë e zeza vazhdojnë edhe më tej ta mbushin qiellin tonë, sipas asaj: Pas stuhisë...përsëri re të zeza...Ne, mjerisht nga dita në ditë po zhbëhemi, po tretemi dhe rrokullisemi në greminë, thjesht kemi arritur gjer atje sa të mos mund të ndajmë shapin nga sheqeri, të keqen nga e mira. Punët, siç po venë, druaj se të na dalë për të mbarë, asnjë fushë e jetës nuk ka mbetur imune nga sindroma e përçarjes, meskiniteti a pseudovlera, thjesht është ngatërruar lëmshi dhe assesi të zgjidhet...Me te drejtë lind pyetja: Çfarë më tej? Kuptohet së pari duhet bërë një spiritual catharsis dhe kthim në vetvete, sepse, përndryshe, e nesërmja do të vij gjithqysh, e ne do të jemi ndoshta gjithçka tjetër, po vetëm vetvetja jonë jo... "Zoti nuk e ndërron gjendjen e një populli, përderisa ai popull nuk e ndërron gjendjen e vet..." (Er-Rrad, 11).

Ky shkrim imi modest nuk pretendon për t'i thënë të gjitha, përkundrazi... Është vetëm një ofshamë, e ofshames e së sotmes është një paralajmërim i gjëmimit të së nesërmes. "Ndryshoje veten - të ndryshohet historia; Ndryshoni vetvetet tuaja - ta ndryshojë Zoti gjendjen tuaj!" (Jusuf Kardavi). Dhe, pas tërë kësaj, me të drejtë shtrohet pyetja: E po, ku shkojmë, ku?!...

Hamdi NUHIJU

# Dituria- rruga e shndritshme!



Njeriu është një qenie homogjene midis shpirtit, trupit, midis horizontales e vertikales që kompletohet vetëm në brendësinë e kërkimit të diturisë. Atij i shfaqen forma të ndryshme të jetesës në këtë botë, përmes arsyes dhe logjikës. Aq të rëndësishme janë arsyeja dhe logjika, saqë ekziston një shkencë e tërë në të katër anët e rruzullit tokësor që quhet logjikë. Logjika e dallon njeriun prej krijesave të tjera! Gjithherë ai duhet t'i ketë parasysh tri kondidat e veprimtarisë, dijenbesimin-punën. Nuk i lejohet për asnjë moment të largoj (nga mendja dhe veprimi) njërin prej këtyre tri elementeve ose edhe të pajiset vetëm me njërin prej elementeve të lartpërmendura.

Njeriu gjatë tërë jetës së tij kërkon dituri, me qëllim që sa më lehtë të jetojë jetesën në këtë botë, po edhe të kuptojë esencën e krijimit të tij. Vetë Alija Izetbegoviç për njeriun thotë se mund të jetë një pikturë në vete, një tempull ose poezi. Esenca e një mendimi të këtillë tregon qartë për rolin e shumëfishtë të njeriut në këtë botë.

Ai nuk bën ta shohë veten vetëm në një sferë të shoqërisë dhe të rehatohet me këtë botëkuptim të tij.

Njeriu duhet ta përshtatë veten e tij me të tjerët në suaza të njohjes dhe punës

Madje ai as që guxon të mendojë domosdoshmërinë e të mosveprurarit në shoqëri në prishjen e klasave, ashtu si mendonin marksistët në kohën e tyre të sundimit në botë. Njeriu duhet ta përshtatë veten e tij me të tjerët në suaza të njohjes dhe punës. I zhveshur nga besimi, ai duket sikur të mos ekzistonte në mesin e njerëzve të tjerë, ose edhe të ekzistonte por të mos dallohej fare prej krijesave të tjera që nuk janë të pajisura me "logosin". Kjo zhveshje që paraqitet në uverturën e mendimeve është një pamje sakrale e njeriut primitiv që para daljes në gjah, vizatonte kafshët që do t'i therte për të pasur një forcë ose fuqi frymëzuese drejt realizimit të synimit. Shumë filozofë njeriun nuk e shohin shumë larg prej kafshës, porse e dallojnë përmes të qenit njeri, që ka nevoja dhe obligime. Një dallim esencial midis njeriut dhe kafshës është se kafsha dëshiron të jetojë me trup, kurse njeriu jeton me shpirt. Ky element nuk do të plotësohej në mendësinë e tij, po qe se nuk do të përfitonte nga mënyra sistematike e të mësuarit dhe të studiuarit. Ne nuk duhet që vetë mësimin ta bëjmë qëllim në vetvete duke harruar qëllimin e vërtetë. Mësimi, ose kërkimi i diturisë, është vetëm një mjet për të arritur qëllimin, arritjen e kënaqësisë së Allahut dhe jo qëllimin në vetvete. Fatkeqësisht në trojet tona dituria, nga një mjet për realizimin e qëllimit, është shndërruar në një qëllim në vetvete, prandaj edhe kemi shumë pak dituri.

Na ka treguar Ebu Ma`meri, këtij Abdu-l-Varithi, ky nga Halidi, ky nga Ikrime, e ky nga Ibn Abbasi, i cili ka thënë:"Pejgamberi a.s.. më përqafoi dhe më shtrëngoi, duke thënë: " O Zot, mësoja librin (diturinë)".[1]

Po u ndalëm pak në duanë e Pejgamberit a.s.., bërë për Ibn Abbasin r.a. dhe po e analizuam, do të na dalin para vetes shumë urtësi, mësime e forma të realizimit të kërkimit të diturisë në këtë botë.

Resulullahu a.s. e pa Ibn Abbasin si fëmijë dhe për të bëri këtë dua, duke ia dashur më të mirën, atë që e dallon prej të tjerëve, atë që e ngre përherë në këtë botë namin e tij. Ai nuk i dha nga pasuria e tij ndonjë pjesë të parave, për të blerë ndonjë gjë që do të gëzonte mentalitetin e fëmijës, por bëri duanë e sinqertë për t`ia mësuar librin. Të gjithë mund të përfundojnë se ka dituri pa dua, pa besim, pa Zot, por realiteti është krejtësisht ndryshe. Shumë studentë nëpër universitete, që nuk e kanë besimin e kompletuar në Allahun, mësojnë, marrin nota të larta në fakultete dhe nuk E falënderojnë Zotin për suksesin e realizuar. Të gjithë suksesin e tyre ia atribuojnë punës dhe mundit të dhënë. Madje në këtë mënyrë bëhen kryelartë në tokë dhe krenohen ndaj të tjerëve se



këta studentë janë më superiorë se të gjithë studentët e tjerë. Në fakt, si këtij studenti që është kryelartë, po edhe atij studenti që nuk është kryelartë, është Allahu i Plotfuqishëm ai Që ia ka mundësuar të studiojë dhe të garojë me të tjerët në rrugën e diturisë.

POZITA FINANCIARE PËR ASNJË MOMENT NUK DUHET TË JETË SHKAK QË NJERËZIT TË NGELIN PA KËRKIMIN E DITURISË

O Zot, mësoja librin, d.m.th. diturinë më të dobishme e cila i hap horizontet e meditimit, urtësisë në këtë botë, po edhe në botën tjetër. Duaja, në thelb, është shprehje e dashurisë për të tjerët, po edhe zbutje e zemrave tona. Duhet t'i frikësohemi jetës sonë pa dua! E veçanërisht duave që nuk përmbajnë urtësi e dituri! Shpirti dhe mendja jonë duhet të pajisen me këtë armë të fuqishme. Prania e jetës në mesin tonë dëshmon për anën e brendshme dhe lidhjen e drejtpërdrejtë vertikale me Krijuesin e botëve. Ai nuk është i padrejtë ndaj robërve të Tij. U përgjigjet lutjeve të sinqerta që dalin nga thellësia e nënshtrueshmërisë sonë ndaj Tij. Nuk guxojmë të jemi të paduruseshëm gjatë bërjes së lutjeve. Në vazhdimësi duhet t'i lutemi Zotit për çdo gjë, madje duhet të kërkojmë edhe aso gjërash që na duken të parealizueshme ose ëndrra.

Nuk guxon askush të privohet prej kërkimit të diturisë. Edhe vartësit tanë duhet të profesionalizohen dhe të kenë të drejtën e shkollimit dhe të kërkimit të dijeve. Pozita financiare për asnjë moment nuk duhet të jetë shkak që njerëzit të ngelin pa kërkimin e diturisë. Zaten, kërkimin e diturisë e kemi për obligim që të gjitha shtresat e shoqërisë. Kështu na ka mësuar Resulullahu a.s. Ai kishte një tretman të veçantë ndaj atyre robërve të luftës që duhej t'i lironte prej robërisë. Si kompensim të lirisë së tyre, ai u caktonte mësimin e shkrim-leximit të dhjetë myslimanëve. Ah, sa term i mirë, kompensim i lirisë sonë, mësimi i dhjetë vetave! Sikur ta kuptonim sot këtë veprim të Resulullahut a.s.. më drejt dhe më mirë, padituria do t'i merrte valixhet për të ikur diku tjetër.

Na ka njoftuar Muhammed b.Selami, atij Muharibiu, atij Salih b.Hajjami, atij Amir sh-Sha`biu, ky nga Ebu Burde, duke transmetuar nga babai i vet, i cili ka thënë:

Pejgamberi a.s. ka thënë:" Tre lloje të njerëzve do të kenë nga dy shpërblime: ithtari i librave të mëparshëm, i cili ka besuar pejgamberët e tij dhe e beson edhe Muhamedin a.s.; robi i cili e kryen detyrën e tij ndaj Allahut xh.sh., edhe ndaj zotërisë së tij, dhe njeriu i cili ka pasur shërbëtore të cilën e ka rritur dhe e ka mësuar mirë e kështu ka përmirësuar edukimin e saj arsimor, pastaj e ka liruar dhe e ka martuar. Këta do të kenë nga dy shpërblime".Pastaj Amir esh-Sha`biu ka thënë:" Ta kemi dhënë këtë sqarim, pa asnjëfarë kompensimi. Për njohuritë, bile më të vogla, shkohet madje deri në Medinë."

(1) Sahihu-l-Buhari në gjuhën shqipe, 1, Prishtinë 1994, f.138). (2) Ibid, f.160)

Mr. Aliriza SELMANI

# Medreseja e Gjilanit

## Vatër edukativo-arsimore fetare e kombëtare në Anamoravë

Me reformimin e arsimit të shtetit osman, nga gjysma e dytë e shek. XIX, të gjitha llojet e shkollave (mejtepet, medresetë, ruzhdijet, idadijet etj. ) ishin në kompetencë të Ministrisë së Arsimit, ndërsa me ligj ishin të caktuara kualifikimet e arsimtarëve, të ardhurat dhe obligimet e tyre. [1] Në qendër të vilajetit të Kosovës, në Shkup, ekzistonte Kuvendi Arsimor me drejtorinë e arsimit, e cila mbikëqyrte gjendjen arsimore në tërë vilajetin, pra edhe në kazanë (rrethin) e Gjilanit, dhe për këtë përgjigjej para Ministrisë së Arsimit. Ndërkaq, në kazanë e Gjilanit ekzistonte Komisioni i Arsimit prej tre vetash dhe inspektorit (mufetishit) të arsimit. [2] Të gjitha këto mundësuan që nga fundi i shek. XIX dhe fillimi i shek. XX, shkollat të ishin forcuar në mënyrë organizative dhe nga kuadrot. Kjo vërehet edhe në shtimin e numrit të shkollave fetare dhe të numrit të nxënësve edhe në kazanë e Gjilanit. Kështu, derisa sipas Sallnamesë së Prizrenit për vitin 1874, në Gjilan ekzistonin një sibijan-mekteb dhe një medrese, si dhe medreseja në fshatin Dobërçan, sallnameja e vilajetit të Kosovës për vitin 1887 (1304H.), e botuar në Shkup, flet për shtimin e numrit të sibijan - mektebeve, si në qytet ashtu edhe në fshatra, si dhe për shkollën "Ruzhdije" (progjimnaz) në Gjilan, me 36 nxënës, e cila pati punuar nga viti 1877-1912. Sipas Sallnameve për vitet 1893, 1896 e 1900/1 (1318H.), në tërë Kosovën kishte gjithsej 13 medrese dhe 7 shkolla ruzhdije, kurse në qytetin e Gjilanit asokohe punonin 5 shkolla zyrtare iptidaije-fillore, për djem e vajza, një ruzhdije me rreth 70 nxënës e tre mësimdhënës, dhe medreseja në Gjilan e Adem ef. dhe ajo në Dobërçan e Jusuf ef., me nga rreth 60 nxënës. Medreseja e Dobërçanit, pushoi së vepruari sapo filluan Luftërat Ballkanike.

Sipas Ulema Mexhlisit të Shkupit për vitin 1938/39, medreseja e Gjilanit ishte nga medresetë më aktive në Kosovë.

Në një dokument të vitit 1913 thuhet se kjo medrese ishte hapur para 60 vjetësh dhe në të shkolloheshin fëmijët e fshatrave të afërta e të largëta. [3] Sipas shtypit të kohës, një shkollë "ruzhdije", nga fundi i vitit 1910, ishte hapur edhe në Bujanoc ("Zakonitost", Shkup, nr. 53, më 19 dhjetor 1910. art. "Ruzhdija u Bujanovcu"). Ndërkaq Medreseja e Gjilanit do të vazhdonte të vepronte, në kushte dhe rrethana të ndryshme, deri në përfundimin e Luftës së Dytë Botërore dhe vendosjen e pushtetit sllavo-komunist në Kosovë. Kjo medrese, gjatë gjithë kohës, kishte një objekt përdhes me 22 dhoma në oborrin e xhamisë së vjetër "Atik", dhe ato shërbenin si dhoma mësimi, zyra për myderrizin etj.. Edhe kjo medrese, ashtu si të tjerat, ishte e tipit konviktor, ku shkolloheshin fëmijët nga rrethina dhe nga treva më larg. Në të punonin zakonisht nga dy apo tre mësimdhënës-myderrizë, të shkolluar në qendrat e ndryshme të arsimit dhe të kulturës islame. Në periudhën e fundit, drejtor dhe mësimdhënës të saj kanë qenë Adem ef. nga Tërnoci (deri më 1905), Haxhi Fehmiu (deri më 1912), Ymer ef. Janjeva (1912- 1916), Abdyrrahim ef. nga Llashtica më së gjati (prej vitit 1916- 1937), [4] për pak kohë Tahir ef. , kurse nga viti 1937 e deri në vitin 1944, domethënë deri në mbylljen e saj nga ana e regjimit komunist, në medresenë "Atik" të Gjilanit punonin zakonisht nga dy mësimdhënës, dhe ata ishin: mulla Hysen Salihu nga Përlepnica, mulla Shaip Hasani, mulla Idriz Hajrullahu, mulla Salih Mehmeti-Dobërçani, Mehmet ef. Sadiku nga Groshina (Shkup), dy të fundit nga viti 1939, dhe, të fundit, Haki ef. Sermaxhaj (1940-1944) dhe Malo Beci nga Shkodra, i cili jepte gjuhë shqipe dhe histori. [5]. Nga raportet e Ulema Mexhlisit të Shkupit për vitin 1938/39, shihet se Medreseja e Gjilanit ishte nga medresetë më aktive në Kosovë dhe disa nga mualimët e mësimbesimit, për arritje të suksesit në punë dhe aktivitete, me propozimin e Komisionit Mearife të Rrethit, kishin marrë shpërblimin në të holla nga Ulema Mexhlisi i Shkupit. [6] Gjatë Luftërave Ballkanike dhe Luftës së Parë Botërore, me okupimin serb, ishte paralizuar pothuaj në tërësi jeta institucionale e Bashkësive Fetare Islame në trojet shqiptare. Asokohe në Kosovë vepronin vetëm dy medrese: e Gjilanit dhe e Novi Pazarit. Në Medresenë e Gjilanit mësimet i vijonin 26 nxënës dhe mbahej nga vakëfi edhe nga vetë nxënësit si pagesë në natyrë.[7] Pas përfundimit të këtyre luftërave, jeta institucionale fetare pësoi ndryshime të pjesërishme nga koha osmane dhe u formuan myftinitë e qarkut (3 myftini) dhe të rretheve (11 myftini). Në rrethin e Gjilanit u formua myftinia që i takonte myftinisë së qarkut të Prishtinës, u formuan këshillat e vakëfit mearife të rretheve dhe imamatet e xhematit.[8]

### ILEGALISHT MËSOHEJ EDHE ABETARJA NË GJUHËN SHQIPE

Nga viti 1930 u bënë ndryshime në strukturën udhëheqëse profesionale të BFI, u konstituua Ulema Mexhlisi i Shkupit, i cili ushtronte mbikëqyrjen e tërësishme të jetës fetare islame (kul-

turë, arsim e administratë), "të viseve të Jugut", pra edhe të medreseve, hartimin e plan-programeve mësimore, caktimin e mësimdhënësve etj.. Të gjitha këto kryheshin përmes komisionit të vakëfeve mearife të rrethit si njësi administrative fetare, të cilat ishin të vetmet organe institucionale legale për shqiptarët myslimanë, ku komunikohej në gjuhën shqipe, dhe të cilat luajtën rol të rëndësishëm në ruajtjen e identitetit kombëtar shqiptar.[9] Me gjithë përpjekjet e Mbretërisë Jugosllave për t'i mbyllur të gjitha shkollat, edhe ato fetare, nga viti 1931 në Kosovë ishin lejuar të vepronin vetëm 8 medrese private, në mesin e të cilave dhe ajo e Gjilanit. Ministria e Arsimit kishte marrë të dhëna nga agjentët në terren, se aty-këtu në Anamoravë dhe në viset e tjera të Kosovës, po vepronin edhe shkolla ilegale shqipe, në të cilat punonin hoxhallarët, dhe se ato shkolla po i mbante Shqipëria. Edhe pse aty-këtu ishin bërë kontrollime, nuk kishin arritur t'i zbulonin, sepse mësimi zhvillohej në ilegalitet të thellë. Kjo bëri që organet e pushtetit të shtonin dyshimin për punën e të gjitha llojeve të shkollave dhe, me urdhrin e Ministrisë së Arsimit, filloi të ndiqej puna e imamëve dhe e të gjitha shkollave fetare islame, duke i detyruar që, për punën e tyre, të merrej leja e shtetit, kurse nga imamët e alimët kërkohej raport me shkrim për hapjen e këtyre shkollave, numrin e nxënësve, moshën e tyre dhe listën e teksteve që i përdornin etj.. Raporti, përmes myftinisë së rrethit do t'i dërgohej Ministrisë së Fesë. Shumica, për punën e tyre, merrnin instruksione nga Hasan Prishtina, Bajram Curri, Ferat Draga, Qamil Bala e të tjerë udhëheqës të Komitetit Mbrojtja Kombëtare e Kosovës, dhe nga pjesa më e madhe e hoxhallarëve, ose ishin anëtarë ilegalë të Komitetit të Kosovës, ose anëtarë të partisë "Xhemijeti" (Bashkimi), nëpër qytete, si dhe bashkëpunëtorë të revistës "Liria Kombëtare " në Gjenevë dhe të revistës "Koha". Prej tyre kërkohej organizimi i popullit në frymën kombëtare dhe përcjellja e nformacioneve, [12] dhe kritikohej pushteti e informacione u jepnin udhëheqësve të Komitetit të Kosovës.

MEDRESEJA KUNDËR SHPËRNGULJES SË POPULLATËS JASHT KOSOVE

Rol të rëndësishëm në aspektin fetar e kombëtar luajti Ulema Mexhlisi i Shkupit, i cili u konstituua më 1930, si organ mbikëqyrës e drejtues i BFI në "Viset e Jugut", ku një rol të rëndësishëm pati edhe kryeimami (bashvajzi) mulla Idriz Hajrullahu, [10], dorë e djathtë e patriotit Ferat Draga, kundër shpërnguljes së shqiptarëve për Turqi. Në vitin 1938 ishte nënshkruar Marrëveshja jugosllavo-turke për shpërnguljen e 40 mijë familjeve shqiptare për Turqi, dhe ajo duhej të realizohej prej vitit 1939-1944. Kjo bëri që BFI, me Mexhlisin e Shkupit në krye, të apelonin vazhdimisht nëpër tubime të ndryshme kundër kësaj dukurie. Për këtë qëllim ishin urdhëruar organet fetare të rretheve, që me të gjitha forcat të viheshin në aksion kundër shpërnguljes që po rrezikonte qenien kombëtare, kurse nga imamët e xhamive kërkohej që, përmes tubimeve të ndryshme, gjatë vazit e të tjera, të këshillonin popullin që shpërngulja ishte dukuri e dëmshme. Urdhërohej që çdo imam i xhematit, për aktivitetin e vet, të njoftonte me shkrim Ulema Mexhlisin e Shkupit.[11] Ali Hashorva, i dërguar për vizitë në shkolla të Kosovës, gjatë vizitës së tij me komisionin në verën e vitit 1941 në Gjilan, në raportin e tij dërguar Ministrit të Arsimit Ernest Koliqi në Tiranë, përveç të tjerash, i shkruante: "Në Gjilan në një dhomë mësimi në mes të 63 kandidatëve, kishte 21 hoxhë me çallme, midis të cilëve edhe 50-60 vjeçarë. Na mallëngjyen me kujdesin e madh që kishin për të shkruar shqip".[12] Gjatë verës së vitit 1942, në Gjilan vepruan dy kurse pedagogjike për të rritur me 98 vijues dhe në kuadër të tyre vijonin mësimet një numër i ulemave fetarë. Ndërkaq, myderrizi i Medresesë së Gjilanit, Haki ef., i vetëdijshëm për rolin e gjuhës në ngritjen e vetëdijes kombëtare, mori leje nga Inspektori i Arsimit në Prishtinë, Kolë Kosmaçi, me përkrahjen edhe të mulla Idrizit, që në medrese të hapej kursi i gjuhës shqipe me 5 orë në javë gjuhë shqipe (shkrim-lexim) dhe historia e Shqipërisë një orë në javë, me mësues Malo Becin nga Shkodra. Pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, me mbylljen e të gjitha shkollave fetare islame, si në viset e tjera të Kosovës, ashtu edhe në Anamoravë, një numër i imamëve apo mësuesve fetarë, të dalë nga kjo medrese e të tjera, në rrethana të reja dhe më qëllim që të kontribuonin për arsimin e popullit shqiptar, për shkak të mungesës së mësuesve, filluan të inkuadroheshin në procesin edukativo-arsimor dhe do të punonin në shumë vise të kësaj ane për arsimimin e gjeneratave të reja, po duke mos hequr dorë nga obligimet e tyre fetare islame. Ndërkaq një pjesë e ulemave fetarë, duke mos u pajtuar me riokupimin e trojeve shqiptare, u qëndruan besnikë idealeve për liri e bashkim kombëtar dhe vazhduan veprimtarinë patriotike duke u angazhuar në Lëvizjen e rezistencës për çlirimin e bashkimin kombëtar, siç ishin Kryetari i Komitetit të NDSH-së për Anamoravë dhe anëtar i KQ në Shkup, myderriz Haki efendiu, i cili, pas torturave të shumta, vdiq në burgun e Sremit; mulla Rizah Poliçka, i cili u dënua me shumë vjet burg; mulla Musli Makreshi, mulla Hajrulla Rexhi-Bresalci, mulla Kadri Rashiti-Llashtica, mulla Rizah Mareci etj..

Fusnotat (1) Dr. Jashar Rexhepagiq, Shkollat dhe arsimi në Kosovë nga fundi i shek. XVIII gjer më 1918, "Kosova", 1, Prishtinë, f. 116-117. (2) Dr. Skënder Rizaj, Institucionet arsimore në Vilajetin e Kosovës më 1900/1, "Buletini i Fakultetit Filozofik", Prishtinë, 1970, f. 160. (3) Dr. J. Regjepagiq, po aty, f. 121-123. (4) Dr. J. Rexhepagiqi, po aty, f. 123-4. (5) Mr. A. Selmani, H. Avni Aliu, po aty, f. 93. (6) Dr Haki Kosumi, Shkolla fetare islame në Kosovë ndërmjet dy luftërave botërore, "gjurmime albanologjike", 12, Prishtinë, 1983, f. 164. (7) Dr. Hakif Bajrami, Qëndrimi i Jugosllavisë Monarkiste ndaj arsimit dhe kulturës së shqiptarëve në Kosovë (1918-1941), "Kosova" 12, Prishtinë, 1983, f. 196. (8) Dr. Haki Kosumi, "Gjendja organizative të bashkësisë islame te shqiptarët nën okupimin Jugosllav 1912-1941", Feja, Kultura dhe Tradita Islame ndër shqiptarët (Simpozium Ndërkombëtarë), Prishtinë, 1992, f. 460-461. (9) Po aty, f. 463.



# Fasih (Dukagjinasi)

## Vdekur në Stamboll më 1699

*Gazel*

*A do të frysh sot, o fllad, mbi flokët e të dashurës, vallë?*
*A di gjë, o fllad, mbi atë zemrën e turbulluar, vallë?*

*Ne jemi bilbila në kafaz; për trëndafilen kemi mall;*
*A s'na sjell, o fllad, një petal, prej saj një shenjë, vallë?*

*Për t'i marrë erë një herë atij floku, një mijë jetë japim;*
*O fllad, a prure ndonjë aromë prej flokëve të saj, vallë?*

*Ne, gjembishte rreth rrugës për në kopshtin e dashurisë;*
*Mos ngece ndër ne gjatë rrugës, a mos të lënduam, vallë?*

*Eh, sa i vrarë në shpirt është Fasihu! A s'po fryn, o fllad,*
*Nëpër flokë të së dashurës, për ta gëzuar të mjerin, vallë?*

Emri i vërtetë i poetit i cili zë një vend të zgjedhur midis poetëve mevlevitë, është Ahmed, pseudonimi letrar, Fasih (orator), kurse titulli i popullaritetit dhe famës, Dukaginzade (Dukagjinasi).

I ardhur nga një familje muslimane nga Shkodra të kohës pas pushtimit të saj prej sulltan Mehmetit II, nga një familje që pati nxjerrë burra shteti, dijetarë, poetë dhe mistikë, Fasihu mori një arsimim të mirë.

Fasih Dede i cili, siç e shpreh pseudonimi i tij letrar, e përdorte gjuhën në mënyrë jashtëzakonisht të bukur e të qartë, ishte një poet dhe njeri produktiv me natyrë të çlirët, i ndjeshëm, që merrej me veten e vet, që, megjithëse përpiqej t'i fshihte vlerat duke vënë në dukje të metat e veta, respektohej shumë nga mjedisi, si dhe një artist me aftësi të mëdha mjeshtërore në artet e bukura: pikturë, muzikë dhe, veçanërisht, kaligrafi. Ai ka poezi të kompozuara, kurse elegjitë e tij janë kënduar nëpër teqe në muajin e muharremit.

Në fillim Fasihu shkroi Divan, pastaj punoi si sekretar thesari te Fazëll Ahmed Pasha i cili e vlerësoi dhe i bëri të mira dhe, në fillim të viteve 1670, u lidh pas shehut Gavsi Dede të teqes mevlevite të Gallatës, ku e kaloi pjesën e jetës që i kishte mbetur.

Fasihu që i pati kushtuar kaside vetëm Koprylyzadesë (Köprülüzade) nga burrat e shtetit, e siguroi jetesën duke dhënë mësime kaligrafie dhe duke e shkruar Divanin e tij sipas kërkesave të atyre që e çmonin.

Si njëri prej poetëve të letërsisë së Divanit që kanë shkruar më shumë imitime, Fasihu ka shtatë vepra që u njihen ekzemplarët: "Türkçe Dîvân", "Farsça Dîvânçe", "Münşe'ât", "Tenbâkû-nâme", "Münâzara-i Gül ü Mül", "Münâzara-i Rûz u Şeb" dhe "Kalem Makâlesi", dhe tri vepra që, megjithëse thuhet se i përkasin atij, ende s'u njihen ekzemplarët: "Husrev u Şîrîn", Mahmûd u Ayâz" dhe "Behişt-âbâd".

I ndikuar nga poetë të tillë, si Junusi, Ahmed Pasha, Semaiu dhe Bakiu, Fasihu ka përgatitur poetë që kanë Divane, si Fasih Dede, Fasihí dhe Shinasí. Po të kihet parasysh numri i madh i kopjeve (ekzemplarëve) të Divanit të tij, madje fakti që njëri prej kopjeve është përdorur si libër orakulli, kuptohet se Fasihu është lexuar shumë edhe në të gjallë, edhe në periudhat e mëpastajme, se ka ushtruar ndikim mbi shumë poetë të fuqishëm duke filluar me Nedimin, Esrar Dedenë dhe Sheh Galibin.

Fasihu e ka varrin në mjedisin e teqes mevlevite të Gallatas. Për vdekjen e tij u shkruan elegji dhe vargje-kronograme të datës së vdekjes. Kronogrami i Nihadiut është kështu:

*Cilve-gâh ola Fasîha gülşen-i Dârü'n-Na'îm. (1111 sipas Hixhrit)*
*Trandafilishtja parajsore u bëftë vendi ku do të shfaqet Fasihu!*



*Nga Antologji e poezise klasike turke / poezia e divanit, 2009,*
*përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*

# FAMILIARE



Sabri JONUZI

## Pozita e gruas tek të tjerët dhe në islam

Fillimi i ardhjes së Islamit shpërndau shkëndijat e para përmirësuese individuale dhe sociale, duke i dhënë të drejtat absolute secilit individ, pa marrë parasysh gjininë, racën, ngjyrën dhe kombin. Individi ose personaliteti në Islam, ndërtohet dhe vlerësohet në bazë të dëlirësisë, moralit dhe diturisë, dhe assesi sipas gjinisë, racës ose kombit.

Duke pasur parasysh këtë parim, shohim se Allahu xh.sh. ngriti lart pozitën e femrës dhe i dha të gjitha të drejtat që i takojnë, duke mos bërë në esencë ndonjë dallim ndërmjet gruas dhe burrit, përveçse për nga devotshmëria. Kjo më së miri kuptohet nga ky verset kuranor: "O ju njerëz, Ne ju krijuam nga një mashkull dhe një femër, dhe ju

bëmë fise dhe popuj, që të njiheni në mes jush. Vërtet më fisniku nga ju tek Allahu është ai që është më i devotshëm"

Mendim të ngjashëm gjejmë edhe tek hebrenjtë, të cilët gruan e konsiderojnë të mallkuar, për shkak se ajo, sipas tyre, mashtroi Ademin dhe e bëri të gabonte. Njësoj vajzën e konsideronin sikur të ishte shërbëtore, dhe atë babai i saj kishte të drejtë ta shiste ashtu siç shiteshin skllevërit. Nuk kishte të drejtë trashëgimi, përveç nëse nuk kishte vëllezër, dhe, si e tillë, i lejohej të merrte nga pasuria e patundshme, por jo edhe nga ajo e tundshme.

Edhe tek të krishterët ekziston mendimi se gruaja është burim i mëkateve dhe të këqijave, saqë disa nga priftërinjtë, si Tortoliani, Sostami thonë se "gruaja është një e keqe pa të cilën nuk bën, ose se ajo është një nga dyert e djallit për tek njeriu".

Ligji francez, pas Revolucionit Frëng, kishte nënvizuar: "Fëmija, i marri dhe gruaja janë qytetarë të mangët", derisa ky nen u përmirësua në vitin 1937. Mirëpo edhe në ditët e sotme ekziston neni 217, i cili nënvizon:"Femra nuk ka të drejtë që pasurinë e saj t'ia falë dhe as t'ia huazojë askujt, si dhe asaj nuk i lejohet të bëjë asnjë kontratë pa pëlqimin e burrit, apo pa pjesëmarrjen direkte të tij në kontratë".

Ligji anglez deri para një shekulli femrën nuk e konsideronte prej qytetarëve të tij, prandaj ajo nuk kishte të drejtat elementare, nuk kishte të drejtë për pasurinë që e fitonte, dhe as për atë që e posedonte. Bashkëshorti deri në vitin 1805 kishte të drejtë ta shiste bashkëshorten e tij, madje ishte caktuar edhe çmimi i saj - gjysmë shilingu (6 bunsatë).

Muhamed Rashid Rida thotë: "Prej çudirave që transmetojnë disa gazeta angleze, është se edhe në këto ditë (fjala është për vitet 1930-1940, - sh. p.) në disa fshatra angleze ka burra që i shesin gratë e tyre për çmime shumë të lira, si 30 shilingë, madje ato gazeta përmendnin emrat e disa personave të tillë".[1]

Pejgamberi a.s. qysh para 14 shekujsh këshillonte shokët e tij të ishin të kujdesshëm ndaj grave, t'i respektonin ato dhe të drejtat që kanë. U thoshte: "Kini frikë Zotin në të drejtat e grave", ose "Ju porosis të jeni bamirës ndaj grave", dhe si të mos jetë kështu kur kjo grua është nënë, motër, vajzë ose bashkëshorte e secilit prej nesh.

## GRUAJA NË POZITËN E NËNËS

Allahu xh.sh. në disa versete kuranore porositi, nxiti dhe urdhëroi bamirësinë ndaj prindërve, madje këtë e krahasoi me urdhrin esencial të Islamit – me adhurimin e Allahut të Vetëm. Sa për ilustrim, po sjellim këtë verset kuranor: "Adhuroni Allahun, dhe askënd mos I bashkoni në adhurim, dhe jini bamirës ndaj prindërve".(En-Nisa, 36). Prandaj, nëse thellohemi pak në studimin e fjalisë së fundit të këtij verseti kuranor "dhe jini bamirës ndaj prindërve", shohim se Allahu xh.sh. urdhëroi për bamirësi, sjellje të mirë ndaj prindërve, pa marrë parasysh fenë e tyre, më konkretisht, ky obligim vlen edhe për ata që prindërit i kanë jomyslimanë. Por çfarë mendon, lexues i dashur, si duhet të sillemi me prindërit kur ata janë myslimanë, dhe sidomos kur bëhet fjalë për nënën, e cila meriton bamirësinë absolute dhe sjelljen më të mirë që duhet të kemi ndaj dikujt në rruzullin tokësor. Këtë e argumenton kjo ngjarje, të cilën e transmeton Ebu Hurejre: Një person erdhi tek i Dërguari i Allahut dhe i tha: O i Dërguar i Allahut, kush është më i merituari në bamirësinë time? Tha: Nëna jote. Njeriu pyeti: Pastaj kush? I Dërguari i Allahut prapë tha: Nëna jote. Njeriu pyeti: Pastaj kush? Tha: Nëna jote. Njeriu pyeti:Pastaj kush? I Dërguari i Allahut tha: Babai yt. [2]

I Dërguari i Allahut.a.s. vazhdimisht i këshillonte shokët e tij të ishin të kujdesshëm ndaj prindërve; edhe atëherë kur ata dëshironin t'u bashkoheshin në luftë kundër armiqve të fesë, Pejgamberi a.s. i kthente dhe i urdhëronte të qëndronin pranë prindërve të tyre. Këtë e sqaron ngjarja e një njeriu i cili erdhi tek Pejgamberi a.s. dhe i tha: O i Dërguar i Allahut, dëshiroj të shkoj në luftë, prandaj erdha të konsultohem me ty? Ndërsa Pejgamberi a.s. i tha: A ke nënë? Po, u përgjigj njeriu. Pejgamberi tha: Qëndro me të, sepse Xheneti është nën këmbët e saj. [3] Se respektimi i nënës është shkak që besimtari të fitojë mëshirën e Zotit dhe të shpëtojë nga ndëshkimi i Tij, e sqaron edhe këshilla që i dha Ibn Omeri një personi, të cilit i tha: A dëshiron të shpëtosh nga zjarri i Xhehenemit dhe të hysh në Xhenet? Njeriu tha: Po, për Zotin këtë e dëshiroj. Tha: A i ke prindërit gjallë? Njeriu tha: E kam nënën. Ibn Omeri tha: Për Zotin, sikur të jesh i mirë dhe i butë në fjalët e tua ndaj saj dhe ta ushqesh, do të hysh në Xhenet nëse largohesh nga mëkatet e mëdha. [4]

Ndërsa sjellja e keqe dhe bamirësia jo e duhur ndaj prindërve, është nga mëkatet e mëdha, për të cilat na e tërhoqi vërejtjen i Dërguari i Allahut–paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të- kur tha: Allahu jua ndaloi juve mosrespektimin e nënave. [5] Ose ngjarja e ngjashme kur i Dërguari i Allahut a.s. një ditë ishte në mesin e shokëve dhe u tha: A doni t'ju tregoj për mëkatet më të mëdha? Ashabët thanë: Na trego, o i Dërguari i Allahut? Tha: T'i bëni shirk Allahut dhe të silleni keq me prindërit… . [6]

Nëse analizojmë ngjarjet e lartpërmendura, vërejmë se Islami nënën ngriti në shkallën më të lartë, ndaj së cilës shoqëria ka përgjegjësit më të mëdha, si në rrafshin individual ashtu dhe në atë kolektiv. E pra, në Islam, nëna është individi që meriton kujdesin, bamirësinë dhe respektin më të madh në tërë shoqërinë.

## GRUAJA NË POZITËN E VAJZËS

Islami nuk bëri dallim në mirësjelljen e butë dhe ndjenjën prindërore që duhet të kenë prindërit ndaj fëmijëve të tyre, vajza apo djem.



Përkundrazi, urdhëroi të jemi të drejtë ndaj fëmijëve pa dallim gjinie, sepse kështu urdhëroi i Dërguari i Allahut kur tha: Kini frikë Zotin, dhe bëhuni të drejtë ndaj fëmijëve tuaj. [7]

Prandaj, urrejtja e vajzave ose brengosja për shkak të lindjes së vajzave, është prej traditave të injorancës, të cilën e qortoi Krijuesi Suprem përmes Kuranit të Tij famëlartë, ku thotë : "Dhe kur ndonjëri prej tyre përgëzohet për lindjen e vajzës, i nxihet fytyra dhe mbushet plot mllef". (En-Nahl, 58). Bile kjo është shenjë e besimit të dobët, për shkak se nuk pajtohet me atë që Allahu xh.sh. caktoi për të.

Dijetari Vathil ibn Eska'a thotë: "Vërtet shenjë e bekimit të gruas është që ajo të lindë vajzë para se të lindë djalë, për shkak se Allahu i Madhëruar Thotë: AI (Allahu) i dhuron kujt do femra, dhe i dhuron atij që do, meshkuj". (Shura, 49)Pra, Allahu i xh.sh. përmendi së pari lindjen e fëmijëve femra a vajza, e më pastaj përmendi lindjen e fëmijëve meshkuj a djem.

Jakub ibn Buhtan, bashkëkohanik i Ahmed ibn Hanbelit, thotë: "Më lindën shtatë vajza dhe, sa herë që më lindte një vajzë, shkoja tek Ahmed ibn Hanbeli dhe i tregoja, e ai më thoshte: O Ebu Jusuf (sipas llagapit), Pejgamberët ishin baballarë të vajzave".

I Dërguari i Allahut i lavdëroi dhe i nxiti myslimanët për edukimin e vajzave, prandaj edhe i përmendi veçan në disa hadithe të tij, që nuk e bëri dhe nuk e tha për djem. Transmetohet nga Enes ibn Maliku se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kush kujdeset dhe edukon dy vajza derisa ato të rriten, në Ditën e Gjykimit do të jemi unë dhe ai kështu –dhe bashkoi dy gishtat e tij-(d.m.th. së bashku, - sh. p. ). [8] Kujdesi dhe edukimi i vajzave garanton hyrjen në Xhenet, dhe kjo kuptohet më së miri nga këto fjalë të të Dërguarit të Allahut: "Ai që ka tri vajza dhe i edukon ato, është i mëshirshëm dhe kujdeset ndaj tyre, e ka të garantuar Xhenetin e përhershëm". As-habet i thanë: "O i Dërguari i Allahut, e nëse i ka dy vajza"? Tha: "Edhe nëse i ka dy vajza". Xhabiri thotë: "Disa menduan se, sikur të pyetnin edhe për një vajzë (d.m.th. për edukimin e një vajze, - sh. p.), do të kishte thënë Pejgamberi -alejhi selam- se kjo vlen edhe për një vajzë. [9]

Këto ishin disa fjalë të të Dërguarit të Allahut që kanë të bëjnë me kujdesin ndaj vajzave. Ndërkaq, nëse shikojmë jetën praktike të tij a.s. shohim dashurinë, zemërgjerësinë dhe mëshirën që kishte ndaj vajzave të tij, e sidomos ndaj Fatimes r.a. të për të cilën tha: "Fatimja është pjesë imja, mua më shqetëson ajo që shqetëson atë, dhe mua më lëndon ajo që e lëndon atë". [10] Gjithashtu, kur e vizitonte Fatimeja Pejgamberin a.s., ai ngrihej në këmbë, e puthte në ballë dhe e ulte pranë tij.

## GRUAJA NË POZITËN E BASHKËSHORTES

Bashkëshortja nën hijen e Islamit nuk konsiderohet ndytësirë apo burim i të ligave, siç konsiderohej tek të tjerët; përkundrazi, Islami ngriti bashkëshorten në pozitën e saj të lartë, që e meriton. Allahu xh.sh. i urdhëroi bashkëshortët të jenë përherë në ndihmë reciproke të njëri-tjetrit, me dashuri, harmoni dhe në një ambient të ngrohtë familjar. Kjo përshkruhet shumë mirë në këtë verset kuranor: "Dhe nga argumentet (e ekzistimit të Zotit) e Tij, është se Ai krijoi për ju bashkëshorte nga vetë ju, që të gjeni prehje tek ato, dhe Ai vendosi në mes jush dashuri dhe mëshirë. Vërtet në të ka tregues për popullin që mendon". (Rum, 21). Kjo kuptohet edhe më qartë nga fjalët e Pejgamberit -alejhi selam- i cili thotë: "Lumturia e njeriut është në katër gjëra: në grua të ndershme, në shtëpi të gjerë, në fqinjë të mirë dhe në një mjet udhëtimi të rehatshëm. Prandaj, bashkëshortja e mirë konsiderohet nga dhuntitë e Allahutxh.sh, për se duhet falënderuar Zoti, dhe njeriu do të jetë përgjegjës për këtë dhunti në Ditën e Gjykimit .

Islami i nxit myslimanët që të jenë të kujdesshëm dhe të jenë të sjellshëm ndaj bashkëshorteve, dhe ky është një prej obligimeve që ka burri ndaj gruas. Për këtë i Dërguari i Allahut ka thënë: "Më i miri prej jush është ai që është më i sjellshëm ndaj bashkëshortes së tij, ndërsa unë jam më i miri nga ju ndaj bashkëshortes sime".[11].

Ndërsa i Dërguari i Allahut, ishte njeriu më i sjellshëm ndaj bashkëshorteve të tij, dhe asnjëherë nuk kishte goditur me dorë bashkëshortet e veta. Këtë e dëshmon edhe Aisheja, gruaja e Pejgamberit -alejhi selam- kur thotë: "Pejgamberi a.s. asnjëher nuk ka goditur ndonjë grua me dorën e tij". [12] Përkundrazi, u ndihmonte atyre në punët e shtëpisë, dëfrehej, bënte shaka, garonte në vrapim, vetëm e vetëm që t'ua bënte jetën sa më të mirë, më të lumtur dhe më kreative.

1-Muhamed Rashid rida, Hukuku nisa fil islam. (2) Buhariu dhe Muslimi. (3) Nesai 6/11, Ibën Maxheh nr. 2781. Ahmedi 3/429 (4)-Buhariu, Edebbul Mufred, nr. 8. (5) Buhariu , 3/270 (6) Buhariu, 5/193 (7)Transmeton Buhariu, 5/210. (8) Muslimi, nr. 2631. (9) Buhari, El-Edeb, 78, (10) Buhariu, 7/67. (11) Tirmidhiu, nr. 3892 . (12) Muslimi, nr. 2327

Arta TAHIRI

# Trafikimi i qenieve njerëzore, kolaps shoqëror

Analizë ekonomike, politike, sociale lidhur me trafikimin e qenieve njerëzore në Ballkan dhe konkretisht në Kosovë

Ndër problemet sociale më të mprehta që kanë prekur shoqëritë e Evropës Lindore dhe Qendrore pas rënies së komunizmit, është trafikimi i njerëzve. Me gjithë masat që po merren për të luftuar këtë problem, nuk është bërë sa duhet në aspektin studimor, për të kuptuar faktorët socialë, si: ndryshimet në tregun e punës, pabarazia gjinore në këto shoqëri, që kanë çuar në përhapjen e këtij fenomeni. Zbulimi i këtyre faktorëve është i domosdoshëm në luftën kundër trafikut.

Karakteri çnjerëzor i trafikut të seksit po zgjon një angazhim gjithnjë e më të madh nga qeveritë dhe organizatat joqeveritare dhe lidhja e këtij fenomeni dhe zhvillimeve sociale të periudhës paskomuniste. Një nga tiparet dalluese të shoqërive në këto vende, në 15 vjetët e fundit, ka qenë ristrukturimi i tregut të punës dhe pabarazia sociale. Identifikimi i ndryshimeve sociale në shoqëritë paskomuniste është hapi i parë në luftën kundër trafikut njerëzor.

Liberalizimi politik dhe ekonomik, si dhe militarizimi i brendshëm dhe ndërkombëtar krijoi struktura për mundësi të reja, por, nga ana tjetër, kufizoi alternativat ekonomike, gjë që ka sjellë si rezultat kërkesën dhe ofertën në "tregtinë e seksit" në Evropën Lindore dhe në rastin konkret në Kosovë. Ashtu si në forma të tjera të emigracionit të forcës punëtore, varfëria dhe mundësitë e kufizuara për punësim janë faktorët kryesorë në jetën e grave dhe fëmijëve që trafikohen, me dëshirë të lirë ose jo.

Banka Botërore tregonë se ka një lidhje ndërmjet trafikut dhe rënies ekonomike që përjetoi Evropa Lindore pas rënies së komunizmit.

Dy nga vendet kryesore, që shërbejnë si vende origjine në trafikun njerëzor, Moldavia dhe Ukraina, janë gjithashtu vende me të ardhura shumë të ulëta kombëtare. Gratë e ndiejnë më rëndë ndikimin e varfërisë dhe të mungesës së mundësive ekonomike. Për shembull, vende të Evropës Lindore dhe Qendrore kanë përjetuar rritje të ritmeve të papunësisë së grave nga viti 1995 deri në vitin 2000. Po ashtu, zhvendosjet në tregun e punës, në aspektin gjinor, kanë bërë që grave t'u ofrohen vetëm punë që paguhen më pak dhe janë të një natyre provizore.

Me daljen e bujqësisë nga sektori publik dhe me mungesën e teknologjisë, ky sektor është thuajse plotësisht i braktisur në Evropën Lindore, dhe kjo ka lënë shumë gra pa alternativa jetësore. Sipas statistikave, gratë dhe vajzat nga zonat rurale përbëjnë shumicën dërrmuese të viktimave të trafikut njerëzor.

Varfëria, veçanërisht në zonat rurale, është një faktor i pranishëm në nxitjen e këtij fenomeni. Siç rezulton nga statistikat, ekziston një lidhje e qartë ndërmjet ritmeve të varfërisë dhe nivelit të trafikut njerëzor.

Ndërkohë, duhet bërë dallimi ndërmjet trafikut njerëzor dhe prostitucionit. Shumë gra, të shtyra nga nevojat ekonomike, angazhohen me vullnet të lirë në "tregtinë e seksit", pasi mundësitë e tjera nuk janë të mjaftueshme për të përballuar jetesën. Të tjerat, të ndjella nga premtime për një jetë më të mirë, largohen në drejtim të Perëndimit në kërkim të punës ose për martesa me shtetas perëndimorë, por shpesh bien pre e rrjeteve trafikante.

Në Evropën Lindore, ku problemi i trafikut njerëzor është mjaft akut, gjatë viteve të fundit janë vërejtur prirje drejt militarizimit të këtyre shoqërive, qoftë edhe si rrjedhojë e konflikteve ose e vendosjes së trupave të NATO-s dhe paqeruajtësve të OKB-së në këto vende. Shumë studiues militarizimin e shohin si proces që ushqen trafikun. Ky fenomen acaron më tej problemin e trafikut, prandaj qeveritë që kanë angazhuar trupa në forcat paqeruajtëse ose të NATO-s, tregohen shumë të rrepta ndaj shfaqjeve të tilla në radhët e ushtarëve.

Studimet e derisotme mbi trafikimin, janë të pjesshme. Ato janë bërë kryesisht si pjesë e projekteve të cilat, nga ana e tyre, janë më shumë lokale dhe gjithnjë për një fushë konkrete veprimi, për një tematikë të dhënë. Pra, ende nuk ka një studim tërësor mbi trafikimin. Nga ana tjetër, studimet e derisotme mbi trafikimin u referohen kryesisht viktimave të asistuara të trafikimit, pra, atyre që janë kthyer dhe janë pranuar nga qendra të posaçme psiko-sociale, të krijuara vitet e fundit në Kosovë dhe në vendet e Evropës Juglindore.

Prandaj shtrohen radhazi pyetjet: cila është panorama e trafikimit të grave dhe adoleshentëve në këto vende, si perceptohet ai, për nga përmasat dhe shkaqet, nga ç'zona vijnë të trafikuarit, cila është mosha dhe niveli arsimor, cilat janë format më të zakonshme të trafikimit, sa të informuar janë të rinjtë, nga duhet ta marrin ata informacionin, cilët janë faktorët që ndikojnë më negativisht në procesin e trafikimit?

Mbi të gjitha, ç'të bëjmë, si ta përballojmë problemin në kushtet kur, siç pohohet, trafikantët janë të mirorganizuar, kur trafikant mund të jetë kushdo: një djalë a vajzë, një i afërm a i njohur, një polic a gjykatës, një deputet a ministër!

Pra, janë problemet ekonomike, sociale dhe politike që krijojnë problemin e trafikut dhe lufta kundër këtij problemi duhet bazuar në projekte me karakter ekonomik dhe social.

REALITETI I TRAFIKIMIT TË QENIEVE NJERËZORE

Në kohën tonë trafikimi i qenieve njerëzore është shndërruar në një fenomen global. Për këtë arsye të gjithë organizmat më të rëndësishëm ndërkombëtarë, duke filluar nga OKB-ja, kanë reaguar në forma të ndryshme ndaj kësaj dukurie dhe kanë hartuar konventa antitrafik.

Trafikimi është zhvilluar në të gjitha format e tij, por më i përhapuri dhe rrjedhimisht më i studiuari është trafikimi për shfrytëzimin seksual. Autorë të ndryshëm pohojnë se tregu i grave është shndërruar në një biznes global. Sipas vlerësimeve që ka bërë OKB–ja, vetëm në ShBA hyjnë çdo vit mbi 50 mijë gra të shitura, që vijnë kryesisht nga Ukraina, Shqipëria, Filipinet, Tajlanda, Meksika, Nigeria.

Vlera e "mallit të seksit" llogaritet të arrijë deri në 12 bilionë $ në vit. Pavarësisht nga ligjet e ratifikuara në kushtetutat e disa prej këtyre vendeve të Ballkanit kundër trafikimit të qenieve njerëzore, situata aktuale paraqet një gjendje të rënduar.

Sa është arritur të përmirësohet dhe të ulet numri i qenieve të trafikuara? Sa është arritur të vihet në zbatim ligji 2001/4, që është për parandalimin e trafikimit dhe denoncimin e autorëve të veprave kriminale të rekrutimit të viktimave për "industrinë e seksit" në Kosovë? Cilat janë masat e marra nga OJF për mbrojtjen dhe parandalimin e trafikimit të qenieve njerëzore? Sa janë të informuar qytetarët, konkretisht të rrezikuarit për trafikim për mënyrat e abuzimit dhe kurtheve të ngritura për t'u bërë pengje të prostitucionit të detyruar?

Siç u cek dhe më lart, gjendja aktuale për përmirësimin e fenomenit të trafikimit të qenieve njerëzore, është e palakmueshme.

NUMRI I PERSONAVE TË TRAFIKUAR RRITET NGA VITI NË VIT

Në një raport nga organizata e njohur IOM, konstatohej se 70 për qind e viktimave të trafikimit kalonin transit në Kosovë dhe se disa prej viktimave mbeteshin duke u shitur nga 700 deri në 2500 euro. Ndërsa, në një tribunë publike të mbajtur në Gjakovë para disa muajsh, u tha se 150 femra ishin sjellë nga shtetet e Evropës Lindore, të cilat gjoja punonin si kameriere dhe valltare, por që në fakt ishin objekte të skllavërimit seksual, ndërkohë që numri i vajzave shqiptare që ushtrojnë prostitucionin në Kosovë, sipas të dhënave të fundit, ka arritur 85, e sa për ato të trafikuara jashtë vendit, ende nuk ka të dhëna të sakta dhe konkrete.

Me gjithë shifrat kaq alarmante të organizatave prestigjioze për trafikimin dhe prostitucionin në Kosovë dhe me gjithë alarmimet e disa organizatave joqeveritare vendore, në këta tre vjet nuk është vërejtur një vullnet dhe vendosmëri e organeve të administratës së Kosovës, për ta luftuar këtë krim.

Vonesat në krijimin e Ministrisë së Punëve të Brendshme dhe të Ministrisë së Drejtësisë, kanë tagrën e vet në joefikasitetin e luftës kundër trafikimit dhe prostitucionit. Segmentet e administratës ndërkombëtare që kanë lejuar trashjen e së keqes për këto vite, mund të shihen edhe si pjesë e një strategjie komprometuese për Kosovën. Në një raport të Autoritet Mbikëqyrës të Kombeve të Bashkuara (OIOS), para disa kohësh, theksohej edhe përfshirja e zyrtarëve të Administratës Civile Ndërkombëtare edhe në veprimtarinë e prostitucionit, krahas veprimtarisë korruptuese në ndërmarrjet publike. Edhe pse ky është një autoritet zyrtar i kontrollit i OKB-së, në Kosovë raporti u refuzua edhe nga Përfaqësuesi Special. Shtatë vjet përvojë janë të mjaftueshëm për t'u bindur se kjo formë e administrimit nuk është treguar imune ndaj veprimtarive të tilla dhe nuk do të tregohet asnjëherë alergjike ndaj bartësve të këtyre aktiviteteve.

Përkundrazi, ka indikacione të rrezikshme se, nëse zgjat kjo mënyrë administrimi, Kosova mund të përjetojë fatin e Kubës para revolucionit të Kastros, kur ishte shndërruar në një ishull prostitucioni dhe kumari.

Nëse i japim përgjigje edhe pyetjes se sa janë të informuar personat e rrezikuar për trafikim, duke përfshirë këtu vajzat e reja, - përgjigjja është simbolike.

Për këtë pikë do të doja të përqendrohesha në një sondazh të bërë nga IOM në nivele rajonale dhe kombëtare në vendet si: Kosova, Shqipëria, Serbia, Mali i Zi, Moldavia, Ukraina dhe Bosnjë e Hercegovina, lidhur me nivelin e njohurive të nxënësve e të rinjve për trafikimin dhe kontrabandën, kuptueshmërinë e situatave të ndryshme dhe sjelljen e mundshme të tyre (parandalimi), të jepeshin disa rekomandime për përsosjen e mënyrave të informimit të nxënësve, disa modele të përfshirjes së tyre në programet mësimore apo të përdorimit të veprimtarive jashtëshkollore për këtë qëllim. Duke ndjekur këta objektiva, është kërkuar niveli i njohurive, perceptimi dhe sjellja e nxënësve kundrejt trafikimit dhe kontrabandës në shkollat dhe OJQ-të e Shqipërisë, Kosovës, Bosnjë e Hercegovinës, Maqedonisë, Moldavisë, Ukrainës dhe Malit të Zi.



Mr. Qemajl MORINA

# A do të dëgjohet EZANI në Zvicër?!




Më 29 nëntor 2009, qytetarët e Zvicrës dolën në referendum për të votuar për një projekt të paraqitur nga grupi i deputetëve të Unionit Demokratik të Qendrës (UDC, e djathtë populiste), i cili më 2008 pati ndërmarrë nismën për të ndaluar ndërtimin e minareve të reja. Ata konsiderojnë se këto ndërtesa nuk kanë karakter fetar, po paraqesin "simbolin e dukshëm të një pretendimi politiko-fetar të fuqisë, i cili i vë në pikëpyetje të drejtat fondamentale". Kjo parti, për të përfituar sa më shumë vota, ka përgatitur një poster, ku shihen një mori minaresh në formë raketash, të vendosura në një kryq të bardhë, simbol i flamurit të Zvicrës, si dhe foton e një gruaje myslimane, ku shkruan: "Jo ndërtimit të minareve në territorin helvetik".

Vlen të theksohet se në Konfederatën Helvetike, me një popullatë prej 7, 5 milion banorësh, jetojnë afër gjysmë milioni myslimanë, të cilët paraqesin 5% të popullatës; shumica dërrmuese e tyre janë shqiptarë nga Kosova, Maqedonia, Mali i Zi dhe Lugina e Preshevës, si dhe myslimanë nga Bosnja, të cilët në Zvicër kanë shkuar si punëtorë krahu, nga fundi i viteve gjashtëdhjetë, në bazë të marrëveshjes së nënshkruar nga qeveria e ish-Federatës Jugosllave dhe Qeveria e Konfederatës Zvicerane.

## NË ZVICËR KA 160 XHAMI, POR ME MINARE JANË VETËM KATËR XHAMI

Në periudha të mëvonshme atje kanë shkuar edhe myslimanë nga Turqia si dhe nga vende të ndryshme arabe dhe islame. Zvicra, si vend neutral dhe i sigurt, vazhdimisht ishte një vend tërheqës për banorë të shumë vendeve të ndryshme të botës si dhe vend tërheqës për kapitalin e huaj.

Sipas statistikave, në Zvicër ka 160 xhami, por me minare janë vetëm katër xhami. Ky fakt tregon se marrja e lejes për minare edhe deri më tash ka qenë e vështirë. Nga ky numër, shqiptarët kanë afro 60 xhami, ose qendra kulturore islame shqiptare, sikur i quajnë ata vetë. Të shumtën ato janë depo të adaptuara për kryerjen e obligimeve fetare. Megjithëkëtë, vitet e fundit janë ndërtuar disa xhami të reja, në ato vende ku kanë gjetur mirëkuptim nga ana e organeve komunale dhe aty ku shqiptarët janë të grumbulluar më shumë.

Megjithatë vlen të theksohet se, edhe pse shqiptarët paraqesin një numër të konsiderueshëm të komunitetit mysliman në Zvicër, institucionet tona nuk kanë treguar fare interesim për këtë çështje me rëndësi për qytetarët tanë, që jetojnë dhe veprojnë në Zvicër. Kosova tash më është shtet sovran dhe i pavarur, prandaj institucionet tona kanë obligim të interesohen në një mënyrë a në një tjetër, kur cenohen të drejtat e qytetarëve tanë. Sipas disa anketave paraprake, shihet se populli zvicerian mbi 53% është kundër ndalimit të minareve, ndërkohë që 35% janë për ndalimin e tyre, kurse 12% nuk janë deklaruar.

## INICIATIVA E NDALIMIT TË MINAREVE, NË TË VËRTETË, ËSHTË PARAPËRGATITJE PËR NDALIMIN E XHAMIVE

Mirëpo, vlen të theksohet se Qeveria zvicerane, si në nivelin federal dhe në atë të kantoneve, është kundër kësaj iniciative. Kjo iniciativë ka ngjallur indinjatë të thellë edhe në mesin e organizatave fetare, si të Kongresit të priftërinjve katolikë të Zvicrës, Organizatave të Komunitetit Hebraik të Zvicrës, Dhomës së Senatit dhe Parlamentit Zvicerian si dhe të Këshillit Zvicerian të Feve. Ndërkohë që organizatat ekonomike dhe ato të biznesit shprehën frikën e tyre për reperkusionet që mund të kenë, nëse referendumi do të ketë sukses për ndalimin e ndërtimit të minareve, në Botën Arabe dhe në atë Islame.

Kurse prijësi i Organizatës më të madhe islame në Zvicër, Adil Al-Maxhiri, për agjencinë Islam on line deklaroi se "myslimanët e Zvicrës, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre etnike, këtë iniciativë e konsiderojnë nënçmim për ta, si dhe një pamje të Islamofobisë, e cila është e pranishme në Evropë në përgjithësi e në Zvicër në mënyrë të veçantë"."Ne po e mbrojmë identitetin tonë që e simbolizojnë minaret, sepse iniciativa e ndalimit të minareve, në të vërtetë, është parapërgatitje për ndalimin e xhamive, si dhe vetë ekzistencën e myslimanëve në Zvicër", përfundon deklaratën e tij Dr. Hisham Abu Majzir, kryetar i Shoqatave Islame në Zvicër, për agjencinë Frans Press. Sipas lajmeve të fundit nga Zvicra, të cilat i transmeton rrjeti i televizionit arab Al-Xhazira, 57% të pjesëmarrësve në referendum votuan për ndalimin e ndërtimit të minareve në Zvicër. Kësodore u realizua iniciativa e dy partive të ekstremit të djathtë në Zvicrën e njohur si vend i paqes dhe tolerancës!



## Intervistë me prof. Bajrush ef. Ahmetin

# 33 vjet mësimdhënës, vetëm 3 mungesa

**Edhe pse i shtyrë në moshë, ende e mban veten të ri. Është autor i shtatë librave. Librin e parë 'Historia e pejgamberëve"e ka botuar 1978. Shumë artikuj ka përkthyer dhe i ka botuar në revista të ndryshme. Mbi 33 vjet punoi si profesor në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës dhe nga duart e tij kanë dalë shumë intelektualë, studentë, hoxhallarë e bartës të fesë islame në trojet shqiptare dhe më gjerë.**

*"Dituria Islame": Prof Bajrush, a mund të na jepni një letërnjoftim tuaj të shkurtër për lexuesit tanë?*
Prof.Bajrush Ahmeti: Jam i lindur në Orllan (Podjevë) më 12 qershor 1940, aty e kam kryer shkollën fillore 4-vjeçare. Në vitin 1954 jam shpërngulur në Prishtinë. Që në vegjëli kam mësuar shkrim-leximin e Kuranit. Gjatë vitit të parë në Medrese kam qenë nxënës me korrespondencë për shkak të moshës së madhe, kurse vitin në vijim u regjistrova i rregullt. Edhe pse isha në moshën 23 vjeç, kisha vullnet të vazhdoja mësimin në medrese dhe, si thuhet, kur është vullneti, nuk është vonë kurrë. Pasi kreva medresenë, në vitin 1968 i vazhdova studimet në Irak, në drejtimin "Kulijetu eshsheriatu vel adab" (fakulteti i sheriatit –filologji) që në atë kohë ishte një, dhe kujtoj se ishim gjithsej dhjetë studentë që regjistroheshim për herë të parë me medrese në Universitetin e Bagdadit.

SHQIPTARËT E PARË NË BAGDAD

*"Dituria Islame": Si e kujtoni jetën studentore dhe sa e patët të vështirë si shqiptar të regjistroheshit në Bagdad?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Shkuarja në Bagdad ishte e rëndë për mua, ngase në shtëpi lashë bashkëshorten me tre fëmijë, prandaj i falënderoj vëllezërit e mi që më ofruan mbështetje të pakursyer dhe u përkujdesën atë kohë për familjen time, dhe sidomos vëllain e madh, rahmet pastë, i cili, në shenjë përkrahjeje, më pati thënë: "Ti vetëm këqyri punët e tua dhe studio, se për shtëpi mos u gajlo fare, sa të kenë fëmijët e mi, kanë me pasë edhe tutë". Kjo ma lehtësoi shumë, sepse familjen lashë në duar të sigurta. Ndërsa jeta studentore ishte e papërshkrueshme dhe them se ato vitet që kam kaluar në Bagdad si student, janë vitet më të bukura të jetës sime. Qeveria e atëhershme irakiane na pati dhënë një bursë simbolike prej 15 dinarësh, të cilat na mjaftonin për nevoja tona. Normalisht që në gjuhën arabe nuk ishim edhe aq të fortë, por dekani i fakultetit, Naxhi

Kajsi , ishte njeri shumë i mirë dhe na këshilloi të vazhdonim mësimet drejt e në fakultet, në mënyrë që të mos humbisnim kohë fare në mësimin e gjuhës arabe. Ai ishte një pedagog shumë i mirë, i përgatitur, dhe shpjegimin që na pati dhënë ai në gramatikën arabe, nuk mbaj mend që një shpjegim të tillë të ketë bërë ndonjë profesor tjetër. Mësoja me të orar të tejzgjatur, ngase kisha frikë se mos dështoja në vitin e parë dhe, me ndihmën e Zotit, kam arritur rezultate të kënaqshme. Dua të cek se unë për çdo ditë studioja gati 20 orë. Gjatë vitit të parë kishim pak përkrahje nga profesorët, sepse kishim pengesa në shprehje gjuhësore, kurse gjatë viteve të tjera ato pengesa i kaluam. Bile më kujtohet si sot që, në shenjë përkrahjeje, profesori i Tefsirit, Mr. Muhsin Abdul Hamid, na pati thënë: "Ju nga Jugosllavia kam për t'ju shtrydhur sikur djathin, jo pse nuk ju dua, por mos po doni të mësoni tefsir në Jugosllavi, a? Bënte shaka me ne, se na donte shumë, sepse ishim vërtet student të zellshëm. Puna intensive dhe me disiplinë bëri që unë brenda katër viteve të diplomoja dhe në qershor të vitin 1972, u ktheva në Prishtinë, për të filluar punën më 1 shtator si profesor në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës dhe këtë punë e vazhdova deri në pension, në vitin 2005. Po ashtu dua të theksoj se para nesh në Bagdad nuk ka pasë asnjë shqiptar.

*"Dituria Islame": Sa keni pasur mikpritje nga ana e irakianëve dhe si ju konsideronin ju dhe a kishin njohuri asokohe për shqiptarët, që janë myslimanë?*
Prof.Bajrush Ahmeti: Dua të them se irakianët nuk dinin që kishte shqiptarë myslimanë në Kosovë, duke menduar se myslimanë ishin vetëm boshnjakët. Kurse për Shqipërinë as që kishin ide, ngase asokohe ajo ishte e izoluar. Populli nuk e njihte as Jugosllavinë, por, kur u kujtonim Titon, atëherë e kuptonin dhe thoshin "Tito sadikul arab" (Tito është mik i arabëve). Sa kisha mundur të kuptoja, popull më bujar dhe më trim se irakianët, unë s'kam parë dhe as që kam dëgjuar, por tash nuk e di si është situata. Sa për besnikëri, dua të rrëfej vetëm një rast: Kur dilnim për të blerë pemë e perime në treg, kishim mundësinë t'i zgjidhnim frutat ashtu si donim vetë, pa ndërhyrë shitësi fare, kurse në fund shitësi merrte një kokërr peme, çfarë i qëllonte më afër e na e jepte, kurse sa për të na mashtruar me çmimin, kjo as që mund të imagjinohej.

*"Dituria Islame" : Si ishin ndjenjat e të qenit profesor në medrese në atë kohë?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Gëzim më të madh në jetë nuk kam pasur, me përjashtim të çastit kur jam nisur për Bagdad. Isha i gëzuar, ngase po punoja me dëshirë në këtë profesion që e kam dashur gjithnjë, edhe pse, para se të punoja si profesor, pata një ofertë të punoja imam në Xhaminë e Çarshisë (Prishtinë), por pata refuzuar, sepse mësimdhënia dhe dashuria që kisha për ditarin, nuk më lanë të orientohesha për të punuar si imam, ndonëse as zërin nuk e kam pasur aq melodik.
Fillimi i punës në medrese ishte i vështirë, sepse nuk kishim literaturë fare. Kjo qe arsyeja pse në atë kohë, pa hezituar fare, fillova të mblidhja shënime në fletore dhe në vitin 1973 botova dispensën e parë për lëndën e Historisë Islame, kurse tre vjet më vonë arrita të kompletoja të gjitha tekstet. Në kolektivin e medresesë, kemi kaluar ditë shumë të mira dhe ende i kujtoj shokët e mi; ne kishim një harmoni të vërtetë dhe respekt reciprok, por edhe me nxënës s'kishim probleme asnjëherë. Një gjë më pati rënë në sy kur fillova punën në medrese, që ishte fakti se nxënësit nuk notoheshin në klasë, por në sallën e profesorëve. Kjo gjë nuk më pëlqeu dhe propozova që notimi i nxënësve të bëhej në klasë, një mënyrë më e mirë dhe fer, dhe kërkesa ime hasi në mirëkuptim tek stafi mësimor.

*"Dituria Islame": Çfarë ishte respekti në atë kohë ndaj profesorëve dhe si duket sot?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Atëherë respekti ishte më i madh, dhe kjo sidomos kur kemi qenë ne si nxënës, por edhe pasi jemi kthyer nga Bagdadi, respekti ishte i duhur dhe ne kemi investuar në ruajtjen e këtyre vlerave.

*"Dituria Islame": Dallohesh nga profesorët e tjerë dhe jeni prej atyre që nuk kanë bërë mungesa, si ia keni dalë kësaj?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Për gjithë ato vite punë, kam pasur vetëm tri mungesa dhe ato me arsye shumë të forta. Një orë mungesë e pata kur e pata nisur shtëpinë dhe po bëhej kontrolli nga autoritetet e inspeksionit, kurse dy orët e tjera i kam humbur në gjyq, po për lëndën lidhur me shtëpinë.

" S'KEMI DITUR ME THËNË JO DHE S'KEMI DITUR ME THËNË JAM LODHË".

*"Dituria Islame": Si i kujtoni organizimet për muajin e Ramazanit dhe daljen në terren nëpër komuna të Kosovës?*
Prof Bajrush Ahmeti: Kujtoj se ishte viti 1976, kur kemi dalë në terren, kur edhe pati nisur aksioni për ndërtimin e medresesë. Unë pata dalë në Dragash, Prizren, Gjakovë, Deçan, Pejë edhe Istog me rrethinat. Për dy javë rresht nuk pata ardhur në shtëpi fare dhe kushtet për të lëvizur nga një vend në tjetrin ishin të vështira. Atëherë nuk kishim makina, qarkullimi bëhej me autobus ose këmbë. Terreni ishte më i mundimshëm. Si sot më kujtohet, në vitin 1983 kisha detyrim pesë komuna - Drenasin, Skënderajn, Lipjanin, Ferizajn dhe Kaçanikun. Në atë kohë me autobus shkova në Vërbofc (Drenas) dhe, imagjinoni, porsa zbrita nga autobusi, filloi të binte shi dhe gjithë atë rrugë e bëra në atë mot të vështirë e nëpër baltë. Megjithatë dhe pavarësisht nga vështirësitë, ne punonim dhe kujdeseshim për medresenë sikur për shtëpinë tonë. "S'kemi ditë me thanë jo dhe s'kemi ditë me thanë jam lodhë, por qëllimi ynë ishte që të lulëzonte e të përparonte medreseja dhe të arrihet ajo që është arritur deri më tash".

*"Dituria Islame": Tanimë jeni pensionuar. Si e kaloni kohën e lirë dhe a merreni me shkrime e publicistikë islame?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Unë vazhdimisht mundohem që çdo ditë të punoj diçka.Nganjëherë bëj ndonjë shkrim, kurse ka raste kur edhe përkthej tema nga revista "Mimber", sepse vazhdimisht gjej artikuj që më provokojnë, megjithëse djali im, Samiri, po më sugjeron që të merrem me shkrime autoriale. Për momentin jam duke përkthyer artikullin "Gjeografët arabë dhe roli i tyre civilizues". Sa kam pasur mundësi intelektuale, nuk kam mundur të punoj, sepse kam pasur probleme shëndetësore, por tash ndihem më mirë dhe mendoj se do të jap kontributin tim aq sa do të mundem.

FEJA ISLAME MË TOLERANTJA NGA TË GJITHA FETË

*"Dituria Islame": Mendimi juaj për zhvillimet shoqërore në Kosovë dhe apo zë feja vendin e vet të duhur në shoqërinë kosovare?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Në Kosovë ka një keqkuptim ndaj vlerave të Islamit dhe qarqe të caktuara po mundohen ta paraqesin atë si diçka të errët dhe të prapambetur. Debatet e zhvilluara muajt e fundit në lidhje me aplikimin e lëndës fetare në shkolla publike kanë marrë drejtimin jo të duhur. Qëllimi i Bashkësisë Islame të Kosovës është i mirë dhe duhet të kuptohet si i tillë, sepse edhe ne jemi bij të këtij populli dhe i dëshirojmë të mirën kësaj rinie. Aplikimi i lëndës fetare në shkolla publike është nevojë e kohës dhe këtë e kemi për obligim. Islami asnjëherëë nuk duhet të shikohet nëpërmjet njerëzve, por ai duhet të shikohet nga parimet e tij. Myslimanët nuk kanë kryer kurrë inkuizicion në botë dhe ruajtja e tolerancës e harmonisë fetare tek ne në Kosovë është meritë e shumicës, që jemi myslimanë dhe këtu asnjëherë s'kemi pasur probleme a konflikte ndërfetare. Duhet të vetëdijësohemi se pa fe s'ka asgjë. Shembulli më tipik ishte Shqipëria, që mbeti e izoluar për disa dekada rresht dhe e pamë se në çfarë gjendjeje shpirtërore doli nga katrahura e komunizmit.

*"Dituria Islame": A do të ndihmonte dhe lehtësonte aplikimi i lëndës fetare në shkolla publike, proceset në të cilat po ecën Kosova si shtet i ri?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Sigurisht që po. Feja është një elemente që stabilizon njerëzit. Në Kosovën e pasluftës janë të pranishme shumë lëvizje e kultura. Njeriu që është i painformuar, merr si të vërtetë çfarëdo t'i tregosh. E ne duhet t'u ofrojmë Islamin, sepse është fe e të gjitha kohëve dhe vendeve. Ai që pajiset me mësime fetare, e di përgjegjësinë që ka në shoqëri dhe e di respektin dhe vlerën e familjes. Nxënësit dhe të rinjtë tanë në shkolla publike lëvizin me armë në brez në mjedise shkollore, sikurse ndodhi në shkollën "Selami Hallaçi" në Gjilanit, ku nxënësi rrahu profesorin. Kjo është një tragjedi, dhe profesori theret me thikë etj. etj. Në anën tjetër, ta marrim shembullin e medresesë, që funksioni që nga viti 1951 dhe aty s'mbahet në mend që të ketë pasur ngjarje të tilla, edhe pse numri i nxënësve nuk është i vogël, por, bashkë me paralelet e ndara janë mbi 500 nxënës. Edhe profesorët e shkollave publike kanë meritën e vet që kanë punuar me mund e me djersë gjatë viteve të okupimit, por edhe atyre nuk u lejohet të mos na përkrahin e mbështetin në këtë pikë, sepse kemi mision edukimin sa më të mirë të të rinjve. Edhe ata duhet të japin qëndrimin e tyre dhe të bëhemi bashkë e të ndihmojmë shoqërinë dhe sidomos rininë, sepse e kemi emanet prej Zotit dhe popullit.

MËSIMDHËNSIT E RINJ LE TË KONTROLLOJNË VETVETEN SA MË SHPESH DHE LE TË PUNOJNË PA U LODHUR DHE, KUDO QË TË JENË, TË JAPIN KONTRIBUTIN E TYRE.

*"Dituria Islame": Keni marrë pjesë në shumë simpoziume me karakter ndërkombëtar dhe vendor, ku keni mbrojtur Islamin nga aspekte të ndryshme historike. Çfarë mbresash kanë lënë në ju si profesor ato?*
Prof. Bajrush Ahmeti: Kam qenë pjesëmarrës i simpoziumit me temë " Kultura dhe civilizimi arabo-islam dhe roli i tij në botë ", që u mbajt në Spanjë në vitin 1980. Libia, si organizatore e simpoziumit, bëri një bujë shumë të madhe me atë simpozium, sepse ai pati karakter botëror dhe aty u dëshmuan puna dhe të arriturat e myslimanëve në shtetin e Spanjës. Unë referova për temën që ka të bëjë me përhapjen e fesë islame jashtë shteteve arabe - "Përhapja e Islamit në Kosovë". Prezantimi im zgjoi kureshtje tek të pranishmit dhe pas përfundimit të diskutimit, mora një duartrokitje të gjatë, sepse Bota Arabe dhe Islame dinte pak ose pothuaj asfare për ne si komb e si myslimanë shqiptarë. Pasi mbarova kumtesën, rektori i Universitetit të Damaskut erdhi për të më përshëndetur dhe më tha: "Na e ke dhënë një pasqyrë dhe prezantim historik, për të cilin nuk kemi ditur më parë".

*"Dituria Islame": Çfarë porosie keni për mësimdhënësit e rinj dhe për të rinjtë në përgjithësi?*
Prof. Bajrush Ahmeti:Të rinjtë, le të shfrytëzojnë kohën në maksimum; po kjo vlen edhe për mësimdhënësit e rinj, që të mos u kalojë koha pa bërë aktivitete. Çdo gjë mund të blihet me para, vetëm koha nuk mund të blihet dhe as mund të kthehet. Edhe Vetë Zoti është betuar në kohën. Mësimdhënësit e rinj le të kontrollojnë vetveten sa më shpesh dhe le të punojnë pa u lodhur e, kudo që të jenë, të japin kontributin e tyre. Të ndikojnë në flakjen e të gjitha gënjeshtrave dhe mendimeve që i bëjnë dëm Islamit, dhe të punojnë për prosperitet, harmoni e dashuri në mes njerëzve dhe në frymën e progresit njerëzor e islam.

*Intervistoi: Mr. Rexhep Suma*




## FAKTE TË REJA HISTORIKE MBI XHAMITË DHE MBISHKRIMET MBI VARRE TË TREVËS SË HANIT TË ELEZIT

Këto ditë, kur shumë shkrimtarë dhe autorë bëjnë pushim, autori Shaban Çupi iu qas përmbylljes së shkrimit mbi historinë e xhamive dhe shkrimeve mbi varre. Ai botoi librin për të cilin kishte punuar më tepër se një dekadë, ngase natyra e punës ishte e lidhur me terrenin dhe personat që mund të jepnin sado pak informacione historike dhe arkeologjike. Libri "Historiku i xhamive dhe shkrimet mbivarrore në trevën e Hanit të Elezit" jep të dhëna hulumtuese të hollësishme të xhamive në rend të parë, dhe në rend të dytë mbishkrimet e varreve, të cilat janë edhe historike për identitetin fetar dhe kombëtar të kësaj treve. Autori është përpjekur të zbrërthejë edhe trungjet e prejardhjes së familjeve duke cekur me emra deri aty ku është i mundshëm identifikimi i emrit. Libri përmban shënime mjaftë të rëndësishme për historikun e fshatrave dhe xhamive, si dhe foto të imamëve të vjetër, xhamive dhe informatorëve. Këshilli i Bashkësisë Islame i Hanit të Elezit, këtë libër e ka vlerësuar si mjaft cilësor dhe ka falënderuar autorin për punën dhe mundin që ka derdhur në këtë drejtim, në zbardhjen e shumë fakteve historike të xhamive dhe varrezave. (Mr.Musa Vila)

## KURBAN-BAJRAMI GËZIM PËR FËMIJËT

Kryesia e Bashkësisë Islame - Departamenti për Gratë përgatiti nga një dhuratë modeste për të gjithë fëmijët e pranishëm, rreth 350 sish, në mesin e të cilëve ishin edhe 100 fëmijë jetimë, me rastin e kremtimit të ditës së Kurban-Bajramit. Nën patronatin e Myftiut të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, të gjitha përgatitjet për këtë organizim, që nga përgatitja e korit të fëmijëve, recitaleve dhe përzgjedhja e dhuratave, janë bërë nga zyrtarja e DZG-së, Hanife Jahiri. "Dashuria, shëndeti, lumturia dhe gëzimi - qofshin gjithmonë pjesë e jetës suaj", - ishte motoja e programit festiv të organizuar enkas për fëmijë nga ky departament. Jo rastësisht kemi vendosur që këtë program t'ua dedikojmë fëmijëve, krijesave më të dashura të Allahut. Zellshmëria, puna dhe angazhimi i palodhshëm i fëmijëve në përgatitjen e programit, rezultoi me një program të mirë dhe të mirëpritur me plot dashuri si nga fëmijët, ashtu edhe nga prindërit, të cilët nuk kursenin as lot gëzimi për mundësinë që kanë sot fëmijët e tyre për të festuar Bajramin, të lirë dhe të barabartë me të tjerët. Aq më tepër që ky eveniment i ditës së dytë të Bajramit u mbajt më 28 nëntor, në Ditën e Flamurit kombëtar shqiptar. Ata kishin një ëndërr, organizimin e programit për bashkëmoshatarët e tyre, një ëndërr që e bënë realitet duke shfaqur talentin dhe zërin e tyre të ëmbël, me të cilat kënaqën mbi 350 të pranishëm. Gjatë gjithë programit, nuk munguan as surpriza të ndryshme për të pranishmit. Madhështinë e këtij programi e shtoi salla e dekoruar enkas për fëmijë me drita vezulluese, balonat shumëngjyrëshe e shumë zbukurime të tjera. Në dyert e medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës dilnin fëmijët me fytyra të qeshura e me dhurata në duar. Qëllimi dhe synimi i gjithë këtij organizimi ishte që fëmijët ta ndienin, tamam ashtu si duhet, festën e Kurban-Bajramit, si një ditë feste, gëzimi e hareje.
(Hanife Jahiri-Departamenti për Gratë)





### NGJARJA GLOBALE PËR FUND TË BLLOKADËS SË GAZËS

Ngjarja globale e mbajtur me një propozim të avokatëve grekë, u ndoq nga figura të shquara ndërkombëtare, arabe dhe evropiane. Sipas Agjencisë siriane (SANA), avokatët grekë kanë thënë se objektivi i kësaj mbledhjeje të madhe në praninë e organizatave ndërkombëtare, është që të bëhet presion mbi regjimin sionist për t'i dhënë fund bllokimit të Gazës. Ghassem Sana, një anëtar i komitetit organizativ të këtij projekti global, tha se qëllimi ishte që të njiheshin njerëzit e botës me realitetet e jetës së palestinezëve e me bllokadën e Rripit të Gazës, dhe të dënojnë moskokëçarjen e Bashkësisë Ndërkombëtare për këtë çështje.



### MBAJTJA E GARAVE TË 5-TA TË KURANIT NË TORONTO

Edicioni i pestë i garave vjetore të Kuranit të shenjtë do të mbahet nga 12-14 mars, në të dy degët: në mësimin përmendsh dhe në recitimin (këndimin) e Kuranit, në Toronto. Duke përmendur "Qiraat Competition", recitues dhe hafëz të Kuranit do të marrin pjesë, pa kufizim moshe në këto gara, që do të mbahet nga Fondacioni Islam i Torontos.




### UEB-FAQJA (SAJT) PËR UDHËTARËT MYSLIMANË

Gazeta Sunday Times informon se myslimanët, të cilët duan të udhëtojnë në vendet e tjera, mund të aplikojnë në këtë ueb-faqe për të mësuar rreth hoteleve dhe restoranteve në vendet jomyslimane që ofrojnë ushqim hallall. Në mënyrë të ngjashme, ky vend u ofron myslimanëve mundësi të rezervojnë on line hotele dhe aktualisht 60 hotele singaporeane, kineze, tajlandeze, indoneziane,të Malajzisë, Bahreinit, Katarit, koreane dhe të Sri-Lankës, janë në listën e kësaj faqe interneti.

### NË EVROPË MBAHEN GARAT "LETËR PROFETIT MUHAMED A.S.

Unioni Islamik i Turqve në Evropë (ATIB) organizon gara ndërkombëtare në temën "Letër Profetit Muhamed a.s.". Këto gara do të jenë për të gjithë qytetarët e shteteve evropiane dhe përfshijnë poezi dhe letra për të Dërguarin e Zotit, hz. Muhamedit a.s.. Këto gara organizohen për fëmijë, të rinj dhe të rritur. Poezia e dërguar nuk duhet të jetë më e gjatë se pesë rreshta, kurse letra më shumë se një faqe e gjysmë. Të interesuarit, poezitë dhe letrat e tyre mund t'i dërgojnë deri në muajin mars të vitit 2010.



### AMERIKA PRODHON KURANIN DIGJITAL PËR AUTOMJETET

Qendra Kuranore 'Quodio' në Teksas të Amerikës ka prodhuar një Kuran digjital për automjetet. Me anë të këtij aparati, mund të dëgjohet Kurani në automjet dhe në të njëjtën kohë të drejtohet makina. Ky aparat ofron mundësinë e zgjedhjes së ajeteve e lexuesit të Kuranit dhe fillon të punojë me ndezjen e automjetit. Vlen të theksohet se në të nuk vendoset asnjë CD apo kasetë, dhe Kurani këndohet vetëm nga zëri i altoparlantëve të automjetit.

**REPUBLIKA E KOSOVËS**

**BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME FERIZAJ**
**Nr.320/09, data 12.11.2009**

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Ferizaj në mbledhjen e vet të rregullt mbajtur më 29.10.2009, në mes tjerash, shqyrtoi edhe ecurin e çështjeve fetare dhe vendosi të shpallë:**

## Konkurs

**Për këto vende të punës:**
**1.Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fsh.Brod, Komuna e Shtërpcës.**
**2. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fsh. Surqinë, komuna e Ferizajt.**

**Për këto vende të punës kërkohet kualifikimi superior profesional ose së paku medreseja e mesme.**
**Dokumentet e nevojshme:**
**-Kërkesa**
**-Çerifikata e lindjes**
**-Çertifikata e mjekut**
**-Diploma e fakultetit ose medresesë.**

**Dokumentat e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë me vonesë, nuk do të shqyrtohen.**
**Konkursi mbetet I hapur 15 ditë pas publikimit në revistën " Dituria Islame"**

**Kryetari**
**Fehmi ef Mehmeti**

**PËRFAQËSUESJA E HOLANDËS NË OKB ËSHTË MYSLIMANE**

Qeveria holandeze me një veprim të paparë, përfaqësues të saj në OKB ka zgjedhur një myslimane. Radioja 'Zëri i Holandës' bëri të ditur se Elsa, myslimane 21 vjeç e diplomuar në degën e 'Së drejtës ndërkombëtare' në Universitetin e Amsterdamit ka marrë votat e duhura për të përfaqësuar Holandën në OKB. Votimi ndodhi në qytetin e Roterdamit. Elsa arriti të fitojë 1064 vota përballë kundërshtarit të saj me 938 vota, dhe u emërua përfaqësuese e Holandës në OKB



**EKMALUDDIN EHSANOGLU MERR ÇMIMIN E 'PAQES DHE DIALOGUT'**

Sekretari i përgjithshëm i Organizatës së Konferencës Islamike, Ekmaluddin Ihsanoglu u shpërblye me çmimin prestigjioz për paqe dhe dialog.
Ky çmim dhurohet nga Instituti 'Rumiu' në Uashington. Ceremonia e dorëzimit të çmimit u organizua në Pallatin e Kongresit Amerikan, kur, përveç disa kongresmenëve, morën pjesë edhe ambasadorë të huaj të vendeve islame dhe në emër të Ekmaluddin Ihsanoglut, çmimin e mori Abdulevab, përfaqësuesi i OKI në OKB. Abdulevab në fjalimin e tij tha se OKI ndihet krenare që ka hedhur hapa të rëndësishëm në vendosjen e paqes, stabilitetit dhe dialogut në mes popujve dhe feve të ndryshme.



**NË LINDJE TË MAROKUT PËRUROHET SHKOLLA E KURANIT**

Mbreti Muhamed VI i Marokut përuroi të premten shkollën e Kuranit "Imami Nafia" në komunën rurale të Ferkla Essoufla (krahina e Errachidia, 482 km në juglindje të Rabatit). Struktura arsimore, me vlerë rreth 385. 000 dollarë, përfshin një sipërfaqe prej 2. 000 metrash katrorë, dhe përfshin klasat, dy dhoma për mësimin përmendsh të Kuranit, një dhomë për IT, një bibliotekë dhe hapësira të tjera të administratës. Shkolla do të sigurojë një multitrajnim disiplinor sipas Sheriatit, ndërsa, duke marrë parasysh ndryshimet bashkëkohore që kërkojnë transparencë në shkencat moderne dhe gjuhët e huaja. Shkolla ka një kapacitet prej 245 studentësh për vitin akademik 2009-2010, me një mesatare 30 nxënës në një klasë.



**HAFËZË TË KURANIT NDEROHEN NË KUVAJT**

Një ceremoni u mbajt dje, më 20 nëntor, në Kuvajt, për të nderuar të rinjtë e arsimuar në Kursin e 7 Ndërkombëtar për mësimin përmendsh të Kuranit në qytet. Sipas gazetës Al-Ray, pjesëmarrës nga Kuvajti, Bahreini, Omani, Katari, Arabia Saudite, Libani, Siria, Egjipti dhe Gana, kanë ndjekur kursin edukativ të mbajtur nga Dar-ol-Itam Instituti i Bamirësisë i Kuvajtit. Muhsen Abdul Omer El-Matyri, kreu i këshillit zyrtar të institutit, deklaroi: "Midis 100 pjesëmarrësve, gjithsej 60 kanë korrur sukses në mësimin përmendsh të tërë Kuranit".



**MALAJZIA PRET KONFERENCËN RAJONALE MBI EKONOMINË ISLAME**

Një konferencë rajonale mbi ekonominë islame do të mbahet në maj, për të studiuar çështjet ekonomike të anëtarëve të Organizatës së Konferencës Islamike në Kuala-Lumpur. Sipas Agjencisë së lajmeve (Bernama), Musai Hitam, Drejtor i Shoqatës Botërore të ekonomisë islame dhe organizator i kongresit, tha se disa vende kishin shpallur gatishmërinë e tyre për të marrë pjesë dhe përshëndetën pjesëmarrjen e shumicës së vendeve anëtare të OKI.



**NË KIRGISTAN PËRFUNDOJNË GARAT E MËSIMIT PËRMENDSH TË KURANIT**

Garat ndërkombëtare të mësimit përmendsh të Kuranit, të mbajtura në kryeqytetin Bishkek të

Kirgistanit, përfunduan të hënën. Fituesit e këtyre garave, në të cilën morën pjesë hafëzë të rinj të Kuranit nga 6 vendet e Azisë Qendrore - Kirgistani, Taxhikistani, Uzbekistani, Kazakistani, Azerbajxhani, Tataristani dhe Kaukazi, konkurruan me njëri-tjetrin, të cilët janë nderuar dje gjatë një ceremonie të dhënies së çmimeve, mbajtur në auditorin e Muzeut Historik në Bishkek, ku ishte i pranishëm edhe Myftiu i Kirgistanit - Ali Haxhi Jomanev. Në kategorinë e mësimit përmendsh të tërë Kuranit, Abdullah Ali Ekber nga Kirgistani fitoi çmimin e parë dhe mori 3. 500 $, ndërsa hafëzi nga Uzbekistani - Fajezullah Shakorev dhe Nurullah Shaparev nga Taxhikistani fituan pozitën e dytë e të tretë, dhe përkatësisht fituan 2. 300 $ dhe 1. 700 $. Ndërkohë, në kategorinë e mësimit përmendsh të 20 pjesëve të Kuranit të shenjtë, Jousof Nasiroddin nga Taxhikistani, Hajrullahh Shakourev nga Uzbekistani dhe Muhamedi Ahmedi nga Kaukazi kishin zënë vendin e parë, të dytë dhe të tretë, duke marrë përkatësisht 2. 200 $, 1.500$ dhe 1. 100 $.

**PUBLIKIMI I KOMENTUESIT TË PARË TË KURANIT NË ANGLISHT**

Komentuesi i parë i Kuranit në anglisht është shkruar nga Mohammed Al-Asim, imami i xhamisë në Uashington. Sipas




Agjencisë Ndërkombëtare të lajmeve kuranore (IKNA), Muhammed Asim, imami i xhamisë në Uashington, ka publikuar vëllimin e parë të vitit të kaluar, me titullin "Kur'an Sa'ed", udhëzues i kulturës hyjnore për njerëzimin, në bashkëpunim me Institutin e mendimit bashkëkohor islamik nga Kanadaja, prej 438 faqesh, që përfshin komentin e sures Hamd dhe suren Bekare ajeti 141. Imami i xhamisë në Uashington të Shteteve të Bashkuara, vazhdoi studimet e tij në Liban, ku mësoi gjuhën arabe. Muhammed Asim është përpjekur për të ndihmuar njerëzit që të kuptojnë më mirë Kuranin e shenjtë. Mësimi i gjuhës arabe është mënyra më e mirë për të arritur këtë qëllim. Sipas tij, duke pasur parasysh se shumë myslimanë nuk e flasin arabishten, ishte e nevojshme që një koment në anglisht, që është një gjuhë ndërkombëtare, është botuar së bashku me komente në gjuhët urdu, turke dhe persiane.

**DO TË ZGJIDHET QENDRA MË E MIRË KURANORE NË MAROK**

Ministria e çështjeve fetare dhe të bamirësisë, synon të zgjedhë qendrën më të mirë të Kuranit në vend duke i dhënë çmimin vjetor "Mbreti Mohammed VI". E përditshmja marokene El Maghribia njoftoi se çmimi u është dhënë atyre qendrave të Kuranit, që kanë arritur të përmirësojnë aftësitë e fëmijëve për të mësuar përmendsh Kuranin e shenjtë, nëpërmjet aplikimit të metodave të menaxhimit të saktë dhe efektiv të mjeteve arsimore dhe me zbatimin e iniciativave të reja për mësimin përmendsh të Kuranit. Sipas një deklarate të lëshuar nga Ministria, avancimi dhe forcimi i vlerave islame në mesin e fëmijëve dhe rritja e vetëdijes së tyre shpirtërore, si dhe krijimi i një atmosfer islame në qendrat kuranore - janë nga kriteret kryesore për përzgjedhjen e qendrave të larta.





**MYSLIMANËT NË TAJVAN KANË NEVOJË PËR RADIO DHE SHKOLLA ISLAME**

Radiot islame si dhe shkollat islamike janë të nevojshme në Tajvan, për të prezantuar mësimet islame dhe parimet e pakicës myslimane të vendit, - ka raportuar 'Al-musliman'. Sipas Ibrahim Ali Shah-ut, i cili është i ngarkuar në Zyrën e Haxhit në Tajvan, me krijimin e një radioje islame, vlerat dhe parimet e vërteta të Islamit mund të prezantohen tek qytetarët tajvanezë. "Trajnimi i një brezi të ri të myslimanëve, i njohur për virtytet dhe mësimet islame, do të jetë i mundur në qoftë se shkolla islamike do të hapeshin në vend," - tha Shah, i cili po viziton Shoqatën Botërore të Rinisë Myslimane në Xhedë (Xhiddeh) më 21 nëntor. Duke përshëndetur delegacionin e Tajvanit, Muhammed bin Omeri Badahdah, zëvendësdrejtor i shoqatës, tha që tajvanezët do të pajisen me informacione për aktivitetet dhe programet e shoqatës, si dhe me shpjegime për qëllime të Haxhit dhe ritualeve të tij.





| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | AUTOR: AGIM GASHI | MUAJI I KUR'ANIT | KURSIMTARE | FALTORET ISLAME | QERTHULL, SHTJELLËS | FOSFORI | BOTANIKA | BANOR I NJË SHTETI ISLAM | PETK PA JAKË E PA MËNGË | MEJDANET |
| | | | | | DEKANI I FSI NË FOTO | | | | | | | | | |
| | | | | | EMËR MASHKULLI ILIR | | | | | KALIF ISLAM / NIKELI | | | | |
| | | | | | E ÇASTIT | | | | | | | | | |
| | | | | | PËRKULJA | | | | | | PJESË LIGJI / DIKTATOR | | | |
| | | | | | ALLAHU, KRIJUESI | | | | | DËSHIRA E PAPRITUR / EMËR I HUAJ MASHKULLI | | | | |
| ■ | SHAJAK I HOLLË | SHALQIRI | PERIUDHA KUR SËMUNDJA NUK VËREHET | . . . LEONE | BURIM / "DARKA" E RAMAZANT | | | | ELIZABETË (dim.) / SHATËTAR | | | | TEMPI / KOHA E REKLAMËS ZGJEDHORE | |
| ETIOPASI / TOKA E PËRMIRËSUAR | | | | | | | | AKTORI, OMAR / MJESHTËR (sh.pashq.) | | | | | | VJEN NË AFSH (pËr dosËn) |
| ↳ | | | | | | | | | | | | DY ZANORE TË NJËJTA / ISA BOLETINI | | |
| ASKETIK | | | | | | NË NJË GJUHË BALTIKE / SOT | | | | | | | | |
| JO I NJËJTË | GRUMBUJT / POENI | | | | | | ZË / LLOJ GJELLE | | | | ILAÇ / ËË.K | | | |
| ↳ | | | | | | | | | | | | TITANI / REPUBLIKA | | |
| KRYEPROK. SHQIPTARE, RAMA | | | | UJDHESË, NISI, ANËSUJË / DHE | | | | | MONITOR / GJITAR AUSTRALIAN | | | | | |
| KAFSHOVE | | | | | TRAKAS / COPË, NGASTËR | | | | | | | | | |
| GRUP GJAKU | | 1 ROMAK / DRAMË E JOSIP RELËS | | FUTBOLL. I NJOHUR, MAHMUDU / TASH | | | | | | | | | | |
| ■ | SHENJA MUZIKORE / BANOR I DAKISË | | | | | PËRFUNDI / ÇAJ (ang.) | | | | | | | | |
| VARG MONARKËSH TË NJË FAMILJEJE | | | | | | | | GRAMNI / JO JO | | | | | | |
| ASTATI | | | NORTHERN IRELAND ELECTRIC. / RADIUSI | | | | PUKA / TONI | | | | | | | |
| KREHËR FISHEKËSH | | | | | | | | | | | | | | |

